


REPUBLIKA E TURQISË
KRYEMINISTRIA
KRYESIA E ÇËSHTJEVE FETARE E TURQISË

# ORGANIZATA FETO

## SIPAS DËSHMIVE TË VETA

(NJË LËVIZJE E ORGANIZUAR DHE KEQPËRDORUESE E ISLAMIT)

ANKARA • 2018

# PASQYRA E LËNDËS

# PREZANTIM

*Me emrin e Allahut, Mëshiruesit dhe Mëshirëbërësit*

Falënderime dhe lavdërime aq sa numri i krijesave i përkasin Allahut, i cili dërgoi Kur'anin Famëlartë me qëllim që të ndriçojë udhën e njerëzimit deri në kiamet.

Salati dhe selami qofshin për shembullin më të bukur të njerëzimit, Muhammed Mustafain, familjen dhe sahabet e tij.

Allahu i Lartmadhëruar mëshiroftë të gjithë dijetarët tanë, të cilët e ndërtuan dhe zhvilluan traditën e dijes islame duke u mbështetur fuqishëm në Kur'an dhe Sunnet, i mbrojtën muslimanët nga dëmet që mund të sillnin botëkuptimet e gabuara fetare (el-firak ed-dal-le) duke vendosur parimet dhe bazat e rrugës islame, dhe në këtë mënyrë shërbyen për vijimësinë e ummetit në rrugën e drejtë (es-siratu'l-mustekim).

Kryesisë së Çështjeve Fetare të Turqisë, institucion të cilin populli ynë e konsideroi që në fillim si të vetin, që e përqafoi dhe e mbështeti, i është dhënë një detyrë e lartë për 'ndriçimin e shoqërisë në çështjet e fesë'. Detyra më e rëndësishme në realizimin e kësaj përgjegjësie të madhe nga kryesia jonë bie mbi Këshillin e Lartë të Çështjeve Fetare. Duke u nisur nga kjo, këshilli ynë realizon vepra të rëndësishme në çështjet fetare, të cilat kanë të bëjnë me shoqërinë dhe i ndan rezultatet e përfituara me popullin. Një prej këtyre veprave është edhe kjo që keni në dorë, e cila i kushtohet organizatës FETO/PDY (Organizata Terroriste Fetullah Gylen/Strukturimi Paralel Shtetëror), një lëvizje që e keqpërdor fenë në mënyrë të organizuar dhe që, më 15 korrik 2016 e çoi shtetin turk në prag të një fatkeqësie të madhe. Siç dihet tashmë, pas kësaj nisme ogurzezë, Këshilli Fetar i Konsulencës organizoi mbledhje të jashtëzakonshme ndërmjet datave 3-4 gusht 2016, me një nen të vetëm në rend të ditës, të emërtuar si "Tentativa për puç më 15 korrik dhe bashkimi kundër keqpërdorimit fetar, solidariteti dhe perspektiva e së ardhmes". Në kuadër të detyrave që iu ngarkuan në këtë këshill konsulence, Këshilli i Lartë i Çështjeve Fetare përshpejtoi hetimet që kishte nisur më parë dhe vijoi punimet për të konstatuar pikërisht nga burimet e saj konceptimin e FETO/PDY (Organizata Terroriste Fetullah Gylen/Strukturimi Paralel Shtetëror). Nga kjo pikëpamje janë analizuar 80 vepra të kreut të organizatës të botuara në turqisht,

si dhe materiale pamore e dëgjimore prej afërsisht 40 mijë minutash (afërsisht 670 orë). Përveç kësaj, vazhdojnë të shqyrtohen edhe materialet e shkruara dhe pamore që i janë dërguar institucionit tonë në lidhje me organizatën. Po ashtu, me kontribut edhe të personave të specializuar në degë të ndryshme të shkencave islame dhe shkencave sociale, vijon përgatitja e një vepre gati gjithëpërfshirëse, e cila analizon në mënyrë shumëdimensionale shkatërrimin që bëri struktura ogurzezë mbi vlerat dhe njeriun tonë.

Të dhënat e përftuara si rezultat i këtyre hetimeve, të zhvilluara nga Këshilli i Lartë i Çështjeve Fetare, janë vlerësuar në kuadër të burimeve themelore të fesë islame. Në përfundim të këtyre vlerësimeve është konstatuar se ekzistojnë mjaft gabime dhe devijime, të cilat nuk përputhen me parimet e besimit, adhurimit dhe të moralit islam. Një kriter tjetër i rëndësishëm që spikat qoftë në tekste, qoftë në fjalime, është fakti se disa thënie dhe qasje, të cilat është e pamundur të pranohen në aspekt të Islamit, janë vendosur në mënyrë tinëzare ndërmjet rrëfimeve që perceptohen si rrëfime normale.

Në këtë punim, me qëllim që të informojmë popullin dhe ta ndërgjegjësojmë atë kundër abuzimeve që mund të bëhen mbi kontekstin ‘fe’, është paraqitur një përzgjedhje nga thëniet dhe qasjet në fjalë, të cilat bien ndesh me burimet themelore të dijes në Islam dhe me traditën islame. Në këtë përzgjedhje synohet që lexuesi, qasjet devijuese në fjalë, t’i njohë në një trajtë të qartë pikërisht nga shprehjet e kreut të liderit. Në mënyrë që punimi të lexohet dhe të kuptohet më lehtësisht, në vend të analizave të gjata shkencore, jemi mjaftuar me sqarime të shkurtra.

Ndër synimet themelore të fesë islame, ‘mbrojtja e fesë’ zë një vend të rëndësishëm. Ndërsa kuptimi dhe transmetimi i fesë në mënyrë të shëndetshme është kushti i parë i besueshmërisë fetare. Për të mos lejuar shfrytëzimin e besimit dhe të njeriut tonë nga struktura si FETO/PDY apo konceptime të ngjashme, është e detyrueshme që të mbështetet dhe të përhapet një konceptim rrënjësor i shëndetshëm fetar, i cili të ushqehet nga tradita jonë shekullore e dijes. Në këtë kuadër, krahas Kryesisë së Çështjeve Fetare të Turqisë, nevojitet që edhe fakultetet e teologjisë të veprojnë me këtë ndërgjegje, të transmetojnë te njeriu kontributin e tyre me informacione të shëndetshme fetare. Duke treguar kujdes sa më të madh mbi këtë çështje, realizojmë një detyrë, për të cilën jemi përgjegjës ndaj Zotit dhe popullit tonë të nderuar.

**Prof. dr. Mehmet Görmez**
Kryetari i Kryesisë së Çështjeve Fetare të Turqisë

# HYRJE

Fetullah Gyleni, me një arsimim normal në kushtet e Turqisë, filloi të punojë si nëpunës fetar në vitet 1960. Duke shfrytëzuar rrethanat ku gjendej dhe mundësitë që i ishin ofruar nga grupime të ndryshme, që nga vitet 1970 iu fut procesit të formimit të një organizate nën emërtimin 'xhemaat'. Për dhjetëra vite ka pasur si synim dhe objektiv fushën e arsimit, fushë për të cilën shoqëria ndiente më shumë nevojë; një pjesë të konsiderueshme të individëve që i rekrutoi fillimisht brenda shtetit dhe më pas edhe jashtë tij, i përdori për të formësuar një pjesë të organizatës.

Deri në datat 17-25 dhjetor 2013 institucionet dhe organizatat përkatëse nuk e kanë parë të nevojshme të kuptojnë dhe të hetojnë konceptimet fetare të këtij personi, as të rrjedhës drejt së cilës po vijonte kjo lëvizje. Shkaku për këtë ishte fakti se, në përgjithësi, në shtetin turk, pavarësisht disa dyshimeve, në themel kjo strukturë konsiderohej si një formim fetar tradicional.

Në thelb, në Turqi formimet fetaro-sociale mbrojnë përgjithësisht konceptimin islam tradicional të trashëguar nga shteti osman; për këtë arsye është menduar gjithmonë se strukturimi gylenist ishte një lëvizje që i përkiste këtij kuadri. Mirëpo gjatë 20 viteve të fundit dyshimet në lidhje me lëvizjen gyleniste u shtuan sidomos me nxjerrjen në skenë të motos "dialog". Vendosja e kreut të organizatës në SHBA dhe shndërrimi i kësaj strukture atje në një strukturë globale, u bë shkak që individët, institucionet dhe ato organizata, të cilat ushtronin veprimtari në fushën fetare, ta hetonin më shumë këtë strukturë.

Turqia, pas puçit tinëzar ushtarak dhe tentativës për pushtim të realizuar më datë 15 korrik 2016, ndjeu nevojën të njihte dhe të shqyrtonte më së afërmi organizatën gyleniste. Në këtë proces publiku pati mundësinë të shohë me të gjithë lakuriqësinë fytyrën e vërtetë të organizatës, në saje të disa informacioneve dhe dokumenteve zyrtare të fshehta që dolën në pah, punimeve me përkujdesje të realizuara nga institucionet shtetërore dhe pohimeve e shpjegimeve të disa pjesëtarëve të vjetër të lëvizjes gyleniste. Fakti që puçi tradhtar dhe tentativa për pushtim e 15 korrikut, një tradhti e pashoqe në historinë turke, u realizua nëpërmjet vrastarëve që kishin humbur gjykimin dhe atyre njerëzve që ishin shndërruar në robotë, ka tmerruar të gjithë popullin turk. Pjesëtarët e organizatës FETO, të cilët për dhjetëra vite ishin strukturuar njësoj si qelizat e heshtura, bashkë me direktivat që morën u shndërruan në një identitet dhe pamje krejt ndryshe nga ajo që dukeshin dhe pa iu dridhur qerpiku, u shfaqën si robotë për të vrarë qytetarët e këtij populli, ushtarët dhe policët turq, për

të bombarduar kuvendin dhe institucionet e tjera shtetërore. Përballë kësaj tabloje tmerri, ne jemi munduar të kuptojmë se si janë robotizuar këta njerëz duke përdorur argumentet fetare.

Punimi që keni në dorë bazohet konkretisht në të dhënat e dala si rezultat i hetimit dhe analizimit të fjalëve e shprehjeve të shkruara nga vetë kreu i kësaj lëvizjeje tradhtare, si turpi dhe faqja e zezë e historisë sonë. Ky shqyrtim dhe kjo analizë, janë një përpjekje për të kuptuar se si Gyleni, duke keqpërdorur fenë, i ka shndërruar pjesëtarët e organizatës së tij në 'militantë besnikë që veprojnë pa hetuar'. Kur veprat, regjistrimet dhe pamjet e tij shqyrtohen me kujdes dhe në mënyrë të plotë, vërehet se ky person ka formuar një shabllon fetar devijues, që nuk ka vend në burimet themelore islame dhe në zbatimin e burimeve të sakta.

Ashtu si të gjithë pejgamberët, edhe Hz. Muhammedi (s.a.s.), që nga çasti i parë i shpalljes së Islamit, ka parashtruar një metodë për mënyrën e të kuptuarit, të treguarit, të bindjes dhe të paraqitjes së argumenteve. Kur'ani Famëlartë na kujton vazhdimisht faktin që popujt e hershëm janë shkatërruar për shkak se kanë përvetësuar pa i analizuar dhe hetuar të dhënat/traditat e ardhura nga të parët. Dijetarët e Islamit, në saje të kësaj metode të hetimit, të cilën na e ka mësuar Kur'ani, ia kanë dalë të ballafaqohen me eksperiencën e njerëzimit dhe kanë përvetësuar një qasje racionale të fokusuar në dije dhe meditim, me qëllim që të mund t'i parashtrojnë njerëzimit të vërtetat e Kur'anit në kushte dhe kohë të ndryshme. Pasi shpallja hyjnore u ndërpre, krahas me vdekjen e Hz. Pejgamberit (s.a.s.), kanë diskutuar dhe afirmuar në mënyrë të gjerë metodën dhe kriteret e prodhimit të dijes fetare, kanë përkufizuar rrugët dhe burimet e dijes fetare në kuadër të shkencave të apologjetikës (kelam) dhe jurisprudencës islame (fikh). Ndërkohë, edhe pse në traditën tonë të dijes këto të vërteta janë shumë të qarta, për fat të keq, pasi muslimanët e shekullit XX u shkëputën nga tradita e dijes dhe e diturisë për shkaqe të ndryshme, në veçanti në Turqi, u shfaqën emra që orientonin masa të mëdha, megjithëse nuk kishin marrë një arsim fetar të rregullt dhe të mjaftueshëm. Në këtë kuadër, edhe Gyleni, me të dhënat e përvetësuara, ia arriti të bëjë të mundur që pjesëtarët e organizatës ta perceptojnë atë si një dijetar të madh, ose si një veli i përzgjedhur i Allahut. Me sa kuptohet nga veprimtaria e tij, Gyleni ka bërë një përpjekje mjaft të madhe dhe sistematike, me qëllim që pjesëtarët e organizatës ta perceptojnë atë si një personalitet të jashtëzakonshëm.

Përzgjedhja e bërë nga veprat, regjistrimet e zërit dhe pamjet e analizuara kanë nxjerrë në pah në mënyrë të qartë që Gyleni, përkundër asaj që supozohet, që në fillim u ka paraqitur ndjekësve/pjesëtarëve të organizatës kriteret e mëposhtme dhe ka arritur që t'i bindë ata në vërtetësinë e këtyre:

- **Fetullah Gyleni nuk është një person i rëndomtë. Ai është një person i përzgjedhur nga Allahu për të rigjallëruar Islamin në periudhën e fundit.**
- **Lëvizja që nisi nuk është një lëvizje dosido; të gjithë muslimanët janë në një anë, ndërsa lëvizja e tij është në një anë tjetër. Ngaqë**

**Fetullah Gyleni është "i përzgjedhur", edhe ndjekësit e tij janë një bashkësi e përzgjedhur dhe e rrallë, njësoj si sahabet që i besuan Hz. Muhammedit (s.a.s.), madje një brez i dytë i sahabeve.**

- **Gyleni, për t'i bindur pjesëtarët mbi idetë e tij heretike, e paraqet veten si një dijetar që e njeh shumë mirë fenë islame. Ndërkaq, me gjasë vlerëson metodën e nxënies së dijes islame që parashtrohet në kuadër të metodës së apologjetikës islame dhe fikhut; në të vërtetë këto i kalon në plan të dytë, sillet indiferent ndaj tyre. Përveç kësaj, duke shkëputur nga rrënjët disa koncepte dhe shabllone të përdorura në traditën sufiste, e shndërron këtë në material për të bindur pjesëtarët e organizatës së tij.**
- **Kur analizohen veprat dhe regjistrimet e hetuara në këtë punim, kuptohet se shpallja hyjnore nuk ka përfunduar. Ai pothuajse jeton çdo ditë miraxhin që ka jetuar Hz. Pejgamberi (s.a.s.). Ngaqë profetësia ka marrë fund bashkë me Hz. Muhammedin (s.a.s.), muslimanët, gjatë gjithë historisë i kanë perceptuar këto lloj pretendimesh të drejtpërdrejta dhe tërthore si mungesë besimi, profetësi e gënjeshtërt dhe largim ose devijim nga rruga e drejtë.**
- **Gyleni nënkupton se takohet dhe flet me Hz. Pejgamberin kur është në gjumë apo zgjuar, në mes të njerëzve; shkurtimisht, në çdo rrethanë merr direktiva nga ai dhe ua pasqyron këto ndjekësve të tij sikur të ishin urdhëresat e Hz. Muhammedit. Me këtë qëndrim ai cenon kushtet dhe metodat e fesë në një formë të tillë që një musliman nuk do të anonte kurrë nga ajo.**
- **Konceptet sufiste dhe mistike, të cilat mistikët i përdorin veçse kur përcjellin përvojat e tyre personale, duke u keqpërdorur nga Gyleni, parashtrohen si mesazhe hyjnore që orientojnë një lëvizje shoqërore.**

Kreu i organizatës, ndërsa përcjell mesazhet që dëshiron ndaj masës objektive, përdor shprehje si: "dikushi", "një njeri", "një transmetues", "njëri prej personave që kanë arritur të përfitojnë shqisën e zbulimit, si mjet për të njohur të panjohurat", "njëri prej shokëve tuaj", "në gjendje të zgjuar" dhe "në botën e ëndrrave". Duke përdorur këto shprehje, përpiqet të mos flasë në vetën e parë, pra të mos paraqitet si kryefjalë. Ajo çka synohet në planin e mëpastajmë të këtyre shprehjeve me kuptim të fshehtë, është vetë ai, një fakt ky që nuk mund të shpëtojë nga sytë e atyre që njohin mirë stilin e tij. Me këtë lëvizje strategjike, në momentin kur gjendet në pozitë të vështirë, përpiqet të manovrojë duke shtrembëruar fjalët e thëna nga vetë ai dhe për të fshehur synimet e vërteta të tij. Gjatë leximit të këtij teksti duhet të keni parasysh edhe këtë fakt.

"(Le të thonë kështu, me qëllim)
që t'i mbajnë gjynahet e veta të plota në Ditën e Kiametit,
si dhe pjesën e gjynaheve të atyre që i çuan në humbje
nga padijenia; sa e keqe është barra që do të bartin ata!"

(Nahl, 16/25)

## KAPITULLI I -
# MËNYRA SE SI E PARAQET GYLENI VETEN

Gyleni e paraqet veten në një pozitë të tillë sikur flet drejtpërdrejt me Allahun e Lartmadhëruar dhe Hz. Pejgamberin (s.a.s.), sikur direktivat që merr nga Allahu i Lartmadhëruar dhe Hz. Pejgamberi (s.a.s.) ua përcjell ndjekësve të tij. Fragmentet e mëposhtme, që transmetohen nga materialet e botuara, regjistrimet e zërit dhe pamjet e Gylenit, e nxjerrin në pah këtë të vërtetë. Njëri prej shembujve tipikë janë rreshtat e mëposhtëm:

> ***“Nëse Allahu, një pjesë të rrezeve që dërgon nga ana e tij, i përthyen mbi dikë dhe më pas ky i pasqyron te të tjerët, a nuk duhet që për këtë punë të lartë dhe të shenjtë, ai njeri, të përulet dhe të bëhet sa një grusht para Allahut, në shenjë falenderimi ndaj Tij, sepse e bëri njeri të zgjedhur?”*** *(Gülen, Fasıldan Fasıla 4, Nil Yayınları, Izmir 2009, f. 108).*

Në këtë fragment shihen qartë këto kritere:

**1. Me rrezen që vjen nga Allahu synohen të dhënat, të cilat Allahu i Lartmadhëruar i dërgon nëpërmjet shpalljes hyjnore, frymëzimit ose keshfit (mbulimit metakozmik** të **realitetit ekzistues).**

**2. Gyleni është personi, të cilit i janë dërguar këto informacione.**

**3. Gyleni është personi i përzgjedhur për këtë detyrë të lartë dhe të shenjtë, me qëllim që të marrë e të shpërndajë dijen dhe informacionin në fjalë.**

Siç shihet, Gyleni e paraqet veten në pozitë të tillë, sikur Allahu i dërgon të dhëna, sikur këto të dhëna ua përçon njerëzve të tjerë dhe ua shpjegon atyre. Kjo duket qartë edhe kur e përngjason me pasqyrimin e thyerjes së rrezes në prizëm. Nëse nëpërmjet këtyre të dhënave, të simbolizuara me fjalën ‘rreze’, synohet marrja e ‘vahjit/shpalljes hyjnore’ nga Allahu, një pretendim i tillë e çon personin në kufr/mohim

(hermetizëm). Sepse shpallja hyjnore ka përfunduar me vdekjen e Hz. Pejgamberit. Pas vdekjes së tij, pretendimi se është pranuar si bashkëbisedues dhe marrës i shpalljes hyjnore, vjen në kuptimin e profetësisë dhe kjo nuk është tjetër veçse një pretendim i pavend. Nga ana tjetër, nëse ajo që synohet me rrezen është "frymëzimi ose mbulimi metakozmik i realitetit ekzistues", atëherë del në pah se këto janë gjëra që nuk kanë asnjë kushtëzueshmëri përveç vetë personit dhe se përbëhen nga përvoja subjektive. Paraqitja e këtyre përvojave si të tilla që merren dhe u shpjegohen të tjerëve, si informacione të prera që shpërndahen, nuk mund të pranohet kurrë në aspekt të besimit islam dhe informacioneve themelore fetare.

# A. **PRETENDIMI SE FLET ME ALLAHUN**

## *1. “Në foltoren e xhamisë gjendet Allahu, mes xhemaatit gjendet Muhammed Mustafai”*

Në fjalimin që mbajti në xhaminë Hisar, me datë 26.11.1989, Gyleni ka përdorur edhe shprehjet e mëposhtme, të cilat nuk mund të përputhen kurrë me besimin islam:

> *“Që nga çasti kur besimtari e hedh hapin në faltore, në zemrën e tij zgjohet edhe dashuria, edhe frika ndaj atij që do të madhërohet. Ai kuvend është i tillë që, tashmë në foltoren e tij gjendet Allahu, që sheh, që dëgjon dhe që është i informuar për çdo gjë tonën. Dhe nëse është dikush që shëtit mes radhëve (safeve) të namazit, nëse atij i është lejuar nga lart, ai është personi që gjendet në çdo mbledhje të organizuar në lidhje me të dhe për ta nderuar atë, është sulltani i zemrave tona, sulltani i zemrave tuaja, zotëria i njerëzimit, Hz. Muhammed Mustafai. Nën një gjendje të tillë mendimi, ju ftoj të shmangeni nga veprime mospërfillëse, jua kujtoj juve në xhami, ju ftoj dhe ju bëj thirrje të përgëzoni situatat në të cilat gjendeni në xhami kundrejt një tabloje të tillë. Supozoj se zemrat tuaja e vlerësojnë këtë shumë më lart konceptimit dhe perceptimit tim. Prandaj edhe nëse hyn hoxha, kryetari i shtetit, madje edhe kryeministri në zemra, ne këtu kemi Allahun që sheh zemrat tona shtatëdhjetë herë në sekondë!* ***Dhe këtu gjendet Hz. Muhammed Mustafai që e sheh Atë në sy, që vëzhgon bukurinë e tij.*** *Sepse xhemaati është xhemaati i tij, sepse ai është sulltani, sepse është ai që e shtyp monedhën; që e vë vulën.”*
> (Görüntülü Vaazlar 1-Hisar 1, Kutsilerin Takvası, min. 10:40-12:00).

Në këtë fjalim përfshihen tri shprehje problematike:

1. **Në foltoren ku flet Gyleni gjendet Allahu.**
2. **Pejgamberi ynë e sheh Allahun në sy.**
3. **Hz. Pejgamberi gjendet mes xhemaatit ndaj të cilit drejtohet Gyleni.**

Pretendimi se në foltoren ku flet Gyleni gjendet Allahu, bart kuptimin e atribuimit të një vendndodhjeje për Allahun e Lartmadhëruar. Ngaqë Allahu i Lartmadhëruar është “larg përcaktimit të çfarëdo vendndodhjeje”, të përdorësh shprehje që i atribuojnë një vend Atij është diçka që bie në kundërshtim me besimin islam. Madje disa dijetarë

të medh'hebit (shkollës juridike) hanefite janë shprehur se qoftë edhe përdorimi i shprehjes në trajtën ***"Allahu na vëzhgon ne nga qielli dhe nga arshi",*** është një shprehje që nuk përputhet me përfytyrimin e saktë të Allahut, që cenon besimin e personit (Jahja b. Ebu Bekr el-Hanefi, Kitab fi Bejani'l-Itikad, f. 18). Pavarësisht kësaj, kreu i organizatës i ka përdorur këto shprehje të rrezikshme në aspekt të besimit, të cilat kërcënojnë edhe besimin e individit, me qëllim që të ndikojë te masat e gjera; gjoja nga vetë ai Allahu është vendosur në foltoren e xhamisë.

Fakti që Allahut i atribuohen sytë, po ashtu edhe fakti se Hz. Pejgamberi e sheh atë në sy, ka të bëjë me qëndrimin e quajtur 'Muxhessime', që e mendon Allahun Famëlartë si një fizik, ose që i atribuon atij cilësi fizike, por edhe me qëndrimin 'Mushebbihe', një qasje, sipas së cilës Allahu i Lartmadhëruar u ngjan krijesave. Përdorimi nga kreu i organizatës i shablloneve të tilla ndaj grupeve që zotërojnë konceptime heretike fetare (el-firak ed-dal-le), pa treguar aspak kujdes, me qëllim që të krijojë autoritet mbi xhemaat, tregon qartë se dija ose ndjeshmëria e tij fetare janë të mangëta; e thënë me një shprehje më të saktë, parashtron qasjen e tij guximtare, që tregon se nuk ka frikë nga keqpërdorimi i asnjë vlere të shenjtë, përfshirë edhe parimet e besimit.

Ndërsa pretendimi se Hz. Pejgamberi gjendet mes xhematit, të cilit i drejtohet Gyleni, nuk është tjetër veçse një delir i privuar nga çdo lloj baze fetare dhe ndjesore, që ai e përdor për të lartësuar veten.

## 2. Të shohësh në këtë botë Krijuesin e Lartmadhëruar

Ashtu siç do të shihet edhe në citimet e mëposhtme, Gyleni pretendon se sheh drejtpërdrejt Allahun dhe se e vëzhgon atë. Ndërkaq, për të pasur një bazë të pretendimit në fjalë, shprehet se çdokush mund ta shihte Allahun. Në veprën e tij me titull ***Yol Mülahazaları (Opinione/Mendime të detajuara gjatë rrugëtimit)***, Gyleni citon rreshtat e mëposhtëm:

> ***"Nga këndvështrimi i njërit prej atyre, i cili ka zbuluar ndjenjat që i përkasin mekanizmit të ndërgjegjes, ndikimi i ndjenjave të epshit nuk është edhe aq i rëndësishëm.*** *Një person i tillë, përballë një pamjeje të ndaluar, duke dëgjuar ndërgjegjen e tij, kujton hadithin e shenjtë në trajtën: 'Shikimi është njëra prej shigjetave të helmuara të shejtanit. Kushdo që e braktis sepse frikësohet prej meje, atë e shndërroj në besim. Ai person e ndien këtë si kënaqësi të thellë në zemër' dhe mbyll sytë në mënyrë që të mos kryejë një veprim haram. Siç kuptohet edhe nga ky hadith fisnik, Krijuesi i Lartmadhëruar fal një qetësi të tillë në zemrën e personit që e kthen shikimin nga harami, sa kjo qetësi e bën njeriun të harrojë çdo lloj dëshire. Qëndrimi i këtij personi kundrejt haramit, më pas do të bartë në vetvete edhe një rezultat të rëndësishëm, siç është* ***vëzhgimi i Allahut.*** *Ky vëzhgim,* ***ashtu siç mund të ndodhë në botën e përtejme, mund të ndodhë edhe në këtë botë****."*
> (Gülen, *Yol Mülahazaları,* Nil Yayınları, Izmir 2008, f. 80).

Në shprehjet e mësipërme, kur thotë se personat që i mbrojnë shikimet nga harami do të ballafaqohen me një rezultat të bukur, si ç'është të shikuarit e Allahut, Gyleni pretendon se kjo mund të ndodhë qoftë në ahiret, qoftë në botën e këtushme.

Të shohësh Allahun e Lartmadhëruar në këtë botë është diçka e pamundur dhe dijetarët e Islamit janë të një mendjeje mbi këtë kriter. Prandaj, edhe në ajetin kur'anor ***"Shikimet njerëzore nuk mund ta arrijnë Atë, ndërkohë që Ai i arrin shikimet e të gjithëve. Ai është Bamirës i pakufi dhe di çdo gjë"*** (En'am, 103/6), tregohet se është e pamundur që Allahu të shihet në këtë botë. Po ashtu, dëshirës së Hz. Musait për të parë Allahun, i jepet përgjigje nga Allahu në trajtën: ***"Kurrë nuk mund të më shohësh mua!"*** (A'raf, 143/7), gjë që tregon për pamundësinë e njeriut për të parë Allahun në këtë botë. *(Esh'ari, el-Ibane, f. 62-47; Bekir Topaloğlu etj., İslam'da İman Esasları (Parimet e besimit në Islam), f. 176; "Ru'jetullah", DIA, XXXV, 314-311).*

Sipas Kur'anit Famëlartë, kërkesa për të parë Allahun në këtë botë është përmendur nga mohues, të cilët nuk e kanë vlerësuar siç duhet Allahun.

Ajetet në trajtën: ***“Kurse të padituritt thonë: ‘Përse Allahu nuk flet me ne, ose së paku të na sillte ndonjë shenjë?!’ Njësoj thoshin edhe ata para tyre; zemrat e tyre i përngjajnë njëra-tjetrës! Ndërkohë, atyre që besojnë bindshëm Ne ua kemi treguar qartë shenjat Tona.”*** (Bakara, 118/2) dhe ***“Ata, që nuk shpresojnë se do të takohen me Ne, thonë: ‘Pse nuk na dërgohen neve melekët, ose të shohim Zotin tonë?’ Ata janë treguar vërtet kryeneçë dhe kanë kaluar çdo kufi në arrogancë e padrejtësi.”*** (Furkan, 21/25), pra, të gjithë këto ajete e theksojnë qartësisht kriterin e mësipërm.

Me qëllim refuzimin e këtyre konceptimeve të gabuara dhe për shkak se kontakti mes Allahut e njeriut mund të realizohet veçse nëpërmjet pejgamberëve a me rrugë të caktuara, në Kur’anin Famëlartë thuhet: ***“Asnjë njeriu nuk i është dhënë t’i flasë Allahu, përveçse me anë të Frymëzimit ose pas perdes, apo nëpërmjet një Kumtuesi (Meleku) të dërguar me lejen e Tij, për të shpallur vullnetin e Tij. Ai është vërtet i Lartë dhe i Urtë!”*** (Shura, 51/42). Ky ajet Kur’anor ka zbritur pas pyetjes nëse është i mundur shikimi i Allahut në këtë botë, nëse është i mundur vëzhgimi i tij; në të tregohet se kontakti mes Allahut dhe njeriut do të jetë i mundur vetëm nëpërmjet pejgamberëve dhe me metodat e shprehura në ajet. Ashtu siç thotë edhe njëri prej prijësve themelues të Ehlu Sunnetit, Imam Maturidiu, kontakti i njerëzve të tjerë me Allahun është i mundur vetëm nëpërmjet leximit të shpalljes hyjnore dhe me përpjekjen për ta kuptuar atë. (Imam Maturidi, *Te’uilatu Ehli’s-Sunne,* IX, 142-141). Të flasësh për një mënyrë tjetër kontakti përveç kësaj, do të thotë të vazhdosh në të njëjtën formë qasjen e mohuesve. Nga ana tjetër, t’i orientosh masat e gjera në këtë mënyrë, do të thotë të paraqesësh një qasje besëtyte dhe në kundërshtim të qartë me ajetet e Kur’anit si një realitet fetar.

Këto komentime dhe vlerësime larg boshtit kryesor të Ehlu Sunnetit janë pikërisht qasje karakteristike të grupeve heretike. Dijetarët e Islamit, duke përfshirë edhe ata të shkencës së tasavvufit, kanë pranuar njëzëri se pretendimi i shikimit të Allahut në botë është një devijim. Ndërsa disa dijetarë të tjerë janë të mendimit se parashtrimi i një pretendimi të tillë do të cenonte besimin e personit. (Ali el-Kari, *Minahu’r-Raudi’l-Ez’her fi Sherhi’l-Fikhi’l-Ekber,* f. 356-354) Kur një devijim i tillë drejtohet edhe ndaj masave të gjera, kjo tregon se jemi përballë një mentaliteti makiavelist, që nuk frikësohet nga shtrembërimi i realiteteve fetare për të krijuar një bashkësi të konsoliduar dhe të varur prej tij.

## *3. Të folurit me kënaqësi të plotë me Qenien Hyjnore*

Gyleni, i cili në shprehjet e sipërcituara tejkalon çdo kufi kur pretendon, tërthorazi, se kishte parë Allahun, në fragmentin e mëposhtëm nënkupton se, përtej dimensioneve kohë dhe vend, ai ka folur me Allahun, Xhebrailin dhe Hz. Pejgamberin në një cilësi dhe sasi të pacaktuar. Ndërsa vepron kështu, me qëllim që të largojë nga vetja pyetjet dhe reagimet e mundshme, të cilat mund të parashtrohen ndaj tij, përpiqet ta sqarojë çështjen me një shpjegim të përgjithshëm, pa folur për vete. Por, vartësit e tij e dinë mjaft mirë se Gyleni po flet për veten.

> *"Pra, njeriu, duke u nisur nga mënyra e krijimit,* ***mund të kalojë përtej dimensionit të kohës dhe vendit.*** *Mund ta shohë të djeshmen bashkë me të nesërmen.* ***Mund të arrijë drejtpërdrejt në praninë e Pejgamberit dhe mund të dëgjojë Zotërinë tonë (Pejgamberin). Mund t'i duket sikur dëgjon Hz. Xhebrailin kur këndon Kur'an. Mund të dëgjojë kur Krijuesi i flet atij përtej formës dhe mënyrës.*** *Duke u nisur nga kjo, disa nga miqtë e Allahut thonë se kanë marrë hadithe nga Pejgamberi dhe nga sahabet. Madje nuk është i paktë as numri i personave që thonë se janë tabiin* (i përkasin brezit pasardhës të sahabeve)...
> *Po ashtu, nuk është i paktë as numri i personave që thonë se kanë marrë urdhër nga Pejgamberi."* (Gülen, *Sohbet-i Canan,* Nil Yayınları, İstanbul 2013, f. 21-22).

> *"Kështu që, një zemër, e cila ka arritur në pikën e mbulimit metakozmik të realitetit ekzistues,* ***për shkak të horizontit të botës së melekëve dhe shpirtrave, mund të dëgjojë dhe të përjetojë njëkohësisht të djeshmen e të sotmen, të sotmen dhe të nesërmen; po ashtu, mund të ndiejë me të gjithë thellësinë të qenit përtej kohës."*** (Gülen, *Kalbin Zümrüt Tepeleri 3,* Nil Yayınları, İstanbul 2011, f. 98).

Me thëniet e mësipërme Gyleni pretendon tri gjëra:

**1. Njeriu mund të dëgjojë të folurën e Allahut me cilësi/brendi dhe natyrë të panjohur.**

**2. Njeriu mund të jetë përtej kohës dhe vendit; mund të jetojë të djeshmen bashkë me të sotmen dhe të sotmen me të nesërmen.**

**3. Mund të gjendet drejtpërdrejt në praninë e Pejgamberit, mund të takohet me të, madje mund të marrë direktiva prej tij.**

Edhe pse në Kur'anin Famëlartë janë bërë disa aludime ndaj apostujve (Maide, 111/5) dhe nënës së Hz. Musait (Taha, 38/20), me anë të rrugës së frymëzimit, ashtu siç theksohet në ajetin Kur'anor, nuk ka ndodhur ndonjëherë që dikush tjetër përveç pejgamberëve të flasë me Allahun dhe të takohet me të. Allahu i Lartmadhëruar, për t'u përçuar njerëzve mesazhin e tij, ka caktuar si mjet pejgamberët, të cilët i ka zgjedhur nga mesi i njerëzve (Shura, 51/42). Për këtë arsye, nuk mund të bëhet fjalë që Allahu të flasë me njerëz të tjerë, përveç pejgamberëve.

Për sa i përket pretendimit se njeriu mund të jetë përtej kohës dhe vendit, një veçori e tillë i përket vetëm Allahut të Lartmadhëruar. Asnjë ekzistencë, përveç Allahut, nuk është përtej kohës dhe vendit. Prandaj, edhe në ajetin Kur'anor shprehet se asnjë qenie nuk mund të bartë veçoritë e posaçme që i përkasin Allahut të Lartmadhëruar: ***"Asgjë nuk i shëmbëllen Atij"*** (Shura, 11/42).

Edhe pretendimi që e djeshmja mund të jetohet bashkë me të sotmen dhe e sotmja me të nesërmen, nënkupton se njeriu ka njohuri mbi të shkuarën dhe të ardhmen në të njëjtën kohë, se zotëron të dhëna mbi botën e fshehtë dhe të panjohur (gajb). Ndërkohë që dija mbi gajbin i përket vetëm Allahut. Sepse në Kur'anin Famëlartë urdhërohet: ***"Ai i ka çelësat e së padukshmes dhe vetëm Ai i njeh ato"*** (En'am, 59/6). Si rrjedhojë, meqenëse këto fjalë të Gylenit nuk përputhen me parimet e besimit të Islamit, nuk duhet të marrim parasysh as çfarë thonë këta individë që shprehen në këtë mënyrë.

Ndërsa pretendimi se është takuar me Hz. Pejgamberin (s.a.s.) dhe ka marrë direktiva prej tij, do të trajtohet më tutje në një çështje të posaçme.

## *4. "Mua më erdhi thirrje nga Krijuesi"*

Gyleni, i cili në paragrafët e sipërcituar, pa folur për veten, thotë se disa persona mund të flasin me Allahun dhe se mund ta shikojnë Atë, në fjalimin që mbajti në xhaminë Hisar të Izmirit, më 27.05.1990, e thotë më në fund atë që ka në mendje dhe shpall, me anë të një poezie, se është "njëri prej personave që takon Allahun":

> *"Ndërkohë që unë, në këtë spirale ku po ngjiteni ju, ngjitem pas jush duke lehur, ju siguroj duke u betuar se pashë shumë gjëra të papritura në këtë spirale. Secilën prej tyre e pashë ndërsa isha me sy hapur. Do t'ua përshkruaj një më një secilën:* ***U ngjita në yjësinë e universeve, mora përshëndetje nga meleku, më erdhi thirrje nga Krijuesi: 'Eja o i dashur që je i fshehtë, ky është vendi i fshehtësisë, pashë se je mirënjohës ndaj meje.'*** *Pashë shumë gjëra brenda jush, pashë aq mirësi sa, kur ende nuk ishin ngritur perdet ndaj miqve të së vërtetës, u bëra dëshmor për mirësitë që ju erdhën juve brenda zarfeve, ashtu sikur ishin ngjitur mbi ata zarfe që iu arritën ju..."* (Hisar 3 (İrade Kahramanları), minuti: 15:50 etj.).

Duke e përmbledhur paragrafin e mësipërm, shohim se Gyleni thotë:

**1. Xhemaati i tij ngjitet në poste të larta nëpërmjet një spiraleje.**

**2. Ndërkohë që ndjekësit, të cilët ngjiten përpara tij nuk shohin asgjë, -s'dihet ç'urtësi mund të ketë këtu por- Gyleni i cili vjen nga pas shikon me sy disa gjëra të jashtëzakonshme dhe arrin tek nivelet më të fshehta.**

**3. Allahu i drejtohet atij duke komunikuar me të dhe shikon aty shumë mirësi të tjera të cilat i mundësohen vetëm pasuesve të tij.**

Në pamje të parë Gyleni i lartëson vartësit e tij duke i paraqitur si persona që ngjiten në miraxh. Në të vërtetë, nëpërmjet shprehjeve që i zbukuron me fjalë modeste, por të rreme, dhe që i kamuflon me vargje, kërkon të forcojë pozitën e lartë pranë vartësve të tij. Ai tashmë gjoja gjendet para vartësve të tij si dikush me personalitet të lartë, që shëtit nëpër yjësi dhe të cilin e përshëndesin melekët, si dikush që i hapen portat e së fshehtës dhe që merr thirrje nga Krijuesi!

Por, në emër të motivimit të organizatës së tij dhe për të shtuar vartësinë e tyre ndaj vetes, duke folur për disa mirësi që i ka krijuar në imagjinatë thotë se atij i drejtohet edhe ajeti në trajtën: ***"Shiko si shpifin ata gënjeshtra kundër Allahut. Mjafton kjo shpifje si gjynah i qartë"*** (Nisa, 4/50).

## 5. “Nuk mund të fshihja përgëzimin e qiejve”

Në fjalimin që mbajti në xhaminë Şadırvan të Izmirit, me datë 25.03.1990, ndaj pretendimeve se ka një marrëdhënie dhe kontakt të veçantë me Allahun, shton një pretendim të ri, duke thënë se mund të marrë drejtpërdrejt përgëzimet e qiellit dhe Rasulullahut, të cilat u drejtohen vartësve të tij:

> *“Do të ndaj me ju një përshtypje timen: më parë nuk mendoja se mund të paraqisja gjëra të tilla nga foltorja e xhamisë. Por nuk mund* ***t’ju fshihja përgëzimin e qiellit, përgëzimin e Rasulullahut.”*** (Şadirvan-4 (İman ve Aksiyon), min. 29:10).

Me shprehjen “përgëzimi i qiellit” nënkuptohet përgëzimi i Allahut të Lartmadhëruar ose i melekëve. Të mund të njohësh përgëzimin si të Allahut, po ashtu edhe të melekëve a të Rasulullahut, mund të jetë e mundur vetëm duke biseduar apo duke krijuar kontakt me ta. Me këto fjalë, kundrejt masës ndaj së cilës i drejtohet, ai mundohet ta vendosë veten në një pozitë shumë të lartë. Tashmë ajo masë fillon ta shohë atë si një person që flet me Allahun, me melekët dhe me Hz. Pejgamberin. Si rrjedhojë, njerëzit që besojnë në fjalët e tij, pranojnë automatikisht se çdo gjë që ai thotë është e drejtë në formë të prerë. Por është e qartë se përveç pejgamberëve asnjë person nuk mund të jetë në një pozitë të tillë, siç është e qartë se xhemaati, të cilit ai i drejtohet, mashtrohet dhe gënjehet. T’u drejtohesh masave të gjera me shprehje të tilla është një problem më vete në aspektin fetar. Kur’ani Famëlartë e kritikon me një gjuhë të ashpër faktin se disa popuj të së shkuarës kanë shprehur me një mënyrë të ngjashme përgëzimin e Allahut (Maide, 5/18). Si përfundim, një shprehje e tillë nuk përputhet kurrë me besimin islam.

## *6. Të folurit në emër të Allahut dhe pasqyrimi i Allahut*

Duke shkuar edhe më tej në tejkalimin e kufijve me fjalimin që mbajti në xhaminë Hisar të Izmirit, me datë 09.07.1979, Gyleni kalon në delir kur thotë se flet në emër të Allahut dhe se Allahu i Lartmadhëruar është pasqyruar pranë vartësve të tij:

> *"Unë tani jam përqendruar nga koka te këmbët dhe* ***flas drejtpërdrejt në emër të mëshirës së Tij.*** *Sikur në këtë çast pothuajse e kam harruar dënimin e tij.* ***Rahmani dhe Rahimi m'u shfaqën para syve.*** *Fjala Bismil-lahirrahmanirrahim gati më rrethoi mua në çdo anë.* ***Allahu, Rahmani dhe Rahimi u pasqyrua në praninë tuaj..."*** (1979-07-09_Gonul Dunyamizdan-02-Muhabbet fedailerinin özellikleri-Beraat Gecesi (İzmir-Hisar Camii), min. 38 etj.).

Siç kuptohet nga fragmenti i mësipërm:

**1. Gyleni flet në emër të Allahut.**

**2. Sheh vetë Allahun.**

**3. Allahu pasqyrohet në bashkësinë me të cilën flet, pra, shfaqet qartazi.**

Sigurisht, është e lejueshme që dikush të tregojë gjerësinë e mëshirës së Allahut të Lartmadhëruar dhe se kjo mëshirë i përqafon të gjithë, por askush nuk ka të drejtë të flasë në emër të mëshirës së Allahut. Sepse kur dikush guxon të flasë në emër të mëshirës së Allahut, perceptohet sikur çdo gjë që thotë është fjala e Allahut. Si rrjedhojë, kur Gyleni thotë: ***"Po flas në emër të mëshirës së tij",*** u jep mesazh vartësve se autoriteti i tij është i padiskutueshëm.

Shprehja **"Rahmani dhe Rahimi më mbushën shikimin",** e cila të çon në rezultatin se Allahu mund të perceptohet nëpërmjet shqisave, nënkupton edhe mundësinë e aludimit mbi cilësitë fizike të Allahut, përngjasimin ose shëmbëllimin e tij me krijesa të tjera, si dhe cilësimin e një vendi për Të. Asnjëri prej këtyre pretendimeve nuk ka vend në Islam. Si rrjedhojë, grupe si Mushebbihe dhe Muxhessime, të cilat i mbrojnë këto mendime, gjatë gjithë historisë janë cilësuar si grupe heretike. Nga ana tjetër, sipas besimit islam, vetë personaliteti i Allahut është mbi të gjitha perceptimet. Sepse në ajetin Kur'anor Allahu urdhëron në trajtën: ***"Ai e di ç'ka para tyre dhe ç'ka pas tyre, kurse ata nuk mund ta ngërthejnë dijeninë e Allahut."*** (Taha, 20/110).

Fjala "Mutexhel-li" ka kuptime si: "të dalësh në shesh", "të jesh në një pozicion të dukshëm", "të dukesh qartësisht". Duke u nisur nga kjo, bëhet e qartë se sa e rrezikshme është fjala ***"Allahu, Mëshirëploti dhe Mëshirëbërësi u pasqyruan në mesin tuaj".*** Gyleni, duke thënë se Allahu është pasqyruar përpara xhemaatit të tij, pothuajse e lartëson veten në një pozitë më të lartë se Hz. Musai. Si rrjedhojë, ajeti që tregon pasqyrimin e Allahut të Lartmadhëruar në mal, pas kërkesës së

Hz. Musait, tregon se një skenë e tillë nuk mund të jetë e mundur: ***"Kur Musai erdhi në kohën e caktuar dhe Zoti foli me të, ai tha: 'O Zoti im, shfaqu që të të shoh'. Zoti tha: 'Ti nuk mund të më shohësh! Por shiko në atë mal: nëse ai qëndron në vendin e vet, atëherë ti do të më shohësh Mua.' E kur Zoti i tij iu shfaq malit, e thërrmoi atë dhe e bëri pluhur, ndërsa Musait i ra të fikët. Kur erdhi në vete, ai tha: 'I lavdëruar qofsh Ti, o Zot! Kthehem te Ti i penduar. Unë jam i pari i besimtarëve!"*** (A'raf, 7/143). Siç tregohet në ajet, kur Allahu iu shfaq malit, mali u thërrmua, ndërsa Hz. Musait i ra të fikët përballë kësaj situate. Sa interesant është fakti që kur Allahu shfaqet në kuvendin e Gylenit, ky i fundit e vazhdon fjalimin dhe ata që kishte përreth nuk përjetojnë asgjë, pra nuk janë dëshmitarë për asgjë... Nën dritën e këtyre informacioneve, ky delir për pasqyrimin e Allahut aty ku mbahej kjo ligjëratë, në pikëpamje të besimit islam nuk ka asgjë të pranueshme.

## 7. *“Mos më bëni të them sekretin ndërmjet meje dhe Allahut!”*

Në kapitullin e mëparshëm Gyleni ka ndarë me ndjekësit faktin se gjoja ka folur me Allahun dhe mjaft sekrete të mësuara prej tij i ka ndarë me ndjekësit, me një leje të posaçme që ka marrë pikërisht prej Allahut. Në fjalimin që mbajti me datë 15 korrik 1990 në xhaminë Sulejmanije, tregon edhe sekrete të tjera hyjnore, të cilat ende nuk i kishte ndarë me vartësit e tij:

> *“Vallahi, në çdo etapë të jetës sime unë nuk kam parë të më ketë braktisur (Allahu). Nëse ai nuk më braktis mua, atëherë si mund të braktiseni ju (...)* ***Vallahi nuk kam parë në asnjë etapë të jetës sime që ai të më ketë braktisur... Vallahi nuk më ka braktisur, bil-lahi nuk më ka braktisur... Allahu nuk më ka braktisur, mos më bëni të tregoj sekretin mes meje dhe Allahut.*** *Unë kam kryer shumë prapësi në një kohë sa hap e mbyll sytë. Kam kryer shumë prapësi. Madje edhe kur u ktheva pas dhe po ikja më thirri duke më thënë ‘Ku po shkoni?’* *(Ejne tedh’hebun-*أين تذهبون) (Tek’uir, 81/26)*”* (Ümitle Şahlanış, min. 12:12-14:48).

Në rreshtat e mësipërm, Gyleni shkurtimisht thotë:

**1. Allahu nuk e ka braktisur asnjëherë atë dhe vartësit e tij.**
**2. Mes Allahut dhe tij ka sekrete.**

Duke përdorur në emër të tij ajetin që drejtohet në emër të Hz. Pejgamberit, në trajtën: ***“Zoti yt nuk të ka braktisur e as nuk të urren (o Muhammed)!”*** (Duha, 3/93), Gyleni jep përshtypjen se ka mbështetjen e Allahut. Mirëpo ky ajet Kur’anor zbriti me qëllim ngushëllimin e Hz. Pejgamberit, pasi idhujtarët talleshin me të për shkak të ndërprerjes së shpalljes hyjnore pak kohë pasi ajo kishte filluar. (Nesefi, *Medariku’t-Tenzil,* III, 653). Kundrejt këtyre pretendimeve të pabaza mundohet të përdorë edhe ajetin në trajtën: ***“Zoti yt nuk të ka braktisur e as nuk të urren (o Muhammed)”*** (Duha, 3/93).

Gyleni, duke thënë se ka një ‘sekret’ ndërmjet tij dhe Allahut, në sy të masës së cilës i drejtohet, paraqet imazhin sikur zotëron një vend shumë të rëndësishëm pranë Allahut. Nuk dihet përse sillet mjaft bujar në zbulimin e sekreteve mes tij dhe Allahut. Në fakt, masa ndaj së cilës drejtohet në këtë mënyrë, do të besojë se ai ka një pozitë mjaft të lartë pranë Allahut. Me një psikologji të tillë, arrin në një pikë të tillë që çdo gjë që thotë, ta besojë pa hetuar. Si rrjedhojë, ashtu siç pamë edhe në ngjarjen e tradhtisë së 15 korrikut dhe në tentativën për grusht shteti, vartësit e Gylenit i janë dorëzuar plotësisht vullnetit të kreut të organizatës dhe direktivat e tij i kanë plotësuar pa hezituar aspak, duke menduar se “Me siguri te kjo ka një urtësi”.

Sipas Kur'anit, komunikimi ndërmjet Allahut dhe njeriut realizohet me anë të pejgamberëve dhe me rrugë të shpalljes hyjnore. (Shura, 51/42). Allahu i Lartmadhëruar u jep të dhëna mbi botën e panjohur vetëm pejgamberëve që ka zgjedhur. (Xhinn, 27-26/72). Përveç kësaj, fakti që disa persona përveç pejgamberëve, pretendojnë se zotërojnë dije në lidhje me gajbin, u ngjajnë parashikimeve të pabaza të parashikuesve të fatit dhe një person që i merr seriozisht këto pretendime, me shprehjen e Hz. Pejgamberit (Ebu Dau'ud, Tib, 21), mohon parimet që i janë zbritur Atij. (Ali el-Kari, *Minahu'r-raudhi'l-ez'her fi sherhi'l-Fikhi'l-ekber,* f. 417-416). Për më tepër, pretendimi nga dikush se ka një 'sekret' ndërmjet tij dhe Allahut, kurrsesi nuk mund të pranohet. Ata që parashtrojnë pretendime të tilla, ata që shprehen se kanë një komunikim të veçantë mes Allahut dhe tyre përveç shpalljes hyjnore që sjellin pejgamberët, janë persona që, siç thotë Imam Birgiuiu, nuk janë varur nga Allahu, por nga shejtani, njerëz të cilët nuk braktisen asnjë sekondë nga shejtani. (Imam Birgiui, *et-Tarikatu'l-Muhammedijje,* f. 102-99, 139-137). Edhe veprimtaria e kreut të organizatës e vërteton këtë kriter. Për më tepër, në shprehje të tilla spikat fakti që për të shprehur pozitën e vet, Gyleni përdor ajetin: ***"Prandaj, nga po ia mbani?"*** (Tekuir, 26/81), i cili iu drejtohet mohuesve që kanë kthyer fytyrën nga Kur'ani.

## *8. Një statut që mund të marrë të dhëna mbi arshin dhe kursinë, ose "Nderi i Zotit!"*

Diçka të ngjashme me sekretin e cituar më lart në trajtën "sekreti që pretendon se ekziston ndërmjet Allahut dhe atij" mund ta shohim në veprën me titull *Fasıldan Fasıla 1:*

> *"Për sa kohë nuk më drejtohet ndonjë pyetje në lidhje me paqartësinë e arshit dhe kursisë, parapëlqej të mos flas. Sepse këto i perceptoj si nderin e Zotit tim.* ***Ashtu siç nuk flas për sekretet e një personi shumë të afërt për mua, po ashtu nuk dua të flas edhe për arshin dhe kursinë..."*** (Gülen, *Fasıldan Fasıla 1,* Nil Yayınları, İzmir 1995, f. 45).

Këtu Gyleni thekson dy kritere:

**1. Sikur zotëron të dhëna specifike në lidhje me arshin dhe kursinë.**
**2. Sikur këto të dhëna nuk i shpjegon, ngaqë di dhe njeh nderin e Zotit.**

Arshi dhe kursia që citohen në Kur'anin Famëlartë dhe në hadithe fisnike, janë ndër kriteret, për të cilat nuk mund të kemi një informacion të prerë, kritere që në literaturën islame emërohen si 'të paqarta'. Pavarësisht paralajmërimit hyjnor mbi ajetet me kuptim të paqartë, si për shembull: ***"Ata, zemrat e të cilëve priren nga e pavërteta, ndjekin vargjet më pak të qarta, duke kërkuar të krijojnë pështjellim dhe duke kërkuar t'i komentojnë sipas dëshirës së vet"*** (Al-u Imran, 7/3), Gyleni e shfaq veten sikur ka informacione mbi ta, por nuk preferon t'i shpjegojë. Natyrisht, ata që e dëgjojnë atë kaplohen nga ndjenja se në çfarë pozite të lartë gjendet ai.

Një çështje tjetër që tërheq vëmendje këtu është fakti se Gyleni, në lidhje me arshin dhe kursinë bën një ngjasim të tillë duke thënë ***"nderi i Zotit".*** Si rrjedhojë, edhe në një fjalim tjetër të tij përdor të njëjtën shprehje (https:www.youtube.com/watch?v=tZAwMFjLHuc Erişim tarihi 19.07.2017, 12:29). Kuptimi që bart në gjuhën dhe traditën turke fjala 'namus' është i qartë. Fakti që bëhet një përngjasim i tillë në lidhje me Allahun e Lartmadhëruar, nuk është tjetër veçse një heretizëm. Është interesante se Gyleni, këto të dhëna që i pranon gjoja si nderin e Zotit, i shpjegon menjëherë sapo të drejtohet një pyetje në lidhje me ta.

## 9. Të arrish në horizontin që bart sekretet hyjnore

Pasi bën të ditur se ka të dhëna mbi sekretet në lidhje me arshin dhe kursinë, Gyleni e shpreh të njëjtën gjë edhe në veprën e tij me titullin ***Fatiha Üzerine Mülahazalar (Diskutime mbi suren Fatiha)***:

> *"... Atëherë njeriu do të mund të arrijë në horizontin e përsosmërisë me anë të marifetit (gnozës sufiste) të tij, **do të mund të arrijë në sekretet e botës hyjnore, do të mund të kthehet pas dhe të gjejë vendin e vet mes botës së krijesave dhe hyjnores, si dhe do të thotë: 'Unë nuk jam zot, por rob'..."***
> (Gülen, *Fatiha Üzerinde Mülahazalar,* Nil Yayınları, İstanbul 2011, f. 29).

Në këtë pasazh Gyleni thotë:

**1. Njeriu mund të arrijë te sekretet që lidhen me individualitetin e Allahut.**
**2. Mund të marrë një pozicion mes krijesave dhe hyjnores.**

Sipas Islamit, sado në nivel të lartë të arrijë një njeri, është e pamundur që të kapë "kufirin ku të mund të njihen sekretet e Allahut të Lartmadhëruar". Sepse Allahu i Lartmadhëruar urdhëron: ***"Vetëm Ai e di të padukshmen dhe nuk ia zbulon atë askujt, përveç të dërguarve që ka zgjedhur. Para dhe pas tyre Ai vë mbikëqyrës (melekë)."*** (Xhinn, 27-26/72). Edhe pejgamberët mund të dinë aq sa Allahu u ka bërë të ditur. Si rrjedhojë, të thuash se robi mund të arrijë deri në horizontin që bart sekretet hyjnore dhe t'ia paraqesësh këtë xhemaatit si një kufi që mund të arrihet, për më tepër t'u thuash atyre se kanë arritur në këtë kufi dhe janë kthyer pas (Unë nuk jam Zot, por jam rob), është një shprehje që nuk mund të përputhet me perceptimin e Allahut dhe të robit në Islam.

Në një koment që përdoret në kuadër të shpjegimit të bisedës mes Allahut dhe Pejgamberit në ngjarjen e Miraxhit, thuhet se kjo bisedë realizohet "në një nivel mes krijesave dhe hyjnores". Fjala 'imkan' që përmendet në këtë koment përfaqëson krijesat; ndërsa fjala 'vuxhub' përfaqëson Krijuesin. Kështu, mes njeriut dhe Zotit krijohet një formë e re qenësie. Spikat fakti që kjo shprehje përngjason me figurën gjysmëzot e gjysmënjeri të Herkulit, të cilën Gyleni e përfshin në veprat dhe fjalimet e tij nga mitologjia greke. Ai, duke përdorur këtë koment, pretendon se një bisedë ashtu si në miraxh, mund të ndodhë edhe për njerëzit e tjerë. Pa dyshim që kur thotë këtë, si gjithmonë synon veten në mënyrë të tërthortë.

## *10. Të jesh i informuar për planin e Allahut*

Kur flet për arritjen në sekretet hyjnore, natyrisht që nënkupton se ka njerëz të cilët do të mund t'i arrijnë këto kufinj, ashtu sikurse ka dhe prej atyre të cilët nuk e zotërojnë këtë mundësi. Gyleni, në një ligjëratë fetare rreth temës së kaderit (caktimit të Allahut), e mbajtur me datë 06.09.1978, aludon si më poshtë:

> *"**Sa e sa njerëz fatzi** ka që jetojnë, por që në fakt nuk kanë shpirt. Jetojnë, por në jetët dhe ndërgjegjen e tyre **nuk arrijnë të njohin sekretin e kaderit (caktimit të Allahut)**. Janë njerëz të pafat. Ka njerëz të verbër që nuk janë të informuar mbi planin dijesor, pra mbi planin e Allahut para se të bëjnë atë që bëjnë."* (Kader-1, min. 23:42).

E thënë shkurtimisht, ai shprehet:

**1. Disa persona mund të kenë dijeni në lidhje me planin e Allahut, mund të njohin kaderin.**

**2. Ata që nuk kanë dijeni të tilla janë njerëz fatkëqij.**

Kaderi është plani hyjnor i Allahut të Lartmadhëruar për çdo gjë që do të ndodhë deri në kiamet. Këtë plan nuk mund ta dijë askush tjetër veç Allahut të Lartmadhëruar, dija e tij ka rrethuar çdo gjë; ai ka dijeni mbi çdo gjë në qiej dhe në tokë, të fshehtë dhe jo të fshehtë; është i informuar për çfarë njerëzit tregojnë dhe për atë që fshehin në zemrat e tyre. (Bakara, 2/77; Teube, 9/78; Nahl 16/19, 23; Huxhurat, 49/16, 18; Talak, 65/12).

Dija e robit është e kufizuar. Ngjarjet që do të ndodhin në të ardhmen nuk mund t'i dijë askush tjetër përveç pejgambereve, të cilët janë zgjedhur nga Allahu i Lartmadhëruar. (Xhinn, 72/26-27). Duke u nisur nga kjo, ta paraqesësh kaderin si një fushë që njihet edhe nga njeriu, duke qenë se bie në kundërshtim me konceptimin e kaderit në Islam, cilësohet si paaftësi dhe verbëri. Dijetarët e shkencës së apologjetikës islame bëjnë të ditur se kaderi është sekreti mbi krijesat e Allahut, se pa lejen e Tij as melekët e ngarkuar me detyrë dhe as pejgamberët nuk mund të jenë të informuar rreth tij. Nga ana tjetër, ata janë shprehur se të pretendosh që zotëron dije mbi kaderin do të jetë shkaku i hizlanit (privimit nga ndihmesa e Allahut), hirmanit (privimit nga rruga e vërtetë dhe nga çdo lloj veprimi i hairit), si dhe tug-janit (të shfrenohesh në gjynah duke ngulur këmbë në të). (Baberti, *Sherhu'l-Akideti't-Tahauijje,* f. 84).

## *11. I përzgjedhur për një punë të lartë dhe të shenjtë*

Sikur të mos mjaftonin të gjitha këto për Gylenin, i cili pretendon se ka informacione dhe plane mbi të çdo sekret hyjnor, ai e paraqet veten edhe si një person të lartë, që është zgjedhur nga Allahu. Madje, ndërsa në shumë fjalime përpiqet të jetë modest, në rastin në fjalë i shmanget edhe modestisë:

> *"Meqë ra fjala, dua të aludoj mbi një kriter që lidhet me modestinë. Në popull ka njerëz që kanë arritur të pranohen nga shoqëria në përgjithësi, dhe janë ngjitur në pozicionin e veliut. Disa veçori të posaçme që persona të caktuar i kanë parë tek individë të tillë, ka raste që përdoren edhe kundër vetë atyre. Në këtë situatë, nëse ai person thotë: 'Jo, këto nuk gjenden tek unë. Unë dhe ato që thoni ju jemi shumë larg njëra-tjetrës' nuk është e drejtë në tri aspekte. E para, me këtë shprehje ai çon në hezitimin e atyre gjërave që vëzhgohen tek ata persona. E dyta kjo është një mungesë respekti ndaj atyre personave. E treta dhe më e rëndësishmja, kjo është mungesë respekti ndaj Allahut, madje është mohim i mirësisë.* ***Nëse Allahu, disa rreze që ka nisur nga ana e tij, i përthyen mbi dikë dhe ky i pasqyron te të tjerët, a nuk duhet që ky person të përkulet me ndjenja falënderimi ndaj Zotit të tij, i cili e ka zgjedhur atë njeri për një punë të lartë dhe të shenjtë?*** *Shkurtimisht, nevojitet që edhe koncepti i modestisë të vendoset në vendin e duhur dhe sipas kësaj të kryhen edhe sjelljet. Në të kundërt, mund të ketë edhe mohim të mirësisë me qëllim modestinë.* (Gülen, *Fasıldan Fasıla 4,* Nil Yayınları, İzmir 2009, f. 108).

Në rreshtat e mësipërm Gyleni shprehet shkurtimisht si më poshtë:

**1. Personat që janë në pozitën veli, nuk duhet të fshehin në emër të modestisë disa veçori të posaçme, të cilat ua ka dhuruar Allahu. Në rast se i fshehin kjo bëhet shkak për mohimin e mirësisë.**

**2. Rrezet që Allahu u dërgon personave veli/evlijave, i përthyen mbi ata individë dhe ua pasqyron njerëzve. Kjo është një punë e lartë dhe e shenjtë.**

**3. Gyleni, qoftë edhe në mënyrë të tërthortë, e vendos veten në këtë pozitë.**

Sipas mendimit të fushës së misticizmit, fshehja e kerametit (demonstrimi i ngjarjeve të jashtëzakonshme me ndihmën e Allahut) është parim thelbësor. Madje zbulimi i kerametit vlerësohet si një qëndrim i pahijshëm. Duke filluar që nga periudha

e parë, sufistët nuk i kanë kushtuar shumë rëndësi kësaj, madje e kanë mbajtur të fshehtë. (Ibn Haldun, *Shifau's-Sail,* f. 33, 50). Përpara një situate të tillë, Gyleni, duke folur për fshehjen e kerameteve nga personat veli, mundohet të prishë traditën që dominon në mendimin e misticizmit.

Ndërsa në pretendimin e dytë dhe të tretë, Gyleni në fakt përdor metaforën e prizmit. Si rrjedhojë, edhe emri i veprës me nëntë vëllime që botoi ishte ***Prizmi.*** Sipas kuptimit etimologjik, prizëm është emërtuar objekti që ndryshon drejtimin e rrezeve dhe që i ndan ato. Me këtë shprehje, duke i filtruar vetë ai informacionet e ardhura nga Allahu në formën e një rrezeje dhe përtej kohës e vendit, kalon në një nivel, të cilin vartësit e përngjasojnë me dritën që kalon nga prizmi dhe arrin në spektrin e dritës. Në të vërtetë, duke thënë kështu, Gyleni pretendon se është ndërmjetës mes Allahut dhe robërve. Mirëpo një pozicion i tillë mund të flitet vetëm sa i përket melekut të shpalljes hyjnore ose pejgamberëve. Ky konstatim vërtetohet edhe nga fakti se Gyleni, kur tregon këtë, përdor shprehjen: “Për këtë punë të lartë dhe të shenjtë.”

## *12. Nëse mërzisni Gylenin, nuk mund të shpëtoni pa vajtur në xhehennem*

Gyleni, i cili me gjasë u pasqyron vartësve të tij dijet e ardhura nga Allahu, njësoj si prizmi me dritën, në rreshtat e mposhtëm thotë se të mërzisësh atë është njësoj si të mërzisësh Allahun, duke kërcënuar kështu me xhehennem ata që nuk i përulen atij:

> *"... Edhe pse atë vend (Turqinë), disa miq të mi e tregojnë si xhehennem për jetesën time personale, unë gjithmonë e kam parë si xhennet.* ***Por ka edhe njerëz që mundohen ta drejtojnë atë vend ashtu si rojet e xhehennemit.*** *Për hir të shtetit tim nuk kam shprehur mallkime ndaj atij vendi ashtu siç kam ndier në zemër.* ***Për hir të shtetit tim nuk shpreha mallkime duke thënë 'u shembshin shtëpitë e tyre, u shkatërrofshin familjet e tyre, u copëtofshin mendimet e tyre, Allahu i fustë në thellësi të dheut'. Kaq shumë i përkasim ne atij vendi, kaq vendës jemi ne.*** *Ç'e do që të huajt na shohin me sy tjetër. Përse? Sepse rrënjët dhe origjina e tyre janë të dyshimta. Sepse vjen një ditë, në të cilën çdo gjë e hapur apo e fshehtë do të shfaqet në mënyrë të qartë (Jeume tuble's-serair-يوم تبلى السرائر) (Tarik, 86/99). Do të takohemi pranë Allahut. Ndoshta atë ditë, si një person zemërbutë, unë mund të them: 'Allahu im! Unë nuk dua të shkoj në xhennet pa i falur këto kobra', por meqë këtu bëhet fjalë edhe për të drejtën e Allahut, atje nuk do të ma vënë shumë veshin. Prandaj edhe zemërbutësia ime nuk do të ketë shumë dobi. Mos të besojnë shumë në këtë."* (15-Sesli Sohbetler-2/Bamteli_11-20 (Bamteli) 20_02-Buyuk Ortadogu Projesi, min. 16.35-18.00).

Në këtë fjalim spikasin shprehjet e Gylenit në trajtën:

1. **Mallkimet që shpreh me siguri do të arrijnë në objektiv.**
2. **Vajtja e tij në xhennet është e garantuar.**
3. **Atij do t'i jepet mundësia e shpëtimit të të tjerëve nga xhehennemi.**
4. **Me emra, përngjasime dhe nofka të ndryshme shpreh përçmime dhe përulje ndaj të parëve të shtetit.**

Asnjëri prej këtyre pretendimeve nuk ka vlerë në aspektin fetar. Sepse vetëm Allahu i Lartmadhëruar është ai që do t'u japë këmbim duave, por edhe që do të përcaktojë se mallkimi i kujt do të pranohet apo jo. Kështu, të shprehësh një pretendim të prerë në këtë pikë do të thotë të tejkalosh cakun. Përveç kësaj, me shprehjet në fjalë,

Gyleni, edhe pse jep përshtypjen se ka vullnetin për të mallkuar njerëzit, mallkimet në fjalimet e tij, të cilat kanë si objektiv shumë njerëz, tregojnë që imazhi i tolerancës së paraqitur prej tij është i rremë. (Për mallkimet e tij shihni: https://www.youtube.com/watch?v=4l0o2VA1qmY; https:/www.youtube.com/watch?v=7o6mkl12ZmM;https://www.youtube.com/watch?v=l_pbBHHYx0U Erişim tarihi: 17:52 19.07.2017).

Edhe fakti se kush do të shkojë në xhennet e kush në xhehennem i përket vetëm Allahut, i cili është Zoti i ditës së fesë dhe gjykimit. Po ashtu, fakti se kujt do t'i njihet mundësi atje apo jo është një kriter që mund ta dijë vetëm Allahu. Si rrjedhojë, të japësh një gjykim të prerë mbi çështje të tilla është mungesë respekti ndaj Allahut. Allahu i Lartmadhëruar, në Kur'anin Famëlartë urdhëron: ***"A janë të sigurt ata nga të papriturat e Allahut? Vetëm ata që janë të humbur nuk u frikësohen të papriturave të Allahu"*** (A'raf, 99/7). Po ashtu, duke mos besuar kurrë te bëmat e besimtarëve që kanë kryer punë të hairit për hir të Allahut, me shprehjen e Allahut, fakti që thonë: ***"Ne i frikësohemi Zotit tonë në një Ditë të ashpër, që do t'i bëjë fytyrat të jenë të vrenjtura"*** (Insan, 10/76), është argumenti që tregon se askush nuk ka garanci në çështjen e ahiretit. Kjo shprehje e Gylenit bie në kundërshtim me ajetin: ***"Prandaj, mos u lavdëroni me pafajësinë tuaj! Ai i njeh shumë mirë ata që ruhen nga gjynahet..."*** (Nexhm, 35-32/53).

Nëpërmjet ajetit: ***"Mos e nënçmoni dhe mos e qesëndisni njëri-tjetrin me nofka (të këqija)! Sa e shëmtuar është të thirresh me emër të keq pas (pranimit të) besimit!"*** (Huxhurat, 11/49), feja islame e ka ndaluar faktin që njerëzit të thërrasin njëri-tjetrin me nofka të këqija. Ndërsa Gyleni, në fragmentin e përcjellë më lart, duke i poshtëruar një pjesë njerëzish me fajësime si roje të xhehennemit, kobra dhe njerëz me origjinë të dyshimtë, sillet në kundërshtim me ajetin e sipërcituar.

## *13. Qortimi shpirtëror*

Me gjasë, nuk mund të mendohet që të lihet vetëm një person, i cili mund të takohet me Allahun e Lartmadhëruar dhe të Dërguarin e Tij të bekuar , një person, ndërmjet të cilit dhe Allahut gjendet një sekret, që shëtit në horizontin e qiejve, që merr përshëndetje nga melekët. Po ashtu, kur ky person bën ndonjë gabim, duhet të rregullohet në aspektin shpirtëror. Shembulli i kësaj shihet në fjalimin që mbajti në xhaminë Hisar të Izmirit, me datë 24.03.1991:

> *"Unë herë pas hera ngela nën ndikimin e mendimit të mirë për ju, ju lavdërova, por* ***mora qortim hyjnor, më kapën për jake dhe më rrahën,*** *më thanë se kjo është një butësi e tepërt..."* (Hisar-7 *(Hey Gidi Günler),* min. 20).

Të jesh i mbrojtur nga gjynahet është një veçori e posaçme për pejgamberët e ngarkuar me detyrën e shpalljes hyjnore. Ky kriter shprehet me konceptin 'ismet'. Pejgamberët janë mbrojtur nga çdo lloj gjynahu që lidhet me ndonjë mangësi mbi detyrat para periudhës së marrjes së profetësisë. Në lidhje me brendinë e këtij fenomeni të mbrojtjes, sa i përket përfshirjes së periudhës paraprofetike, janë bërë vlerësime të ndryshme e të hollësishme. Po ashtu, në Kur'anin Famëlartë bëhet e ditur se ndaj pejgamberëve janë drejtuar disa qortime të lehta për shkak të disa vendimeve dhe zbatimeve të pejgamberëve. (Bakara, 37-35/2; Hud, 47-45/11; Jusuf, 24-23/12; Kasas, 15/28; Enfal, 68-67/8; Abese, 10-1/80). Kjo situatë shprehet me konceptin 'qortim'. ("İsmet", *DİA,* XXIII, 136-134). Fakti që kreu i organizatës ia dedikon vetes në mënyrë të drejtpërdrejtë këtë koncept të përdorur në literaturë lidhur me pejgamberët, tregon se ai pretendon për një lidhje të veçantë ndërmjet tij dhe Allahut.

Megjithëse në besimin e Ehlu's-Sunnetit, kerameti i evlijave pranohet si parim, jo çdokush mund të pretendojë se është veli; po ashtu, askush nuk mund të parashtrojë një gjykim të prerë në lidhje me faktin se është veli. (Shih Bekir Topaloğlu, *Emali Şerhi*, f. 76-75). Dijetarët e shkencës së misticizmit e kanë konsideruar kerametin si një sekret të afërt që duhet të fshihet. (Ahmed er-Rufai, *el-Burhanu'l-Muejjed,* Përkth. Kudsi-zade Kadri, f. 24, 121). Ndërsa pretendimi që shpreh kreu i organizatës në fjalimin e tij është në kundërshtim qoftë me besimin e Ehlu's-Sunnetit, po ashtu edhe me traditën e misticizmit; është kundrejt formimit të kuadrit të lidhur me vetë personin e tij dhe shtimin e vartësisë së ndjekësve.

## *14. Qortim hyjnor me anë të dosëzës*

Gyleni, në veprën e tij ***Gençlere Pırlanta Ölçüler 6*** ***(Këshilla brilante për të rinjtë 6)*** tregon një ngjarje të habitshme, në të cilën prentendon se qortimi shpirtëror që kishte marrë, iu shndërrua më pas në paralajmërim konkret:

> *"Ndërkohë që po shprehja gjendjen e jashtëzakonshme të jashtëqitjes së insektit për të bërë një përngjasim me madhështinë e Allahut, një dosëz, të cilën nuk kuptova se nga erdhi, së pari u rrotullua rreth meje; më pas u ngjit në buzët e mia dhe më mbylli gojën. E kapa dosëzën me sa fuqi kisha dhe e hodha tutje. Vijova fjalën aty ku e pata lënë duke treguar si shembull atë insekt. Mirëpo pak më pas, dosëza erdhi sërish dhe ma kyçi gojën edhe një herë. Nuk di përse më pas ndieva një shqetësim në ndërgjegje, se mos shpreha ndonjë mungesë respekti ndaj Allahut. Në atë çast u drithërova dhe u vetëdijësova se ku kisha gabuar. Po, edhe shembujt që jepen kur shprehet madhështia e Allahut, edhe këta duhet të jenë të denjë për madhështinë e Tij. Për këtë shkak, duke u ngarkuar me detyrë, ai insekt i vogël, për shkak të madhështisë së Allahut të Lartmadhëruar, kishte ardhur dhe më kishte mbyllur gojën. Kjo ngjarje ndodhi aq haptazi, sa madje edhe njerëzit që kisha pranë meje mund ta kuptonin dhe mund të drithëroheshin..."* (Gülen, *Gençlere Pırlanta Ölçüler 6 – Fasıldan Fasıla'dan,* Muştu Yayınları, 2011, f. 34).

Me këto fjalë Gyleni pothuajse jep përshtypjen se bëmat që kryen dhe fjalët që thotë janë nën kontrollin e një vëzhgimi shpirtëror dhe, si rezultat i kësaj, vartësit e tij marrin mesazhin sikur te çdo fjalë dhe bëmë e personit që mbahet nën vëzhgimin hyjnor, duhet të kërkohet një urtësi. Mirëpo sipas besimit islam, çdokush mund të gabojë. Ata që nuk bëjnë gabime janë vetëm pejgamberët.

Përveç kësaj, shihet edhe se brendia e shembullit që jep bie në kundërshtim me ajetet dhe hadithet. Ashtu siç shprehet në ajetin 26 të sures Bakara: ***"Allahu nuk ngurron të japë shembull mushkonjën ose diçka më të madhe se ajo..."*** (Bakara, 26/2). Janë disa shembuj që citohen në ajetet e mëposhtme: ***"Idhujt që ju i adhuroni në vend të Allahut, nuk mund të krijojnë as edhe një mizë, qoftë edhe nëse bashkohen të gjithë për këtë. E, nëse miza u merr atyre diçka, ata nuk do të mund t'ia marrin."*** (Haxh, 73/22) dhe: ***"Rasti i atyre që zgjedhin mbrojtës të tjerë në vend të Allahut, është si rasti i merimangës që zgjedh rrjetën e vet për shtëpi."*** (Ankebut, 41/29). Pas këtyre shembujve të dhënë, mohuesit nisën të thonë: "A nuk turpërohet Zoti i Muhammedit që jep shembuj në lidhje me mushkonjat dhe

me merimangat?" Pas kësaj zbriti ajeti: ***"Allahu nuk ngurron të japë shembull mushkonjën ose diçka më të madhe se ajo..."*** (Bakara, 26/2) (Nesefi, Medariku't-Tenzil, f. 40). Shihet se kreu i organizatës e koncepton këtë pikë njësoj me mentalitetin e mohuesit. Përveç kësaj, ai sjell në rendin e ditës ndjeshmëri të jashtëzakonshme mbi këtë mizanskenë. Ndërkaq, sipas deklaratës së dijetarëve të Islamit, qëndrimet dhe sjelljet që nënkuptojnë se një njeri karakterizohet prej një ndjeshmërie të jashtëzakonshme nga të tjerët në çështjet fetare, është një pasqyrim i mburrjes, i përçmimit të të tjerëve dhe pëlqimit të vetes. (Imam Birgiui, *et-Tarikatu'l-Muhammedijje,* f. 544). Këto kritere të cituara janë përmendur si ndër sëmundjet shpirtërore që prekin zemrën. Si rrjedhojë, edhe situata në të cilën kreu i organizatës vendosi shtetin turk, tregon për një përçarje që mund të burojë nga "një zemër e sëmurë".

# B. **PRETENDIMET SE BISEDON ME HZ. PEJGAMBERIN**

## *1. Takimi me Hz. Pejgamberin ndërkohë që është zgjuar dhe biseda ballë për ballë me të*

Në një predikim fetar të mbajtur në datën 03.11.1978, Gyleni shprehet se është e mundur të flitet drejtpërdrejt me Rasulullahun, pas vdekjes së tij:

> *"Ka shumë persona të tillë që nderohen me afrimitetin në praninë e Allahut, përgëzohen drejt për së drejti, marrin dhe japin përshëndetje, ulen dhe bisedojnë.* ***O Zot, u gjendëm mes atyre që flasin me Rasulullahun, shtrohemi në bisedë me të.*** *U gjendëm mes atyre që dhanë dhe morën përshëndetje!"* (1978-11-03 Hac- 3, min. 01:12:00 etj.).

Në veprën e tij me titullin ***Prizma 1,*** ndaj pretendimeve se takohet me Hz. Pejgamberin, shton edhe pretendimin se takohet me sahabet, evlijatë dhe me personat që kanë nivel të lartë në xhennet:

> *"Allahu, mirësitë që na dhuron, i dhuron nëpërmjet ëndrrave ose i spërkat brenda nesh me anë të 'zgjuarsisë', në saje të disa zemrave të pastra;* ***kryesisht na takon dhe na bashkon me Pejgamberin, pastaj me shumë sahabe, evlija dhe njerëz që kanë arritur në një nivel të lartë."*** (Gülen, *Prizma 1,* Zaman Gazetesi Yayınları, İstanbul 1997, f. 205).

Në rreshtat e mësipërm Gyleni parashtron se herë në ëndërr e herë në gjendje të zgjuar, si një mirësi e Allahut për ndjekësit e tij, është i mundur takimi dhe biseda me Hz. Pejgamberin, sahabet, evlijatë dhe personat që janë në nivel të lartë në xhennet.

Njësoj si të gjithë njerëzit, edhe Hz. Pejgamberi (s.a.s.) ka ardhur në botë në kuadër të një exheli të caktuar dhe ka ndërruar jetë kur është plotësuar afati i parashikuar. Allahu i Lartmadhëruar, për t'i përgatitur besimtarët ndaj këtij realiteti të pandryshuar, në Kur'anin Famëlartë urdhëron: ***"Sigurisht që ti (o Muhammed) do të vdesësh një ditë e, sigurisht që edhe ata do të vdesin"*** (Zumer, 30/39) dhe ***"Muhammedi është vetëm i Dërguar, para të cilit ka pasur edhe të dërguar të tjerë. Nëse ai vdes ose vritet, a mos do të ktheheni ju prapa? Kushdo që kthehet prapa, nuk i bën kurrfarë dëmi Allahut. Dhe Allahu do t'i shpërblejë falënderuesit."*** (Al-u Imran, 144/3). Në kundërshtim me këto deklarata të qarta të Kur'anit Famëlartë,

të pretendosh se Pejgamberi ynë nuk ka vdekur, se vjen dhe shëtit mes xhemaatit, se merr disa urdhra nga ai, mbi të gjitha bie në kundërshtim me Kur'anin Famëlartë. Përveç kësaj, fjala e Hz. Ebu Bekrit (r.a.), në kohën kur Pejgamberi ynë u bashkua me Mikun e Tij më të Lartë, pra ndërroi jetë, e thënë në trajtën: ***"Kushdo që adhuron Muhammedin le ta dijë se Muhammedi ka vdekur. Ndërsa kushdo që adhuron Allahun le ta dijë se ai është gjallë dhe i pavdekshëm."*** (Buhari, Xhenaiz, 3), është një shembull tjetër që e vërteton këtë realitet.

Është e pamundur që pas vdekjes, Hz. Pejgamberi të ekzistojë në sipërfaqen e tokës, të ekzistojë fizikisht apo të flasë e të bisedojë me dikë. Po të ishte e mundur që Hz. Pejgamberi (s.a.s.) të shfaqej pas vdekjes, në një kohë kur personi është i zgjuar, pa dyshim që personat më të denjë për këtë do të ishin sahabet. Sepse shoqëria dhe miqësia e tyre me Hz. Pejgamberin do të vijojë deri në kiamet. Mirëpo asnjë sahabe nuk ka pretenduar se e ka parë Rasulullahun kur ka qenë zgjuar. (Ibn Haxher, *Fet'hu'l-Bari,* XII, 385).

Me këto shprehje, nën petkun e lartësimit të Hz. Pejgamberit dhe sahabeve, Gyleni e vë veten në një pozitë të jashtëzakonshme, madje mundohet të forcojë vartësinë e tyre ndaj tij, duke i magjepsur pjesëtarët e organizatës.

## 2. Marrja e urdhrave nga Hz. Pejgamberi

Gyleni, i cili injekton në mendjen e vartësve idenë se mund të realizohet takimi me Hz. Pejgamberin, qoftë kur personi është në ëndërr, ashtu edhe kur është zgjuar, e lartëson edhe një nivel më tutje pretendimin. Në veprën me titull ***Ölümsüzlük İksiri*** parashtron idenë se mund të merren direktiva dhe informacione nga ai:

> *"Ndërkohë që një njeri* ***takohet fizikisht me Prijësin e Gjithë Krijesave (pra ndërkohë që Pejgamberi është i rimishëruar), mund edhe të ketë marrë disa urdhra, direktiva dhe lajme nga ai."*** (Gülen, *Ölümsüzlük İksiri (Kırık Testi, 7),* Gazeteciler ve Yazarlar Vakfı, İstanbul 2007, f. 235).

Ndërsa në fjalimin që mbajti në Xhaminë Yeni Valide në Üsküdar, me datë 3 shkurt 1989, flet për kritere të ngjashme si më poshtë:

> *"Po ta njohin Rasulullahun do ta duan shumë. Do t'ju shfaqet në ëndërr çdo ditë. Do t'ju tregojë udhë atyre, do t'ju thotë në mëngjes se si duhet të veprojnë.* ***Shokët e mi, e di që vrapon dhe i vjen dikujt e i thotë: 'Sonte pashë tablonë e lavdit, ky ishte urdhri i tij për filanin, kështu le të veprojë ai.'*** (Görüntülü Vaazlar-10, Üsküdar vaazları (Sonsuz Nur), Peygamberlerin Gönderiliş Gayeleri; min. 16:30).

Për sa më sipër, Gyleni thotë kështu:

**1. Hz. Pejgamberi mund të takohet me ndokënd duke u formësuar (mishëruar) si njeri.**

**2. Edhe në ditët e sotme mund të merren direktiva dhe lajme të ndryshme drejtpërdrejt nga Hz. Pejgamberi.**

Një shprehje e tillë bie në kundërshtim me burimet themelore të dijes në Islam, të tilla si gjykimi, shqisat e sakta dhe lajmi i vërtetë. Feja ka arritur plotësimin e saj (Maide, 3/5), Hz. Pejgamberi e ka plotësuar detyrën e tij në botë dhe e ka shpallur në mënyrë të plotë fjalën hyjnore që ka marrë. Pretendimi se merret urdhër nga Allahu në ëndërr a fizikisht, bie në kundërshtim edhe me realitetin që shpreh Hz. Pejgamberi në hutbenë e Lamtumirës: ***"Po ju lë dy gjëra. Nëse i përqafoni fort këto, kurrë nuk mund të devijoni. Këto dy gjëra janë Libri i Allahut dhe sunneti i të Dërguarit të tij."*** (Malik, *Mu'uatta,* Kader 3; Hakim, *Mustedrek,* I, 93).

Po ashtu, pretendimet se i Dërguari i Allahut shfaqet në ëndrrat e disa personave dhe u jep urdhra atyre, janë pretendime subjektive dhe nuk kanë vlefshmëri a kushtëzueshmëri. Edhe pse ndokush pretendon ta ketë parë Hz. Pejgamberin në ëndërr dhe të ketë dhënë mesazhe të caktuara ndaj tij, kjo nuk ka asnjë dispozitë për të tjerët dhe nuk gjendet as detyrueshmëria e veprimit sipas saj. Ndërsa bërja

e veprimeve që kërkohen të kryhen, ndërkohë që personi është në ëndërr, janë në kundërshtim me fenë, pra, të palejueshme. Për më tepër që shumica e ëndrrave janë pamje subjektive, të cilat shfaqen në gjumë në botën tonë shpirtërore dhe mendore si rezultat i disa faktorëve të jashtëm.

Gyleni e paraqet veten sikur vepron në bazë të ëndrrave që sheh dhe bën thirrje të kësaj natyre ndaj atyre që ka përreth. Ky fakt krijon një dimension orientues te vartësit e tij, që ka të bëjë edhe me dhënien e mesazhit ndaj tyre nëpërmjet ëndrrave. Si rrjedhojë, ndaj vartësve është bërë propagandë në median on-line, në kuadër të propagandës së organizatës me direktivën apo urdhëresën që thuhet se ka ardhur nga Hz. Pejgamberi. Kështu, pjesëtarët e organizatës janë orientuar të bëjnë disa veprime sipas ëndrrave, të cilat as nuk dihet nëse janë parë apo jo. Është krejt e qartë se kjo mënyrë veprimi është bërë shkak për një sërë fatkeqësish në shtetin turk.

## 3. Hz. Pejgamberi dëgjon ligjëratën fetare të Gylenit

Gyleni, në një fjalim të mbajtur në Salihli, me datë 17.08.1987, pretendon se Hz. Pejgamberi ka marrë pjesë në ligjëratën e tij fetare. Ai shprehet:

*"... Nëse unë, duke u mbështetur në sinqeritetin tuaj, nuk do të shqetësoj atë shpirt të bekuar, mund të shpreh lehtësisht diçka që i përket atij:* ***Ndoshta në këtë minutë, duke më mbuluar mua me turp, gjendet mes safeve tuaj, mes radhëve tuaja. Edhe qoftë se nuk gjendet për të më dëgjuar mua, gjendet ndërmjet jush për të shëtitur mes xhemaatit të tij, për të përkëdhelur ballin e të rinjve, për t'u vënë dorën në shpinë dhe për t'u thënë: 'Vazhdo biri im, je në rrugë të drejtë!"'***

(1979-08.17_Gonul Dunyamizdan-03- İmanla gelen değişim (Salihli), min. 1:09:00).

Edhe në fjalimin që mbajti më datë 09.07.1979 në xhaminë Hisar të Izmirit citon shprehje të ngjashme:

*"... Në fillim të fjalës e shpreha me nënkuptim, ndërsa tani po e shpreh në formë të hapur. Po vinim në mesxhidin ku falnim namaz. Ai që tregon thotë se turma të mëdha po hynin brenda. Edhe unë po hyja brenda. Në kohën kur gjendesha në një vend si shkallët e mahfilit,* ***më thanë se Rasulullahu kishte nderuar xhemaatin tonë me ardhjen e tij. Po afrohej drejt mihrabit, i propozuan oratorit të përhershëm të xhamisë që të mbante ligjëratën fetare, pra të mbante vaaz. Oratori pyeti: 'Si mund të bëhet kjo në një vend ku gjendeni ju, o Rasulullah?', ai e lejoi dhe e nderoi, u ul para mihrabit. Xhemaati u entuziazmua,*** *njëri po bërtiste së largu: Salati dhe Selami i Allahut qoftë mbi ty, o i Dërguari i Allahut (الصلاة والسلام عليك يا رسول الله).U kthye njeriu, nga buzëqeshja e të cilit burojnë trëndafila, më pas pa atë që tha Salati dhe Selami i Allahut qoftë mbi ty, o i Dërguari i Allahut..."* (1979-07-09_Gonul Dunyamizdan-02-Muhabbet fedailerinin ozellikleri – Beraat Gecesi (İzmir-Hisar Camii)-, min. 57:33).

Në citimet e mësipërme Gyleni thotë:

**1. Hz. Pejgamberi gjendet ndërmjet xhemaatit që dëgjon ligjëratën fetare të Gylenit.**

**2. Përkëdhel ballin e të rinjve që dëgjojnë vaaz dhe u thotë: "Ec biri im, je në rrugë të drejtë".**

**3. Hz. Pejgamberi i propozon Gylenit të mbajë ligjëratë fetare.**

Më shprehje të tilla, të cilat fetarisht nuk mund të bazohen në asnjë burim dijeje që mund të jetë i vlefshëm, Gyleni ose flet sipas botës së tij imagjinare, ose prodhon gënjeshtra për të arritur një pozicion të padiskutueshëm kundrejt vartësve të tij. Sepse pretendimet sipas të cilave Hz. Pejgamberi (s.a.s.), i cili ndërroi jetë në vitin 632, vijon të shëtisë në këtë botë, se vjen të vizitojë një xhemaat të caktuar, se u shfaqet disa personave (natyrisht Gylenit) dhe u jep atyre makame shpirtërore, se merr pjesë në xhemaatin që dëgjon ligjëratën e tij fetare, pra pretendime të tilla nuk mund të vërtetohen nga asnjë lloj informacioni i saktë i dijes. Të dhënat ose shprehjet subjektive, të cilat nuk mund të gjejnë asnjë bazë në literaturën fetare, janë, si rezultat, të pavlera. As në brezin e sahabeve dhe as në brezat pas tyre, nuk gjenden shprehje që tregojnë se Rasulullahu i ka vizituar, se është gjendur bashkë me ta, se i ka vlerësuar ata dhe i ka përgëzuar, madje nuk gjendet asnjë shprehje e ngjashme me këta, as një nënkuptim dhe gjurmët e kësaj.

Nga ana tjetër, Gyleni, duke treguar qartë se nuk ka dijeni mbi këtë çështje, shprehet: ***“Ndoshta në këtë minutë, duke më mbuluar mua me turp, gjendet edhe në mesin e radhëve tuaja.”*** Kështu mundohet të motivojë vartësit, ta paraqesë veten si një person misterioz dhe të nxjerrë përfitimin e tij nga kjo.

## *4. Hz. Pejgamberi e puth Gylenin në ballë*

Në një fjalim që mbajti me datë 06.10.1978, Gyleni, duke mos u mjaftuar me pretendimin se Hz. Pejgamberi ka marrë pjesë në ligjëratën e tij, e tejkalon më shumë cakun dhe pretendon se Hz. Pejgamberi e ka puthur edhe në ballë:

> *"Kur iu paraqita Rasulullahut, shprehjet e mia e ndryshuan krejtësisht brendinë e tyre. Edhe pse ato që thashë para xhemaatit tim kishin një brendi të veçantë, kurrë nuk e hoqa nga vëmëndja ime nifakun (dyfytyrësinë). **Nëse në emër të nefsit tim kam zgjatur ballin dhe kam bërë të mundur që Rasulullahu të më puthë,** këtë e bëra për hir të nefsit tim dhe të atyre që kanë ngarkuar mbi vete shërbimin ndaj Kur'anit e besimit. Nuk e nxora nga mendja që nuk isha një qenie para xhemaatit tim, krahasim me Kitmirin e As'habu'l-kehfit (shokëve të shpellës)... Zoti im në periudhën e fundit më bëri **bartësin e mesihit** që do t'i fryjë njerëzimit me frymën e tij, do ta njoh si nder këtë dhe do të kaplohem nga shpresa për të hyrë në xhennet ndërmjet saj...*
> (Hutbeler 1 (06.10.1978) Namaz 8, min. 16 etj.).

Në këtë citim Gyleni shkurtimisht thotë:

**1. Pasi pretendon se Hz. Pejgamberi e ka puthur në ballë, thotë se këtë nuk e ka bërë në emër të tij, por në emër të pjesëtarëve të organizatës së tij.**

**2. Ndërkohë që nga njëra anë e sheh veten në pozicionin e Kitmirit/qenit të As'habu'l-kehfit, nga ana tjetër e cilëson veten si "bartësin e mesihut".**

Gyleni, duke u shprehur se Rasulullahu e ka puthur në ballë, përpiqet të lartësojë veten, ndërsa kur thotë që e sheh veten më poshtë se një qen, përpiqet të jetë modest. Kjo është njëra prej metodave më të shpeshta që përdor për të ndikuar te ndjekësit e tij.

Një kriter tjetër që tërheq vëmendjen në këtë fjalim është fakti se e cilëson veten si "bartësi i mesihut". Me këtë shprehje ai u drejtohet në të vërtetë qarqeve të tjera, përtej xhemaatit të pranishëm. Kjo shprehje, "bartësi i mesihut", citohet në Bibël (Bibla, Zekerija, 9/9) dhe është një simbol mjaft i rëndësishëm në literaturën fetare të Hebraizmit. Ky simbol tregon se hebrenjtë radikalë, të cilët e shohin veten sikur janë në periudhën e fundit, po presin ardhjen e Mesihut dhe se janë në pozicionin e Bartësit të Mesihut ndaj atyre që shërbejnë në këtë ardhje. Gyleni, i cili në fjalimin e tij e përdor këtë simbol në mënyrë të veçantë, duket qartë se ndaj qarqeve që u shërben, jep mesazh se sa "të përdorshëm" janë, ai vetë dhe organizata e tij.

## 5. Pretendimi se Hz. Pejgamberi e merr Gylenin për dore dhe e bashkon atë me sahabet

Gyleni, i cili siç e shpjeguam më sipër pretendon që Hz. Pejgamberi e ka puthur në ballë, këtu, ashtu siç e ka zakon, duke u bazuar te ëndrrat që ka parë, thotë se Hz. Pejgamberi e merr atë për dore dhe e bashkon me sahabet:

> *"Njerëz si unë, në realitet nuk përjetojnë gjë, por në ëndërr mund të përjetojnë dhe të shohin.* ***Pashë se Pejgamberi më mori për dore. Më shëtiti në Mina, më shëtiti në Muzdelife, më shëtiti në Arafat. Më solli dhe më bashkoi me sahabet.*** *Më pas na futi të gjithëve brenda Qabesë. Sa gjëra të bukura. Unë duhet të kërkoj një koment tjetër për këtë, duhet të kërkoj një kuptim tjetër. Po cili mund të jetë vallë kuptimi i hyrjes sime në Qabe? Mos është kjo një heshtje në aspektin e komentimit të ëndrrave? Mos është një rënie? Ndoshta edhe është kështu. Për shembull, në hadithet fisnike,* ***nëse afrimi ndaj Qabesë dhe hyrja brenda në të është një shenjë që tregon komunikimin me Allahun,*** *kjo do të thotë se unë do të bie në varfëri, ose* ***do të pësoj një fatkeqësi. Sepse ai që është i afërt me Allahun pëson fatkeqësi.*** *Le të themi se Pejgamberi më përgëzoi. Atëherë unë do të bie në një varfëri të detyrueshme. Do të thotë se do të zvarritem. Njeriu duhet të gjejë një kuptim tjetër kur bëhet fjalë për vetveten. Kurrsesi nuk duhet t'i shohë këto gjëra si favore. Kjo është njëra anë e çështjes. Mirëpo këtu ka edhe situata të posaçme. Nëse situata të këtilla u përkasin të tjerëve, nëse i tregojnë të tjerët duke thënë se "unë pashë diçka të tillë" ose nëse ju i shihni këta në lidhje me të tjerët duhet të shprehni supozim pozitiv në lidhje me ato, pra duhet t'i komentoni pozitivisht ato. Allahu e di, ky njeri ose është i mirë, ose po thërritet tek e mira, ose shihet si i denjë për mirësinë. Nëse natyra e tij është e përshtatshme për të dëgjuar këto çështje duhet t'ia tregojmë..."* (15-Sesli Sohbetler-2/Bamteli_11-20 (Bamteli) 14_01-Peygamberane tavır ve eneden kaçma. Min. 03.15-05.00).

Gyleni, në disa shkrime dhe fjalime thotë se ka parë Hz. Pejgamberin kur ka qenë zgjuar, se ka ardhur të inspektojë xhemaatin, se ka folur me të dhe se i është përshtatur urdhrit që i ka dhënë ndërsa ishte zgjuar. Kështu, në një ligjëratë të mbajtur, thotë: ***"Personat si unë nuk shohin gjëra të këtilla në botën reale."*** Siç shihet ai edhe përgënjeshtron veten, por edhe paraqet një qëndrim të rremë modestie.

Demonstrimi i veprimeve të Gylenit duke u bazuar në ëndrra dhe shprehja e thirrjeve të tilla në këtë aspekt, është bërë shkak që njerëzit, të cilët kryesisht janë vartës të tij, po ashtu edhe njerëzit e padjallëzuar dhe të paditur, të shohin ëndrrën si një burim dijeje dhe t'i kushtojnë asaj një rëndësi të veçantë. Gyleni, edhe pse në disa shkrime të tij thotë se është e pamundur të tregohen sjellje duke u bazuar në ëndrra, shihet se qoftë vetë ai, ashtu edhe vartësit e tij, e shohin ëndrrën si një referencë fetare. Edhe këtu, për të nxjerrë pjesë për vete, përdor informacione, vërtetësia e të cilëve nuk mund të vërtetohet në mënyrë objektive, keqpërdor vlera fetare si Hz. Pejgamberi, Qabja, sahabet, Mina dhe Muzdelife.

Siç është theksuar disa herë në punimin që keni në dorë, Kur'ani Famëlartë dhe sunneti i Hz. Pejgamberit janë burimet e vetme të dijes fetare në Islam dhe janë po ashtu kriteri i legjitimitetit. Si rrjedhojë, ashtu siç askush nuk zotëron cilësinë e moskryerjes së gabimeve, përveç pejgamberëve, po ashtu edhe vlefshmëria e pikëpamjeve dhe komenteve lidhet me faktin nëse është në përputhje me këto dy burime apo jo. Vendimet dhe dispozitat që japin ata, të cilët mundohen të krijojnë autoritet mbi njerëzit me rrugë si kerameti, ëndrra, frymëzimi apo rrugë të ngjashme, pa u bazuar në burimet themelore të Islamit, nuk kanë asnjë vlefshmëri në emër të Islamit.

Një kriter tjetër, të cilin duhet ta theksojmë këtu, është shprehja: ***"Nëse hyrja në Qabe është një mënyrë komunikimi me Allahun."*** Në këtë shprehje bëhet fjalë për dy heretizma në aspekt të besimit islam:

**1. Pretendimi sikur Allahu gjendet brenda Qabesë.**
**2. Nënkuptimi se mund të ketë një komunikim me Allahun.**

Allahu i Lartmadhëruar është larg kohës dhe vendit. Pretendimi se gjendet brenda Qabesë, brenda një vendi të ngjashëm me Qabenë apo brenda një ndërtese, do të thotë t'i dedikosh një vend Allahut, gjë që na bën të mendojmë mbi konceptimin e formësimit dhe të përngjasimit në aspekt të besimit islam. Edhe në aspekt të marrëdhënies me Allahun bëhet fjalë për të njëjtën situatë. Dijetarët e Islamit për shekuj të tërë kanë luftuar me mendime të tilla heretike të kësaj natyre. Si rrjedhojë, madje edhe në tregimin e Israsë dhe Miraxhit, nuk bëhet fjalë për kohë dhe vend. (Ebu'l-Muin en-Nesefi, *Tebsiratu'l-Edil-le,* I, 551-552; Ibn Ebi'l-Izz, *Sherhu'l-Akideti't-Tahauijje,* f. 155; Ali el-Kari, *Sherhu'l-Fikhi'l-Ekber,* f. 185).

Nga ana tjetër, shprehje të tilla në ligjëratat e Gylenit, të cilat janë krejtësisht në kundërshtim me besimin islam, tregojnë se kjo ëndërr ose është gënjeshtër, ose ai luan me vetë shejtanin. Nëse ëndrra që tregohet është gënjeshtër, këtu bëhet fjalë për një falsifikim, për një gënjeshtër në emër të Hz. Pejgamberit. Hz. Pejgamberi (s.a.s.) e qorton rreptësisht faktin e të treguarit të një ëndrre që në të vërtetë nuk është parë;

edhe atë që gënjen në emër të tij e ka kërcënuar me xhehennem. Nëse kjo ëndërr nuk është e gënjeshtërt, atëherë kemi të bëjmë me një person që është bërë vetë lodra e shejtanit. Sepse Hz. Pejgamberi, ëndrrat që bien në kundërshtim me besimin islam dhe me dispozitat fetare i ka cilësuar si ***"luajtja e shejtanit me njeriun, ndërkohë që njeriu është në gjumë"*** dhe e ka ndaluar me një gjuhë të rreptë tregimin e këtyre ëndrrave, madje nuk ka pranuar as kërkesat për komentim të këtyre ëndrrave. (Muslim, Ru'ja, 14-16).

## 6. Hz. Pejgamberi gjendet në Izmir

Në fjalimin e mbajtur në xhaminë Hisar në Izmir, në datën 09.07.1979, ka bërë të ditur se Hz. Pejgamberi është gjendur disa herë në Izmir:

> *"... Ditë pas dite, Pejgamberi ynë, lavdia e botëve, na nderon me ardhjen e tij në mesxhidin tonë dhe më pyet: 'Ç'kemi nga e ardhmja?'. Unë, duke e trajtuar objektivisht këtë çështje, nuk dua t'ua paraqes juve duke u thënë se zbriti dhe u formësua si njeri. Por ndoshta kanë kaluar 100 raste kur persona me zemër të ndritur dhe të pastër në vetvete, në botën e tyre shpirtërore, ndoshta edhe kur disa prej tyre kanë qenë zgjuar, kanë dëgjuar lavdinë e gjithësisë (Pejgamberin) kur ka thënë:* ***'Unë po shkoj në Izmir, do të shoh se si është gjendja atje.'*** *Dëgjuan kur lavdia e gjithësisë (Pejgamberi) tha: 'Ndihet nevoja ime në Anadoll, dola për shëtitje.' Vjen në xhamitë tuaja, sheh të rinjtë që vendosin ballin në sexhde, kontrollon emocionin që ndiejnë të moshuarit në dashurinë për Allahun, sheh nëse xhemaati ka ardhur në pikën e duhur apo jo...' Lavdia e gjithësisë (Pejgamberi) sheh pozitën tuaj, unë nuk kam aftësi të jap dispozita në atë botë dhe në atë gjithësi, nëse do të mund të jem 'kitmiri' i tij, do ta konsideroja veten me fat... Më besoni, lavdia e gjithësisë (Pejgamberi) na kontrollon duke qenë në këtë gjendje dhe në këtë madhështi. Na kontrollon me vëzhgimin e ehlu keshfit (gnozës sufiste)..."* (1979-07-09_Gonul Dunyamizdan-02-Muhabbet fedailerinin ozellikleri – Beraat Gecesi (İzmir-Hisar Camii), min. 11:25).

Në fjalimin që mbajti në Yozgat, në datën 29.06.1980, parashtron se qëllimi i kësaj vizite është inspektimi:

> *"... Një vëllai ynë që kryente detyrën e imamit për hir të Allahut në një xhami, më tregoi në letrën që më shkroi, madje edhe kur erdhi më tregoi gojarisht: 'Zotëria i gjithësisë (Pejgamberi) erdhi në vendin ku gjendesha unë. E pashë. Fundi i veshjes sime u mbush me margaritarë, aq shumë u gëzova sa nuk dija se ç'do të bëja, më ishte ndriçuar çdo gjë përreth, isha mbushur me agim në vetvete, e ndieja veten të qetë ashtu sikur kisha hyrë në xhennet, dhe thashë: 'O Rasulullah! Na nderuat me ardhjen tuaj.' Më tha:* ***'Po inspektoj sipërfaqen e tokës. Po inspektoj ushtrinë e re që do t'i frymëzojë jetë ummetit të Muhammedit (s.a.s.). Pastaj tha se nga këtu do të shkonte në Izmir..."***
>
> (1980-06-29_Gönül Dünyamızdan-06- iman ve amel, min. 36:45 etj.).

Në citimet e mësipërme shkurtimisht pretendohen pikat e mëposhtme:

**1. Hz. Pejgamberi ka vajtur disa herë në Izmir.**

**2. Hz. Pejgamberi inspekton rregullisht ushtrinë e re.**

Sipas pretendimit të mësipërm, Rasulullahu hyn në ëndrrën e shumë personave, ose u shfaqet atyre kur janë zgjuar, viziton shpeshherë vendet ku gjendet xhemaati i Gylenit dhe kontrollon nëse është afirmuar ushtria e re apo jo. Në veçanti viziton Izmirin, si qendra e themelimit të kësaj lëvizjeje apo organizate dhe me këtë qëllim viziton edhe disa zona të Anadollit. Kështu, duke u krijuar përshtypja se çdo lëvizje e pjesëtarëve të organizatës kontrollohet nga Hz. Pejgamberi, edhe iu paraprihet shprehjeve divergjente, por edhe formohet kultura e bindjes absolute brenda organizatës.

Pretendime të tilla, të cilat nuk do të mund të miratohen kurrë nga tekstet themelore të Islamit, bien në kundërshtim edhe me gjykimin e shëndoshë. Sipas deklaratave të dijetarëve të Islamit, të pretendosh se Hz. Pejgamberi përfshihet në situata të tilla, se dikush vazhdon të operojë në këtë botë dhe të shëtisë, është diçka që cenon besimin e personit. (Ibn Nuxhejm, *el-Bahru'r-Raik,* V, 134; Shejhizade Damad, *Mexhmau'l-Enhur*, I, 691).

## 7. Prezantimi i Hz. Pejgamberit si inspektori i xhemaatit të Gylenit

Në një bisedë të mbajtur në natyrë, në Menemen të Izmirit, në datën 04.10.1977, Gyleni e paraqet informacionin e mëposhtëm njësoj sikur të ishte një realitet i prerë fetar:

> *"Të gjitha sukseset dhe fitoret që realizohen në emër të Islamit* ***janë plotësisht dhe në mënyrë të drejtpërdrejtë nën inspektimin e Zotërisë sonë*** *(Pejgamberit)****,*** *atij që mori profetësinë mbi vete, këtë mund ta besoni gjithsesi..."* (17-Sesli Sohbetler-4 / Bamteli_31-40 (Kendi degerlerimiz) / 1977-04-10_Mesuliyet Duygusu – Kir sohbeti (Menemen-İzmir); min. 42.33 etj.).

Ndërsa në një ligjëratë fetare që mbajti në datën 06.04.1979, afërsisht pas dy vitesh, "informacioni" i mësipërm konkretizohet dhe Hz. Pejgamberi vjen të inspektojë lëvizjen Gylen, "e cila zhvillohet në llogari të Islamit":

> ***"... më tregon se çdo ditë vjen të kontrollojë safet, se jep urdhëresën ndaj xhemaatit që të vijnë nga e djathta për në qendër, gjendet bashkë me ju në mesxhidin tuaj, me ju në musallanë tuaj, me ju në folenë e dijes dhe irfanit, me shtresën elitë dhe të thjeshtit e popullit, me të nënshtruarit prej tyre,*** *me ditët që do të vijnë, me ditët në të cilat do të vijë e vërteta, me ditët në të cilat e gabuara dhe e vërteta do të zhduken (në kuptimin që nuk do të ketë më dualizëm por vetëm të vertetë).* ***Muslimanë të nderuar, morëm mbi vete ndihmesën e madhe të Allahut, mirësinë e tij.*** *Erdhëm më pas, u dukëm si fatkëqij, por u ulëm në fronin e fatmirëve. Hymë në mesin e atyre që u përkëdheleshin kokat, ndryshe nga ata që erdhën para nesh."* (Sesli Vaazlar 7, 1979 04 06, İktisadi Mülahazalar-7, min. 1:32:00).

Gyleni, duke u nisur nga rëndësia e çështjes në fjalë, afërsisht pas dy apo tre muajsh (09.07.1979), të njëjtin pretendim e shpreh në një mënyrë më konkrete në fjalimin që mbajti në xhaminë Hisar në Izmir:

> ***"... Hyri në mesxhidin tonë, o Zoti im! Na inspektoi, o Zot Ti e di më së miri këtë. Na tha të drejtohemi nga e djathta në qendër, o Zoti im..."*** (1979-07-09_Gonul Dunyamizdan-02-Muhabbet fedailerinin ozellikleri – Beraat Gecesi (İzmir-Hisar Camii), min. 1:13:20).

Një vit pas kësaj, në një fjalim që mbajti në Yozgat (29.06.1980), skenari pasurohet më shumë:

*"... Dhe më pas, pasi kishte kaluar një kohë e shkurtër prej një muaji ose dy muajsh, kur e sheh një vëllai ynë:* 'I bekuari *(Pejgamberi)* kishte ardhur të inspektonte një institucion bamirësie. Gjithë populli shkonte drejt atij institucioni. Po ndërtohej një institucion, *po ndërtohej një institucion që do të kënaqte shpirtrat, mos e harrofshin duart e pastra atë kur po hidhte material ndërtimi në themel,* alejhissalatu uesselami *(Pejgamberi)* e vë dorën mbi atë dorë që hedh material, i duartroket të gjitha ato institucione.' *Vëzhguesi i dytë thotë:* 'Vallahi e pashë. Rasulullahu (s.a.s.) si një sovran bote – *çfarëdo qoftë sovraniteti i botës - vajti deri atje si sovran i botës,* e nderuan atë vend dhe më pas aty u bë një vend si xhami, erdhi para minberit dhe u ul, atje pati edhe njerëz që ishin të ngarkuar me detyrë, të cilëve u propozoi të mbajnë ligjëratë.' *Ata ia kthyen:* 'O Rasulullah! Na vjen turp të radhisim këshilla këtu kur gjendeni ju.' Atje njëri prej tyre ngriti kokën dhe ndërsa po thoshte: "essalatu uesselamu alejke ja Rasulullah!", *jepte këshilla buzagaz, po ashtu edhe paralajmërime. Nga kjo kuptuam se, në sipërfaqen e tokës Krijuesi i dha përsëri një hov rinisë sonë, na dhuroi një garanci;* Rasulullahu gjendet shpirtërisht mes radhëve tona për të inspektuar ushtrinë e pastër dhe të dëlirë që do të shfaqet në këtë periudhë të re dhe të fundit.
*Le t'i mbajmë zemrat në rrugë të drejtë, ta mbajmë zemrën tonë të drejtuar drejt atij sulltani të dy botëve, të dimë se ai është vëzhgues i çdo gjendjeje tonë...* Rasulullahu, me shpirtin e tij të bekuar, me mburojën e trupit të tij, me kopjen e trupit të tij, gjendet mes nesh dhe është vëzhgues ndaj gjendjes sonë...
Hz. Muhammedi (s.a.s.) inspekton përsëri një xhemaat të Allahut. *Të gjitha këta janë shenja që tregojnë se kemi hyrë në rrugën e riqenësimit dhe të ringjalljes. Të gjitha këto janë shenja që tregojnë se e ardhmja është shumë ndryshe. Të gjitha këto janë shenja që tregojnë se më tutje gjeografia shoqërore në sipërfaqen e tokës do të ndryshojë.* Por realizimi i të gjitha këtyre është i lidhur në vetvete me disa kushte të brendshme... Përkrahësit e Krijuesit duhet të bëjnë detyrën që u përket." (1980-06-29_ Gönül Dünyamızdan-06 – iman ve amel, min. 37:30 etj.).

Në një fjalim që mbajti në xhaminë Pendik Çarşı, në datën 31 mars 1991, ky pretendim forcohet edhe një herë:

*"Thuhet se Hz. Muhammed Mustafai, më shumë se me anën e tij shpirtërore, shëtit në mes këtyre lloj xhemaateve me vëzhgimin e ehlu keshfit (gnozës sufiste). Na mundëso të bëjmë punë të tilla që, kur të vijë në inspektim, ta gjejë çdo gjë të plotësuar, çdo gjë siç duhet, në formë të përsosur dhe të kenë pushuar të qarat që vazhdojnë prej vitesh, të kenë pushuar rënkimet..."* (Pendik-5 (Kutsilerin Ufku), min. 01:58:29 etj.).

Në citimet e sipërme theksohen këto pika:

**1. Hz. Pejgamberi inspekton në mënyrë të vazhdueshme organizatën Gylen.**

**2. Hz. Pejgamberi gjendet bashkë me ata që kanë hedhur themelin e formimit të organizatës Gylen.**

**3. Hz. Pejgamberi ka një ushtri të re dhe të dëlirë, të formuar nga pjesëtarët e organizatës Gylen.**

Një rrëfim i tillë, i cili është fryti i një deliri të qartë, keqpërdor në mënyrë të hapur figurën e Hz. Pejgamberit për qëllimet e tij të ulëta. Pretendime të këtilla janë pasqyrime të një shprehjeje ekzoterike dhe është e pamundur që të pranohen. Këto janë shumë herë halucinacione, pra perceptime të pabaza, si për shembull shikimi dhe dëgjimi i gjërave që në të vërtetë nuk ekzistojnë. Një pretendim i tillë nuk përputhet me realitetet fetare, nuk bazohet në informacionet themelore të fesë dhe, si rezultat, nuk ka asnjë vlerë në Islam.

Nga ana tjetër, të thuash se Hz. Pejgamberi inspekton organizatën, të thuash se ai ka dhënë urdhëresën në trajtën: "Hajde nga e djathta në qendër", se ka ndihmuar duke ofruar materiale në ndërtimin e shkollave, konsiderohet si normalizim i tij, pra si një njeri i zakonshëm. Mirëpo Gyleni, për të motivuar organizatën në shërbim të qëllimeve të tij të ulëta dhe për të shtuar "himmetin" (kontribut i detyruar financiar i pasuesve për organizatën) si një mjet efektiv në thithjen dhe shfrytëzimin material të popullit, nuk është larguar as nga këto vese.

Një kriter tjetër që duhet të theksohet këtu është realiteti se Gyleni, për hir të qëllimeve të tij të errëta mund të qenësojë dhe përvetësojë parimet besimore të feve të tjera, të cilat mundohet t'i ngulisë në mendjet e muslimanëvë. Në citimin e gjatë të lartpërmendur bëhet e ditur se Hz. Pejgamberi është i gjallë "me gjithë 'dublen' (trupin astral, mbulojën e shpirtit, kopjen e shpirtit)" e tij, se jeton mes nesh dhe se sheh nga afër gjendjen tonë. Besimi se shpirti ekziston në botë bashkë me 'dublen' (trupin astral) e tij është një informacion i huazuar nga Zoroastrizmi. Në fenë islame një mendim i tillë nuk ka gjetur kurrë mbështetje.

## 8. Thotë në emër të Hz. Pejgamberit gjëra që ai nuk i ka thënë

Në fjalimin që mbajti në Manisa në datën 17.10.1974 thotë:

*"I Dërguari i Allahut, kur besimi i arriti kulmin, për shkak të përgjegjësisë që i ishte ngarkuar, shprehej: 'Ah sikur të isha një pemë e jo njeri, të isha bar që hanë kafshët e jo njeri, të isha zog në majë të kësaj peme e jo njeri; më pas njerëzit të më hanin mua, të kisha zënë vendin tim në trupin e njerëzve dhe më pas të më nxirrnin mua jashtë..."* (17-10-1974, Manisa, Sesli Vaazlar-12, ışığa doğru 02, min. 42:57 – 43:20).

Ndërsa në citimin e mëposhtëm, duke treguar se Hz. Pejgamberi po flet në emër të organizatës së tij, Gyleni bën dedikime të rreme në lidhje me të:

*"Si një shenjë që mund të vërtetojë faktin se jam në rrugë të drejtë dhe në rrugë të Krijuesit, dua të them që, ndërsa eci në këtë drejtim, deri më tani qindra, ndoshta mijëra herë kam parë Rasulullahun (s.a.s.), herë në ëndërr e herë kur kam qenë zgjuar dhe kam marrë mbi vete sihariqin e tij... Në shumë raste Zotëria ynë (Pejgamberi), në lidhje me këta persona ka thënë: 'Mos kini frikë, jemi pas jush, ju mbështesim ju, unë jam pas jush në këtë rrugë shërbimi."* (Gülen, Mefkûre Yolculuğu (Kırık Testi 13), Nil Yayınları, Stamboll 2014, f. 170).

Të trillosh hadithe dhe t'i vësh në gojën e Hz. Pejgamberit, me apo pa qëllim; po ashtu, të shprehësh dedikime të gënjeshtërta a të gabuara në lidhje me të, është një gjynah i madh, që e bën njeriun ta meritojë xhehennemin. Sa i përket kësaj çështjeje, Hz. Pejgamberi urdhëron: ***"Kushdo që më dedikon mua diçka të gënjeshtërt, të përgatitet për vendin e tij në zjarr!"*** (Buhari, Ilim, 38). Rëndësi të veçantë ka edhe fetvaja e Ibn Haxher el-Hejtemiut në trajtën: ***"Oratori që përfshin hadith të shpikur në hutbenë që predikon, merr dënimin 'tazir' (diskrecional, sanksione, vendime të cilat i janë lënë gjykatësit-kadiut t'i përcaktojë)"*** (Ibn Haxher el-Hejtemi, *el-Fetaua el-Hadithijje,* f. 43).

Shprehjet e shëmtuara të Gylenit, të tilla si: ***"Të më hanin njerëzit; të zija vendin tim në trupin e njerëzve dhe më pas të më nxirrnin jashtë",*** nëpërmjet të cilave shpreh dedikime të gënjeshtërta ndaj Hz. Pejgamberit, tregojnë qartë se sa i rremë është respekti dhe dashuria në lidhje me Hz. Pejgamberin.

Nga ana tjetër, transmetimi i shprehjeve në fjalimet e Gylenit në trajtën: ***"Ka thënë, mos kini frikë, unë jam pas jush, jam mbështetësi juaj, jam pas jush në këtë rrugë shërbimi",*** për të motivuar vartësit, është e njëjtë me atë që kanë bërë në të shkuarën ata që kanë shpikur hadithe për të mbështetur fraksionet e tyre.

# C. PRETENDIMI SE TAKOHET ME MELEKËT

## 1. Pretendimi i Gylenit se takohet me melekët

Gyleni, i cili pretendon se është në kontakt të vazhdueshëm me Allahun dhe me Hz. Pejgamberin, e ka shndërruar në rutinë takimin e tij me melekët dhe xhindet. Kjo situatë nuk është bërë e zakonshme vetëm për të, por edhe për vartësit e tij. Më poshtë gjenden shembujt më të qartë të kësaj:

> *"... Nëse ju them se takohem çdo ditë me nga një xhind, nuk do t'ju gënjej. Mes jush ka mijëra të tillë. Nëse them se ka mjaft njerëz që takohen me melekët e nderuar, nuk do t'ju gënjej. Kjo është diçka që edhe ndodh në mesin e një xhemaati besimtarësh. Nëse njeriu thotë se shumë herë është takuar me Rasulullahun, nuk gënjen..."* (Giriş, Tebligde gaye ve metot, min. 04:50).

Në fjalimin me titull "Bota e melekëve", që mbajti në datën 03.03.1978, e çon më tutje shpjegimin e tij, duke pretenduar se melekët do të formësohen dhe të marrin trajta trupore edhe në pikëvështrimin e të krishterëve:

> *"... Një pjesë prej nesh bisedojnë me ta me zemër, në shikimin e disa prej nesh ata formësohen dhe trupëzohen. Herë pas here shfaqen krijesat shpirtërore, e herë xhindet. Shkenca gabimisht mund t'i komentojë ndryshe këta...* ***Melekët madje formësohen dhe trupëzohen edhe në pikëvështrimin e të krishterëve.*** *Njerëz shumë të nderuar dhe të respektuar takohen me ta. Kjo çështje është pranuar tashmë në mënyrë unanime..."*
> (02 Sesli Vaazlar-1/Melekut Alemi/1978-03-03 Melekut Alemi-01.mp3. min. 30:20).

Melekët janë krijesa shpirtërore të krijuara ndryshe nga njerëzit dhe xhindet, që nuk mund të perceptohen me shqisa dhe në lidhje me të cilët mund të marrim informacion nga ajo që na bën të ditur Allahu dhe i Dërguari i tij. Vendi i melekëve nuk është në anën e dukshme të botës, por në atë të padukshmen (gajb). Meqenëse shfaqja e melekëve ndaj një njeriu është diçka e jashtëzakonshme, një situatë e tillë nuk mund të paraqitet si një ngjarje e thjeshtë. Si rrjedhojë, ta paraqesësh takimin e njerëzve me melekët si një ngjarje të zakonshme, krahas të qenit në kundërshtim me parimet e besimit, krijon edhe mundësinë e keqpërdorimit. Për më tepër, ajeti që bën të ditur se meleku i është shfaqur Hz. Merjemit në pamje të një njeriu, në trajtën: ***"Ne i dërguam Shpirtin Tonë (Xhebrailin), i cili iu paraqit asaj si një njeri i plotë."*** (Merjem, 19/17)

dhe hadithi që tregon se Xhebraili erdhi te Hz. Pejgamberi në pamje njeriu dhe i drejtoi atij disa pyetje (Muslim, Iman, 1), të dyja këto tregojnë se diskutime të tilla bartin një cilësi të jashtëzakonshme. Pavarësisht se në Kur'anin Famëlartë thuhet që melekët zbresin radhë-radhë natën e Kadrit deri në kohën e agimit, fakti që nuk flitet për ndonjë takim apo bisedë të tyre me njerëzit, tregon se kjo situatë është një përjashtim (Kadir, 97/4).

Kuptohet se deklaratat sikur takohet me melekët dhe me xhindet përdoren me qëllim që të shpëlajë mendjet e bashkëbiseduesve dhe të marrë në dorëzim vullnetin e tyre. Përhapja në mënyrë të vetëdijshme e një përshtypjeje të tillë që mjaft persona nga organizata takohen me melekët, duke filluar kryesisht nga Gyleni, përdoret me qëllim shtimin e motivimit ndaj pjesëtarëve të organizatës dhe rekrutimin e pjesëtarëve të rinj në strukturë. Përveç kësaj, në shprehjet e sipërme të Gylenit kuptohet që takimi me melekë dhe me xhinde paraqitet si një ngjarje e zakonshme për të. Kështu bëhet e mundur që pjesëtarët të besojnë se i janë bindur një lideri, i cili takohet vazhdimisht me melekët dhe me xhindet, madje përtej kësaj, zotëron dije edhe mbi gjoja anët e jashtëzakonshme të vartësve të tij dhe mbi gjendjet e tyre të fshehta.

## *2. Direktivë ndaj melekëve në lidhje me xhemaatin e tij: "I thashë melekut të majtë që të mos flasë"*

Gyleni, i tejkalon edhe më tej pretendimet se takohet me melekët, kur thotë se u jep urdhra atyre:

> *"Gjithmonë kam pasur përshtypje dhe supozime të mira në lidhje me ju. Kur ju regjistroja, kur shihja llogaritë tuaja, kur vlerësoja situatën tuaj e mbylla syrin e majtë. Vendosa dorën mbi anën e djathtë të defterit, **i thashë melekut të majtë që ta mbajë gjuhën dhe u mundova të vë në funksion gjithmonë të djathtën. Pashë me të djathtën, u mundova të vëzhgoja me të djathtën dhe çdo gjë e kërkova në anën e djathtë të defterit..."*** (Ümit ve Korku 1, min. 08:39-09:07).

Nga shprehjet që citohen në këto rreshta kuptohet se:

**1. Gyleni sheh defterin e veprave të vartësve të tij, madje i regjistron dhe i vlerëson ato.**

**2. I jep direktivë melekut që është i ngarkuar me detyrën e shkrimit të gjynaheve.**

**3. E vë veten në një pozitë shumë të lartë në pikëvështrimin e xhematit, si një person që arrin t'i bëjë të gjitha këto.**

Pretendime të kësaj natyre, para së gjithash janë keqpërdorim i qartë i besimit ndaj melekëve, si njëri prej parimeve të besimit në Islam. Paraqitja e vetes sikur u jep direktiva melekëve Kiramen Katibin (melekët shkrues), duke thënë: ***"I thashë melekut të majtë që të mbajë gjuhën",*** është një delir i qartë. Sepse një shprehje e tillë bie në kundërshtim të hapur me ajetet e mëposhtme: ***"Dijeni mirë se ndaj jush janë përcjellësit! Ata janë shkrues të ndershëm te Allahu."*** (Infitar, 82/10-11) dhe ***"Libri (i veprave të tyre) do t'u vihet përpara, e do t'i shohësh gjynahqarët se si do të tmerrohen nga ato që gjenden në të dhe do të thonë: 'Të mjerët ne! Çfarë është ky libër që nuk paska lënë asnjë vepër të madhe apo të vogël pa e shënuar." Aty do të gjejnë të shënuar gjithçka që kanë punuar. Zoti yt nuk i bën padrejtësi askujt."*** (Kehf, 18/49).

Sipas Kur'anit, melekët nuk bëjnë asgjë jashtë urdhëresës së Allahut. Si rrjedhojë, në ajetin Kur'anor urdhërohet: ***"O ju, që besoni! Ruani veten dhe familjet tuaja nga zjarri, lënda djegëse e të cilit janë njerëzit dhe gurët. Atë e mbikëqyrin melekë të fuqishëm e të ashpër, të cilët kurrë nuk i kundërshtojnë urdhrat e Allahut, por i zbatojnë menjëherë ato."*** (Tahrim, 66/6).

Përveç kësaj, Hz. Ibrahimi ka diskutuar në lidhje me këtë urdhër me melekët që ishin dërguar nga Allahu për të shkatërruar popullin e Lutit, mirëpo melekët i kanë thënë atij se ky diskutim ishte i pavend, pasi nuk kishin zgjidhje tjetër veçse të plotësonin urdhrin që u ishte dhënë. (Hud, 11/74-76). Si rrjedhojë, kur as vetë pejgamberët nuk mund të bëjnë të mundur që melekët të heqin dorë nga detyra që u është caktuar, është e vetëkuptueshme se asnjë njeri tjetër nuk mund ta kryejë këtë. Një pretendim i tillë nuk është tjetër veçse një dedikim i pabazë.

# D. PRETENDIMET SE TAKOHET ME DIJETARËT E MËDHENJ TË ISLAMIT

## 1. "Dijetarët e mëdhenj të Islamit nderojnë kuvendin tonë me ardhjen e tyre"

Në fjalime të tij të ndryshme Gyleni tregon se vetë ai dhe mjaft persona nga organizata e tij takohen, nëpërmjet ëndrrës apo zgjuar, me Pejgamberin, të përzgjedhurit e sahabeve dhe me figura të shquara të tabiinëve; se ata vazhdimisht e vizitojnë këtë strukturë dhe se i mbështesin veprimtaritë e tyre. Më poshtë do të citojmë disa pasazhe nga këto fjalime:

Në fjalimin që mbajti në xhaminë Şadırvan në Izmir, në datën 25 mars 1990, thotë kështu:

> ***"Dijetarë të mëdhenj, të cilët me emrin dhe veprat e tyre kanë lënë gjurmë në periudha të hershme, që i kanë vulosur ato epoka, erdhën në kuvendin ku ndodheshim ne...*** *Struktura që të parët e quanin si trup astral, pra kjo strukturë shpirtërore* ***kishte pasqyrime të tilla jo vetëm në ëndërr, por edhe në realitet...*** *Edhe pse materialistët nuk e pranojnë këtë, kjo çështje ka mijëra dëshmitarë.* ***Edhe në gjendjen që të parët tanë e konsideronin si 'jakadha' (gjendja kur njeriu është zgjuar), mund të ketë vëzhgime të kësaj natyre.*** *Si një emër që vendosi vulën mbi periudhat në fjalë, si një emër i bukur në mes të emrave...* ***Dijetarët e mëdhenj, të cilët do të përçohen në brezat e ardhshëm, na nderojnë me ardhjen e tyre në kuvend... Personi që gjendet në krye të kësaj pune thotë: 'Ne erdhëm këtu. Kishim në plan të takoheshim me Zotërinë tonë (Pejgamberin). Ndërkohë po shohim se*** *Pejgamberi* ***nuk gjendet këtu...****, përse nuk është?' Njëri që gjendej atje i thotë: 'Pejgamberi vajti në xhehennem të nxjerrë nga atje ummetin e tij...' Pas kësaj edhe ata nuk qëndrojnë atje, nisen drejt rrugës së xhehennemit që gjendet në shpatet e xhennetit... Ndërkohë dëgjojnë një zë që thotë: 'Nuri juaj do të shuajë edhe zjarrin e xhehennemit.'"'*
>
> (İman ve Aksiyon 2, min. 30:00-35:00).

## 2. Hasan Basriu, Imami Adham Ebu Hanife dhe Mevlana projektojnë universitet

Shprehja "dijetarët e mëdhenj", të cilën në citimin e mëparshëm Gyleni e thotë në mënyrë të përgjithshme, në ligjëratën e mëposhtme citon edhe disa nga emrat e këtyre dijetarëve:

> ***"... T'ju paraqes një vrojtim timin.*** *Më parë nuk mendoja që gjëra të tilla t'i parashtroja nga kursia (foltorja) e xhamisë. Por nuk mund të privoja nga ju përgëzimin e qiellit, përgëzimin e Rasulullahut. Kitmiri gjendet larg shprehjes së shërbimit... Por shërben nëse dërgohet me forcë dhe detyrim... Do t'ju paraqes rezultatin e këtij dërgimi me forcë dhe detyrim: disa shokë më patën thënë që të isha i pranishëm edhe unë, më çuan diku për të parë një truall shkolle, një truall universiteti... ishte një vend me shkurre, me gurë. Në mes të atyre shkurreve qëndronin ulur disa persona. Ishin njerëz me fytyrë të ndritur. Vendosëm të shkojmë pranë tyre. Vajtëm pranë tyre, unë kërkova leje. I pyeta se kush ishin.* ***Ishte Hasan Basriu, prijësi i tabiinëve (brezit pasardhës të sahabeve). Atje gjendej edhe Numan ibn Thabit Ebu Hanife. Gjendej Xhelaleddin Rumiu.*** *Njerëzit e mëdhenj të epokave të ndryshme ishin mbledhur së bashku dhe po nxirrnin* ***hartën e universitetit që do të ndërtoni ju, po përcaktonin kornizën e tij në botën shpirtërore...*** *I pashë së bashku këta imamë të rëndësishëm, të cilët i bashkonin synime të larta të rigjallërimit. Në veçanti u parashtroj ju këtë kriter. Për të ofruar kornizën e shërbimit tuaj, kornizën e situatës së rigjallërimit, në një bosht që niset nga Hasan Basriu e vijon me Mevlanën, bashkimi i një delegacioni të tillë në emrin tuaj është shumë i rëndësishëm.* ***Pak më vonë mora guxim dhe pyeta. Dëshmitari... pyeste ata: 'Vallë si shërbejmë ne? Zëdhënësi Hasan Basriu thotë se koha duhet të na vërë veshin dhe të na dëgjojë...' Ju parashtruat një shërbim të tillë që, nuk ka dallim nga shërbimi i sahabeve... Dëshmitari thotë se ata kishin një defter të bardhë në duar, se në këto deftere gjendeshin të shkruar prijësit e shërbimit, se në krye të tyre gjendej emri që i kishte vënë vulën epokës, emri i personit që kishte hapur një rrymë mendimi...*** *madje gjendej edhe hoxha nga Samsuni... Hoxha nga Samsuni ishte Mehmed Aliu...* ***Madje u bëra kureshtar të shihja nëse gjendej emri im atje apo jo. Nuk m'i treguan të gjithë emrat. Sepse kishte edhe nga ata që iu ishin fshirë emrat, si dhe emra mbi të cilët ishte vendosur kryq... u bëra kureshtar për emrat e fshirë. Nuk m'i treguan..."***
>
> (İman ve Aksiyon 1, min. 28:47 etj.).

## *3. Hz. Aliu dhe Abdulkadir Gejlani gjenden mes xhemaatit*

Në fjalimin që mbajti në Pendik, me datë 09.04.1989, përfshin emra të rinj në kuvendin e tij:

> *"... Ndoshta në këtë çast gjendeni në situatë të vështirë. Jeni në një pozitë ku nëse hedh një gjilpërë, as në tokë nuk do të bjerë. Por për krijesat shpirtërore nuk bëhet fjalë të diskutohet me tema materiale. Supozoj se në mes të gjithë këtyre fytyrave që shndrijnë ndoshta mjaft evlija,* ***duke filluar nga Shejh Gejlani e deri te Hz. Aliu, persona vepërmirë dhe të devotshëm e të kushtuar në rrugën e Hz. Pejgamberit, kanë ardhur në këtë çast bashkë me ju në këtë xhami. Ndoshta edhe ata do të përfitojnë nga fejzi (vërshimi hyjnor) që Allahu do t'ju dhurojë.*** *Ndoshta kështu shtojnë forcën tuaj shpirtërore. Ndoshta kështu ju konfirmojnë juve. Ndoshta bëhen ndërmjetës për ju. Ndoshta ndërmjetësojnë në përçimin e duave te Krijuesi. Ndoshta edhe përgjërohen për ju. Brezi i gnozës sufiste e sheh këtë. Ajo që mbi ne është thjesht ta përçojmë atë."* (Pendik-1 (Kendimizi Sorgulama), min. 10:21).

## *4. Hz. Aisheja (r.a.) gjendet mes xhemaatit të grave*

Në një fjalim që mbajti në xhaminë Sulejmanije, me datë 15.04.1990, nuk neglizhon as të motivojë xhemaatin e grave që ishin pjesë e kësaj strukture. Në këtë kuadër, pasi flet për Hz. Aishen, duke aluduar mbi të, thotë:

> ***"... Nëna më faltë mua, ndoshta edhe gjendet këtu, ndoshta gjendet këtu me motrat tona."*** (Süleymaniye-04-Nefse Karşı Büyük Kavga-15.04.1990.divx; min. 1:23:00 etj.).

Sipas besimit islam, njeriu, pasi vdes, nuk ka më mundësi të bëjë diçka apo të ketë përgjegjësi, kështu zhduket edhe mundësia dhe gjasa e kthimit në këtë botë. Sepse kjo botë është fushë sprove, ndërsa jeta pas vdekjes është etapa e dhënies së llogarisë. Si rrjedhojë, njerëzit që kanë ndërruar jetë, sado personalitete të mëdha të jenë, nuk mund të kthehen sërish në botë, të shëtisin mes njerëzve a të bëjnë veprime kundrejt tyre. Prandaj, Krijuesi i Lartmadhëruar urdhëron kështu në Kur'anin Famëlartë: ***"Ata njerëz tashmë kanë kaluar. Ata do të kenë çfarë kanë merituar dhe ju do të keni atë që meritoni e nuk do të pyeteni për veprat e tyre"*** (Bakara, 2/141). Nuk gjendet as një shembull apo informacion i ngjashëm që të tregojë se qoftë nga sahabet, qoftë nga brezi tabiin dhe imamët si prijës të medh'hebeve

(shkollave juridike-besimore fetare), të jenë kthyer përsëri në botë dhe të jenë bashkuar me ta e më pas të kenë vepruar në mënyra të ndryshme. Përkundrazi, juristët fetarë janë shprehur se të besosh që shpirtrat e disa personave, sado në nivel të lartë të kenë qenë ata, gjenden në mes të të gjallëve dhe kryejnë disa veprime, mund të jetë diçka që cenon besimin e personit. (Ibn Nuxhejm, *el-Bahru'r-Raik,* II, 321; V, 134; Shejhizade, *Mexhmeu'l-Enhur,* I, 691).

Kur merren parasysh edhe kontekstet e fjalimeve, duket se, për të bindur disa njerëz që ofrojnë mundësi të mëdha materiale ndaj kësaj strukture, Gyleni, duke thënë që persona të njohur nga bota e shkuar e Islamit gjenden mes xhemaatit dhe mbështesin veprimtaritë e tyre, synon të krijojë një atmosferë të fuqishme psikologjike. Logjikisht, nëse Hz. Aisheja shëtit mes pjesëtarëve femra, Hz. Aliu, Hasan Basriu, Imami Ebu Hanife, Mevlana, Abdulkadir Gejlani i bie të shëtisin mes xhemaatit të meshkujve, duke shprehur se sa i kishin pëlqyer tokat që i ishin dhuruar organizatës dhe do të japin kontributin e tyre ndaj projekteve. Si rrjedhojë kuptohet se këto emra janë zgjedhur në mënyrë të vetëdijshme me qëllim që të keqpërdoret respektiviteti që gëzojnë ata në pikëvështrimin e popullit.

# E. PRETENDIMET SE NJEH BOTËN E PADUKSHME

## 1. Respektimi i mediumëve dhe i parashikuesve të fatit

Në një fjalim që ka mbajtur me datë 10.03.1978, Gyleni pretendon se zotëron informacione mbi gjërat që informojnë mediumët, se këto informacione janë rezultat i thirrjes shpirtërore dhe se bartin cilësinë e informacionit të prerë të përfituar me anë të shqisave:

> *"Në botë gjenden mediumë të njohur. Njëri prej këtyre është Ester Robinson. Kur mediumët mbyllin sytë, na japin informacione mbi botën dhe gjithësinë... Si njëri prej dëshmitarëve të kësaj ngjarjeje, e pohoj pa hezituar se,* ***ato gjëra që thotë mediumi në kontekstin e parashikimit të fatit, janë pa dyshim të vërteta dhe ekzistojnë në ato vende që thonë ata. Kjo nuk do të thotë të japësh informacion nga bota e padukshme dhe e panjohur, kjo është një dëshmi, diçka që është e hapur.*** *Por mediumi me këtë trup astral, me zhveshjen e shpirtit nga trupi, bashkë me shpëtimin nga korniza e turpit dhe tenxherja e lëkurës, pra nga kallëpi i lëkurës, arrin të piqet dhe të afirmohet. Një shpirt i pjekur dhe i afirmuar ju sjell dispozita të sigurta në këtë çështje. Jeton në përmasa dhe dimensione jashtë botës suaj. Kerameti (demonstrimi i ngjarjeve të jashtëzakonshme) i veliut dhe mrekullia e treguar nga të dërguarit komentohen po në këtë mënyrë. Por njëra është vërtetim i kauzës së profetësisë, ndërsa tjetra është trashëgimia e çështjes. Ndërsa kjo përdoret për të vërtetuar zhvillimin dhe përparimin e një njeriu mbi këtë çështje, një njeriu që ka përparuar shpirtërisht. Gjëra të tilla përdoren për të vërtetuar mrekullinë e të dërguarit, kerametin e veliut, përparimin e dikujt që është lartësuar shpirtërisht."* (02 Sesli Vaazlar-1/Melekut Alemi/1978-03-10_Melekut Alemi-02.mp3 min. 29:15 etj.).

Pretendime të ngjashme i përmend edhe në bisedën që bëri me datë 17.03.1978:

> *"Është një amerikan i njohur në shkallë botërore, amerikani Davis/Davsin. Këto gjëra në lidhje me të ardhmen i thotë duke marrë informacione nga xhindet dhe nga shejtanët, njësoj*

*si parashikuesit e fatit. Për shembull, gazetat shkruajnë. Jep informacione mbi aktualitetin, mbi ditën se kur do të vdesë Kennedy dhe mënyrën se si do të vdesë. I bën thirrje dhe i thotë: 'Aman, mos dil jashtë në këtë ditë të caktuar.' E lajmëron atë. Ky person është gjallë sot. Aman mos shko në filan vend, thotë. Unë ndiej diçka të frikshme. Gjendet një tym mbi ty, do të të hanë kokën, thotë. Bota e kupton se fjala e tij është e drejtë vetëm pasi gazetat të shkruajnë mbi ngjarjen dhe të thonë se filan person ka vdekur, pasi shpallin lajmin e vdekjes. Ky medium, si një medium i njohur botërisht, thotë se në këtë datë të caktuar do të ndodhë kjo gjë, se dollari amerikan do të ketë luhatje në filan datë. Nuk ka mundësi t'i dijë këto gjëra pa dalë jashtë dimensioneve të përcaktimit të vendit ku jemi ne me gjendjen e tij të hipnotizuar."*

(02 Sesli Vaazlar-1/Melekut Alemi/1978-03-17_Melekut Alemi-03.mp3 min. 31:48 etj.).

Në citimet e mësipërm spikasin këto kritere:

**1. Lajmet që japin mediumet bartin informacion të prerë dhe ky është rezultat i një dëshmie.**

**2. Mediumizmi është demonstrim i përparimit të shpirtit dhe i kalimit të njerëzve nga dimensioni ku gjenden në një dimension tjetër.**

**3. E paraqet si legjitim parashikimin e fatit dhe mediumizmin.**

Parashikimi i fatit, i cili ka kuptimin e dhënies së lajmeve në lidhje me të ardhmen, është ndaluar rreptësisht në fenë islame. Edhe mediumizmi mund të cilësohet si një lloj i parashikimit të fatit. Në Kur'an bëhet e ditur se informacionet mbi botën gajb i përkasin vetëm Allahut, se xhindet nuk e dinë gajbin, se mashtrojnë njëri-tjetrin me fjalë të zbukuruara. Përveç kësaj, në Kur'anin Famëlartë, në shumë ajete theksohet se burimet e informacionit të parashikuesve të fatit nuk janë të besueshme (Sebe', 34/14; En'am, 6/112). Edhe Hz. Pejgamberi ka bërë të ditur se një individ që kërkon informacione nga parashikuesit e fatit ka mohuar shpalljet hyjnore që i janë zbritur dhe nuk do të mund të hyjë në xhennet (Muslim, Selam, 125; Ebu Dau'ud, Tib, 21; Ahmed b. Hanbel, Musned, III, 14). Përsëri një herë, kur Hz. Pejgamberit (s.a.s.) i thanë se parashikuesit e fatit pretendonin sikur merrnin lajme nga bota e padukshme, ka thënë se informacione të tilla nuk kanë vlerë. Edhe pse shprehet se disa prej thënieve të parashikuesve të fatit dalin të sakta, ka shtuar se këto bazohen në të dhënat e vjedhura nga xhindet dhe se shprehen pasi përzihet një e drejtë me njëqind gënjeshtra. (Buhari, Tib, 46; Teuhid, 57; Muslim, Selam, 122-123). Pavarësisht këtyre thënieve të qarta të Kur'anit dhe haditheve, fakti që Gyleni thotë fjalë që legjitimojnë mediumizmim si një lloj i parashikimit të fatit, kurrë nuk mund të pëlqehet në aspekt të burimeve themelore të informacionit në fenë islame.

## 2. Pretendimi se i di të gjitha netët e Kadrit

Shprehjet e mëposhtme, të cilat gjenden në veprën ***Sohbet-i Canan (Bisedë e përzemërt)*** në lidhje me "Natën e Kadrit", kohën e së cilës Allahu e la të fshehtë, janë një shembull tjetër ndaj pretendimeve të pabaza të Gylenit në lidhje me botën e panjohur:

> ***"... një njeri që jeton në një kohë përtej kohës mund të shohë të djeshmen, të pardjeshmen, natën e Kadrit të vitit të shkuar ose natën e Kadrit të disa viteve të mëparshme, bashkë me të gjitha netët e Kadrit në të ardhmen."*** (Gülen, Sohbet-i Canan, Nil Yayınları, İstanbul 2013, s. 21).

Dihet në formë të prerë se nata e Kadrit gjendet në muajin e Ramazanit. Mirëpo ekzistojnë transmetime të ndryshme mbi faktin se në të satën ditë është kjo natë. Edhe pse ka një mendim të përgjithshëm, sipas të cilit nata e Kadrit është në natën e 27 të muajit të Ramazanit (Muslim, Salatu'l-Musafirin, 179-180), transmetime të tjera bëjnë të ditur se duhet të kërkohet në dhjetë netët e ditëve të fundit (Buhari, Lejletu'l-Kadr, 3; Muslim, Sijam, 207), ose në shtatë netët e fundit të muajit (Muslim, Sijam, 205-206). Megjithatë është mbajtur e fshehtë se në cilën natë është nata e Kadrit. Njëra prej urtësive më të mëdha të mbajtjes fshehtë të kësaj nate ka të bëjë me faktin që të nxisë muslimanët ta kalojnë çdo natë të muajit të Ramazanit njësoj si nata e Kadrit. Pavarësisht kësaj, parashtrimi nga Gyleni se netët e Kadrit të shkuara dhe të ardhme mund të dihen nga disa njerëz që jetojnë përtej kohës, nuk janë gjë tjetër veçse pretendimi se këta persona zotërojnë dije mbi botën gajb, pra, mbi botën e panjohur. Nëse do të duhej të dihej koha e natës së Kadrit nga njerëzit, pa dyshim që personi i parë, i cili do ta kishte këtë informacion, do të ishte Rasulullahu (s.a.s.). Ndërkaq, Hz. Pejgamberi (s.a.s.) ka bërë të ditur qartësisht se nuk e ka një informacion të tillë. (Buhari, I'tikaf, 1). Është e qartë që pretendimi sikur di kohën e natës së Kadrit, për të cilën madje edhe Pejgamberi ynë nuk ka thënë diçka të prerë, nuk është i vërtetë.

## 3. “Mos pyesni se kush po e vëren”

Në fjalimin që mbajti me datë 26.05.1978 thotë kështu:

> ***“... vërehet se shejtani bërtet me të madhe. Mos pyesni se kush po e vëren...”*** (Fizik Ötesi Hayat 3, min. 13:44 etj.).
>
> *“... Këmbët e materies janë në lëkundje, njerëzit e botës së keshfit (gnozës sufiste) e kanë bërë vrojtimin e tyre, Allahu ia ka paraqitur këto pamje botës dhe krijesave, ata që kanë vrojtuar kanë arritur prej shumë kohësh në plotësim dhe afirmim, kanë parë prej shumë kohësh se kush dhe çfarë ushqen në vetvete, se ç’fund do të ketë...”* (Fizik Ötesi Hayat 3, min. 16 etj.).

Në këtë fjalim, me qëndrimin e tij të përhershëm, Gyleni thekson dy pika të debatueshme:

**1. Pasi thotë se *“shejtani bërtet me të madhe*”, shprehet sikur këtë e kanë vrojtuar disa persona, por kërkon që të mos pyesin se kush janë.**

**2. Nënkupton se disa njerëz mund të kenë informacion mbi faktin se ç’fund do të kenë njerëzit.**

Sipas tablosë së mësipërme, Gyleni i njeh ata që vrojtojnë. Qoftë nëse pretendon se i njeh ata që vrojtojnë, qoftë edhe nëse nënkupton se është vetë ai që vrojton, në të dyja rastet paraqitet në një pozitë shumë të lartë kundrejt masës së gjerë. Ndërkohë që informacioni mbi fundin e njerëzve i përket vetëm Allahut. Sepse kjo është një dije që i përket botës së panjohur. Si rrjedhojë, në Kur’anin Famëlartë urdhërohet: ***“Askush, përveç Allahut, në qiell apo në Tokë, nuk i di të fshehtat dhe as nuk do ta dijë se kur do të ringjallet.”*** (Neml, 27/65). Pra, pretendimi se di fundin e jetës së njerëzve është krejtësisht i pabazë.

Me shprehjet e mësipërme, duke dhënë imazhin e një personi të lartë, që di fundin e njerëzve, Gyleni, i cili është i informuar për veprimtarinë e shejtanit, hipnotizon ndjekësit e tij. Në përputhje me këtë edhe vartësit i binden pa i hetuar thëniet e tij.

## 4. Lajmërimi se sa personave u është pranuar haxhi në Arafat

Më poshtë jepet biseda e deshifruar e dy filmimeve të viteve të ndryshme në lidhje me pretendimin se Gyleni njeh botën e panjohur, gjë që nuk mund të përputhet me besimin islam.

Në fjalimin që mbajti me datë 20.10.1978 në lidhje me haxhin, shprehet si më poshtë:

> *"Këtë vit vajta në haxh. Kur po flija në Arafat, dy persona me veshje jeshile zbritën nga qielli dhe folën me njëri-tjetrin. I dëgjova bisedat e tyre. Pashë se njëri po i thoshte tjetrit: 'Sa veta erdhën në haxh këtë vit?' Tjetri iu përgjigj se kishin ardhur 600 000 persona. Këtë herë i njëjti person pyeti: 'Sa prej këtyre ua pranoi Allahu haxhin?'* ***Ai tha: 'Allahu pranoi haxhin e vetëm 6 personave...'*** (Sesli Vaazlar 5, Hac-1 mp3, 1978-10-20, min. 49:50 etj.).

Edhe në fjalimin që mbajti në xhaminë Hisar në Izmir, me datë 26.05.1991, shpreh qëndrime të ngjashme:

> ***"... Me shumë mundësi këtë vit nuk u pranua Arafati. Mes tyre gjendeshin dy-tre persona. Njerëz të mrekullueshëm, të pastër në brendi të tyre. Bota ishte mbledhur brenda tyre. Për hir të respektit të tyre, ndërkohë që Allahu u dha ushqimet e atyre, as të tjerët nuk i privoi. U tha: 'Ejani, merrni të gjithë...'"*** (Görüntülü Vaazlar-2, 26.05.1991, Hisar-9 (İslam'da Anne ve Baba Hakkı), min. 27.00-31.00).

Të thuash se nuk është pranuar adhurimi i qindra mijëra njerëzve, duke u nisur nga një ëndërr që është parë në lidhje me adhurimin e haxhit, i cili është farz për muslimanët që kanë mundësi, nuk është tjetër veçse një delir. Sepse ai që do t'i pranojë adhurimet është Allahu i Lartmadhëruar. Këto shprehje kanë në vetvete edhe pretendimin se personi zotëron informacion mbi një çështje që është vetëm nën kompetencë të Allahut dhe të cilën mund ta dijë vetëm ai. Se kujt i është pranuar adhurimi dhe kujt jo, është një dije që lidhet me botën e panjohur. Si rezultat, një dije e tillë i përket vetëm Allahut. Faktin që edhe Pejgamberi ynë (s.a.s.) nuk e zotëronte një dije të tillë në kuptimin absolut, e ka shprehur personalisht bashkëshortja e Pejgamberit, Hz. Aisheja (Buhari, Teuhid, 4).

Deliret e shprehura më lart tejkalojnë çdo limit, për shkak se injorojnë ndjenjat e miliona njerëzve që e konsiderojnë haxhin si njërën prej detyrave më domethënëse dhe të shenjta të jetës, të cilët marrin parasysh një udhëtim të vështirë, që vizitojnë

vendet e shenjta, që bëjnë tavaf Qabenë dhe bëjnë vakfe Arafatin. Hz. Pejgamberi urdhëron: ***"Kërkova nga Allahu që të mos e bashkojë ummetin tim në një rrugë të gabuar; edhe ai ma pranoi këtë dua."*** (Ebu Dau'ud, Fiten, 1); po ashtu: ***"Ummeti im nuk bashkohet në udhën e gabuar"*** (Ibn Maxhe, Fiten, 8). Të thuash se ka gabime në nijetin dhe adhurimin e miliona muslimanëve që kanë vajtur në haxh atë vit dhe se përveç disa personave nuk është pranuar adhurimi i asnjërit prej tyre, është diçka që nuk përputhet fare me shprehjet e mësipërme të Hz. Pejgamberit.

Përtej të gjitha këtyre, Gyleni, duke dhënë mesazhin se zotëron dije mbi një fushë dhe kompetencë të posaçme për Krijuesin, mundohet ta paraqesë veten sikur gjendet në një pozicion mbinjerëzor.

## 5. Pretendimi se sheh atë që është shkruar në Leuhi Mahfudh (Pllaka e ruajtur, Libri kryesor)

Gyleni, në dy veprat ku gjenden edhe citimet e mëposhtme, përdor këto shprehje në lidhje me "Leuhi Mahfudhin":

> *"Ai shfaqet* ***pasi ekzistenca shpirtërore (el-latifu'r-rabbanijje) gjen një portë, e cila hapet drejtpërdrejt ndaj botës së fshehtë për të parë ngjarjet që janë përgatitur të ndodhin nga ajo portë e hapur, të shohë njërin prej shembujve të kulmit të leuhi mahfudhit ose të letrave të kaderit."*** (Gülen, Ölümsüzlük İksiri (Kırık Testi 7), Gazeteciler ve Yazarlar Vakfı, İstanbul 2007, f. 229).

> ***"Çdo veli, i cili mund të vrojtojë realitetin e Leuhi Mahfudhit dhe shikimi i të cilit arrin atje, mund ta analizojë Kur'anin në tërësi."*** (Gülen, Kur'an'dan İdrake Yansıyanlar, Nil Yayınları, İstanbul 2013, f. 398).

Në këto citime theksohen dy kritere:

1. **Disa njerëz zotërojnë informacion në lidhje me Leuhi Mahfudhin dhe me kaderin.**
2. **Disa njerëz mund të marrin informacione në lidhje me botën e fshehtë.**

Leuhi Mahfudhi është një kriter që lidhet me botën e fshehtë. Brendia e tij nuk njihet plotësisht. Dijetarët e Islamit mendojnë se ekziston një libër, në të cilin janë shkruar të gjitha objektet dhe ngjarjet me lapsin hyjnor, ku përfshihen ligjet e natyrës dhe të shoqërisë të vëna nga Allahu. Në Kur'anin Famëlartë, në vend të Leuhi Mahfudhit përdoren edhe togfjalësha "kitab" (En'am, 6/38; Kaf, 50/4), "kitab-i mubin" (Junus, 10/61; Sebe', 34/3),"kitab-i meknun" (Uakia, 56/78), "kitab-i mestur" (Isra, 17/58; Ahzab, 33/6), "ummu'l-kitab" (er-Ra'd, 13/39; ez-Zuhruf, 43/4). Sipas dijetarëve të shkencës së tefsirit, ajo që synohet me këto togfjalësha në Kur'an është Leuhi Mahfudhi. (Ibnu'l-Xheuzi, V, 450; VI, 189, 481; Fahreddin er-Razi, XXIX, 237). Siç kuptohet nga brendia e përgjithshme e ajeteve, të gjitha qeniet dhe ngjarjet që do të vijnë në botë dhe që do të ndodhin janë shkruar në këtë libër. Çdo gjë e vogël dhe e madhe që gjendet në qiej e në tokë, exheli i gjithë njerëzve, të gjitha fatkeqësitë që do t'u ndodhin individëve dhe popujve përfshihen në dijen e Allahut dhe janë regjistruar në Leuhi Mahfudh. (Leuhi Mahfudh, ***DİA,*** XXVII, 151).

Siç kuptohet nga të gjitha këto, Leuhi Mahfudhi ka të bëjë vetëm me dijen mbi botën e fshehtë që gjendet pranë Allahut. Si rrjedhojë, pranimi i Leuhi Mahfudhit si një libër mbi të cilin mund të zotërohet dije, nënkupton faktin se dija absolute e gajbit është e hapur ndaj disa njerëzve, ndërkohë që një pretendim i tillë nuk ka bazë fetare. Sepse në ajetin Kur'anor urdhërohet: ***"Allahu fshin çfarë të dojë e ngulit çfarë të dojë (në këtë libër); dhe tek Ai është Libri amëz."*** (Ra'd, 13/39).

## *6. Të dish gjithçka nga bota e fshehtë (gajb) dhe arritja në gajbin absolut*

Gyleni, i cili në kapitullin e mëparshëm pretendon se njeriu mund të arrijë te dijet në Leuhi Mahfudh, parashtron se, duke zotëruar dije të pakufishme mbi gajbin, mund të arrijë edhe në "gajbin absolut":

> *"Personat, të cilët janë thelluar në marrëdhënien me Allahun, mund të zotërojnë dije mbi botën e gajbit pa pasur asnjë kusht dhe kufizueshmëri, po ashtu mund të takohen lehtësisht me melekët, xhindet, Mesihun dhe me Hizrin (Hidrin) (a.s.)."* (Güleni, Asrın Getirdiği Tereddütler 2, Nil Yayınları, İstanbul 2008, f. 181).

> *"Tani ju mund të kapërceni të gjitha nivelet dhe me lejen e ndihmën e Allahut të arrini në një pikë të caktuar. Mund të arrini në nivelin fena fil'lah (qenia dhe cilësitë e robit të bëhen fani (të shkrihen) në qenien dhe cilësitë e Krijuesit; ekzistencën tënde ta shkrish në ekzistencën e Allahut Famëlartë), beka bil'lah (të mbetesh tek Allahu) dhe maallah (rrugëtim me Allahun) dhe të keni vetëdijen mbi dëshminë e njëjësinë shpirtërore.* ***Brenda jush mund të shfaqen mendime mbi arritjen në gajbin absolut, në të vërtetën e të vërtetave..."*** (Gülen, Yaşatma İdeali, Nil Yayınları, İzmir 2012, f. 57).

Me shprehje të kësaj natyre, Gyleni parashtron se personat që kanë lidhje dhe marrëdhënie të fuqishme me Allahun, mund të kenë informacione edhe në lidhje me botën e fshehtë, mund të takohen lehtësisht me melekët, me xhindet, madje edhe me Mesihun dhe me Hizrin (a.s.). E në një vepër tjetër të tij, kundrejt mënjanimit të shikimit nga harami, ai do të arrijë në një rezultat të rëndësishëm, si **vrojtimi i Allahut,** madje thotë se ky vrojtim, **ashtu siç mund të ndodhë në botën tjetër, mund të ndodhë edhe në këtë botë.** (Gülen, Yol Mülahazaları, Nil Yayınları, İzmir 2008, f. 80).

Është e pamundur të pranosh shprehjet e Gylenit, sipas të cilave personat që kanë marrëdhënie të thelluar me Allahun, pa pasur asnjë kusht dhe asnjë kufi, mund të zotërojnë informacione në lidhje me gajbin. Ky konceptim bie në kundërshtim me parimet që na mëson Kur'ani. Në ajete Zoti ynë i Lartmadhëruar bën të ditur se vetëm ai mund ta dijë gajbin (Hashr, 59/22; Sebe', 34/38), se çelësat e gajbit gjenden vetëm tek ai (En'am, 6/59) dhe se cilësia "Al-lamu'l-Gujub" i përket vetëm atij (Sebe, 34/38).

Gyleni, duke keqpërdorur edhe konceptet mistike, u bën me dije vartësve të tij se në fund të përpjekjeve dhe mundimeve të caktuara mund të arrijnë në gajbin absolut dhe në ***'të vërtetën e të vërtetave'.*** Këto pretendime nuk pasqyrojnë të vërtetën,

pasi ngrihen mbi bazën e delireve, që nuk janë tjetër veçse gënjeshtra dhe mashtrime. Si rrjedhojë, Allahu i Lartmadhëruar na informon në Kur'anin Famëlartë se Hz. Nuhu i bën thirrje kështu popullit të tij: ***"Unë nuk ju them se kam thesarin e Allahut apo që e di të padukshmen. As nuk them se jam melek e as do t'u them atyre, të cilët sytë tuaj i nënçmojnë, se Allahu nuk do t'u japë kurrfarë të mire. Allahu e di më mirë se të gjithë ç'ka në shpirtrat e tyre. Atëherë, sigurisht që do të isha prej të padrejtëve."*** (Hud, 11/31). Po në Kur'anin Famëlartë thuhet se Hz. Muhammedi (s.a.s.) është shprehur si më poshtë: ***"Thuaj: 'Unë nuk ju them se zotëroj thesaret e Allahut apo se e di të padukshmen dhe as nuk them se jam melek. Unë ndjek vetëm atë që më shpallet.' Thuaj: 'A barazohet i verbri me atë që sheh? A s'po mendoni?"'*** (En'am, 6/50). Ashtu siç kuptohet nga këto ajete, gajbin e di vetëm Allahu. Ndërsa pejgamberët dinë vetëm aq sa Allahu u ka mundësuar atyre. (Al-i Imran, 3/179; Xhinn, 72/26-28). Edhe pse parimi i përgjithshëm mbi gajbin është kështu, pretendimi se Gyleni mund të arrijë në gajbin absolut është një përpjekje që të pranohet si informacion absolut fetar çdo gjë që thotë ai.

Si rezultat, ndërkohë që Hz. Pejgamberi ka bërë paralajmërime ndaj atyre që pretendojnë se dinë gajbin në kuptimin absolut (Buhari, Megazi, 12), fakti që Gyleni i parashtron kriteret e gajbit, të pabëra të ditura nga Allahu, si një fushë në të cilën mund të depërtohet, bie në kundërshtim me parimet e besimit islam.

# KAPITULLI II - ËNDRRAT

## A. PRETENDIMI SE SHEH NË ËNDËRR PYETJET E PROVIMEVE

Në veprën e tij me titull ***"Gençlere Pırlanta Ölçüler (Këshilla brilante për të rinjtë (Fasıldan Fasıla'dan)",*** pretendon se pyetjet e provimeve mund të shihen nga disa persona në ëndërr:

> *"Për shembull, disa persona, suksesin që do të korrin më pas, mund ta shohin shumë më përpara në ëndërr dhe **arrijnë të shohin me të gjitha hollësitë pyetjet e provimeve në të cilat do të futen më pas."*** (Gülen, Gençlere Pırlanta Ölçüler 6 Fasıl'dan Fasıla'dan, Muştu Yayınları, 2011, s. 120).

Hadithet e ardhura nga Hz. Pejgamberi (s.a.s.) (Buhari, Ta'bir, 46; Muslim, Ru'ja, 4) tregojnë se ëndrrat që shohin njerëzit, përveç pejgamberëve, nuk zotërojnë një cilësi argumentuese në aspektin fetar dhe se nuk mund të parashtrohet norma të caktuara në lidhje me besimin apo adhurimin duke u bazuar tek ëndrrat. Dijetarët e Islamit janë të një mendjeje mbi këtë kriter. Edhe pse ëndrra është një realitet për njeriun, ngaqë ekziston një mundësi e lartë që ta kujtojmë apo komentojmë në mënyrë të gabuar, argumentet e ardhura nga pikëpamja e gjykimit dhe e teksteve të shenjta, nuk përfaqësojnë një kushtëzueshmëri, nuk kanë as vlefshmëri. (Ibn Haldun, ***Shifau's-Sail,*** f. 61-69; Birgiui, ***et-Tarikatu'l-Muhammedijje,*** f. 56-57; Hadimi, ***el-Berika***, I, 140-142; Güzelhisari, ***Menafiu'd-Dekaik,*** f. 137; Ibn Abidin, ***Reddu'l-Muhtar,*** I, 257; Mustafa el-Arusi, ***Netaixh,*** II, 330-331; Yazır, ***Hak Dini,*** VI, 4259-4260). Nga ana tjetër, një person, edhe pse mund të pretendojë se ka parë në ëndërr Hz. Pejgamberin, që i ka thënë se është haram një kriter i caktuar hallall; se një kriter që ishte hallall në fakt ishte haram, kjo ëndërr nuk ka asnjë vlerë. Po ashtu, kur një person nuk ka bërë asnjë divorc në jetën e tij dhe sheh në ëndërr Hz. Pejgamberin që i thotë se e ka divorcuar në emër të tij bashkëshorten tri herë, nuk mund ta marrë për bazë këtë ëndërr. Sepse një gjykatës, i cili jep një vendim bazuar

në dëshminë e dy dëshmitarëve, nëse sheh në ëndërr që Hz. Pejgamberi i thotë se dëshmia e atyre dëshmitarëve është e pavlefshme, nuk mund ta marrë parasysh këtë ëndërr. Duke u bazuar në ëndrrën që bart një cilësi subjektive, nuk mund të braktisen dispozitat fetare të konstatuara nëpërmjet teksteve të shenjta dhe nuk mund të cenojmë të drejtën e robit. (Karafi, *el-Furuk,* IV, 244-246; Shatibi, *el-I'tisam,* I, 191-192).

Për sa u tha më lart, nuk bëhet fjalë për veprimin me ëndërr, por për faktin se e sheh si të lejuar vjedhjen e pyetjeve dhe e nxit këtë gjë. Dihet se ai ëndrrën e përdor si një mjet për të dhënë mesazh, veçanërisht si një mjet psikologjik për të mbledhur 'himmet' (ndihmë monetare për organizatën), për të vjedhur pyetjet dhe për të orientuar personat. Përveç kësaj, shikimi në ëndërr i qindra pyetjeve që jepen në provime, me të gjitha hollësitë, është diçka e pamundur. Në të vërtetë, me këtë synohet të arrihet një bazë legjitime për falsifikimin e bërë. Si rrjedhojë, fjalët e sipërme janë argumenti i hapur që tregon se Gyleni nuk e njeh të drejtën. Nga ana tjetër, në fjalët e Gylenit në trajtën: ***"Në ëndrrat e vërteta dhe të sakta gjenden mesazhe të mbushura me frymëzim dhe me udhëzim në rrugë të drejtë. Prandaj edhe shumë zbulime (gjendje të gnozës sufiste) të mëdha janë bërë të mundura në saje të ëndrrave dhe shumë të tjera janë bërë mjet për përcaktimin e së ardhmes së mjaft personave dhe popujve."*** (Gülen, Varlığın Metafizik Boyutu, f. 117), shihet një përpjekje për të gjetur dëshmitarë të rremë për vjedhjet e tyre. Po ashtu, me fjalët: ***"... ndërsa gjithmonë mund të pranohet se ëndrrat në çështje të lejuara, duhet të kenë një funksion orientues, me kusht që të mbeten të posaçme për personin që ka parë ëndrrën"*** (http:/documents.tips/documents/m-fethullah-gulen-prizma-1-2-3.html; 09.07.2016; 16:39), mashtron fillimisht vartësit me fushën e lejuar, ndërsa më pas i orienton ata drejt fushave haram, siç është vjedhja.

Të cenosh të drejtën e robit duke vjedhur pyetje, është një dëm shumëpërmasor ndaj së drejtës publike. Për më tepër, duke cenuar të drejtën e mjaft njerëzve, kjo bëhet shkak që ndaj tyre të ushtrohen padrejtësi.

# B. "NËSE NDRYSHON RRJEDHË NË JETË, FET'HIU DO TË VDESË"

Në një fjalim që mbajti në xhaminë Sulejmanije me datë 18.03.1990, Gyleni bën një deklaratë të tillë:

*"... Një ditë erdhi dikush dhe më tha: 'Pashë Zotërinë e Gjithësisë (Pejgamberin) në ëndërr, i cili më kumtoi:* ***'Nëse Fet'hiu ndryshon drejtim në jetë, ai do të vdesë...' I thashë: 'Aman o Rasulullah.'*** *Atë vrimë e mbylla duke thënë 'aman'. Nuk kam dashur asgjë dhe askënd në botë..."* (Süleymaniye-03 (Fütüvvet Ruhu) 18.03.1990.divx; min. 2:01:00 etj.).

Ndërsa në një fjalim tjetër të tij, thotë:

*"Shpirtrat qofshin falë për hir të një përgëzimi të marrë nga ti. Unë kam qenë dëshmitar ndaj personave të tillë, të cilët kanë parë Zotërinë (Pejgamberin) (s.a.s.) në ëndërr. Zotëria e kishte përkëdhelur me dorë atë, më pas erdhi me vrap tek unë dhe më tha se ishte i gatshëm si i çmendur të jepte çdo gjë që kishte në emër të materies..."* (Sevgi Sultanı, min. 42:40).

*"Ishte rreth viteve 1978. Më ishin mbledhur shumë rroba të palara. Më erdhi në majë të hundës kur po i laja në darkë. Për një çast thashë me vete: 'Po sikur të isha martuar?' Nuk ishte një formë e prerë mendimi, por një mendim që më erdhi në mendje si rrufe. Ditën tjetër erdhi një shok dhe më transmetoi si më poshtë: 'Në mbrëmje pashë Zotërinë (Pejgamberin) tim në ëndërr. Ju përshëndeti juve me selam dhe urdhëroi: 'Ditën kur martohet, do të vdesë dhe nuk vij në xhenazen e tij.' Kjo ishte një ëndërr. E dija se nuk do të mund të veprohej me ëndërr, por në emër të personalitetit tim u mundova të tregoja respekt ndaj kësaj shenje."* (Latif Erdoğan, Fethullah Gülen Hocaefendi, "Küçük Dünyam", f. 63).

Në shprehjet e mësipërme spikasin këto kritere:

- **1. Hz. Pejgamberi dërgon direktiva ndaj Gylenit dhe pjesëtarëve të organizatës së tij me anë të ëndrrave.**
- **2. Preteksti përse Gyleni nuk u martua është urdhri që Hz. Pejgamberi i jep në ëndërr.**

Dihet hadithi në trajtën: ***"Ai që më sheh mua në ëndërr, në të vërtetë më ka parë mua."*** (Muslim, Ru'ja, 11). Në këtë situatë, nëse ai që shihet në ëndërr është në formë të prerë Hz. Pejgamberi (s.a.s.) apo jo, kjo vlen vetëm për sahabet, të cilat e kanë parë atë kur kanë qenë gjallë, ose për besimtarët që e njohin mirë pamjen e tij. Nga ana tjetër, shejtani mund ta bëjë dikë të mendojë se personi i shfaqur në ëndërr ka qenë pikërisht Pejgamberi. Mirëpo personi që sheh ëndrrën, nëse e njeh saktësisht pamjen apo mimikën e vërtetë të Hz. Pejgamberit, e kupton nëse kjo është një vesvese e ardhur nga shejtani apo jo. (Për informacion të gjerë shihni Mehmet Yaşar Kandemir, *Imam Tirmidhi Shemail-i Sherif Sherhi,* III, 325).

Sipas besimit islam, qoftë edhe Hz. Pejgamberit, Xhebrailit apo Azrailit, asnjërit prej këtyre nuk i është dhënë kompetencë për të pasur informacione në lidhje me vdekjen e një njeriu. Kjo do të thotë të ndërhysh në fushën që i përket Allahut. Sipas kësaj, mundësia që ëndrrat e treguara më lart të jenë të gabuara, është e lartë. Tregimi i ëndrrave të rreme është cilësuar si ***"më e keqja e gënjeshtrave."*** (Buhari, Ta'bir, 45; Ahmed b. Hanbel, *Musned,* II, 96, 119). Sepse këtu, krahas thënies së gënjeshtrës, bëhet fjalë për një falsifikim disa fish, siç është mashtrimi i dikujt apo përdorimi i ndjenjave të tij. Nga ana tjetër, kur një person i tillë pretendon se ka parë në ëndërr Hz. Pejgamberin (s.a.s.), ose një person vepërmirë që gëzon respekt brenda shoqërisë, do të thotë të thuash gënjeshtra në emër të personave të pafajshëm dhe të respektueshëm. Urdhëresa e Hz. Pejgamberit (s.a.s.) në trajtën: ***"Ai që shpreh dedikime të gënjeshtërta në emrin tim, të përgatitet për vendin e tij në xhehennem."*** (Buhari, Ilim, 38), është e vlefshme edhe për këta persona. Përveç kësaj, deklaratat jo të vërteta mbi këto tri kritere, Hz. Pejgamberi i ka cilësuar si gënjeshtrat më të mëdha dhe ato janë: ***"Nëse dikush thotë se i përket dikujt tjetër pos babait të tij, nëse thotë se ka parë një ëndërr që realisht nuk e ka parë, nëse shpreh gënjeshtra duke ia dedikuar ata Hz. Pejgamberit."*** (Buhari, Menakib, 6; Taberani, el-Mu'xhemu'l-Kebir, XXII, 71). Në këtë situatë, personi që tregon një ëndërr të tillë, edhe duke thënë deklarata joreale, por edhe duke i dedikuar këtë gënjeshtër Hz. Pejgamberit, ka kryer kështu një falsifikim të dyfishtë.

Feja islame i kushton shumë rëndësi faktit që muslimanët të martohen dhe të ndërtojnë familje. Duke u nisur nga kjo, martesa e dikujt që ka mbërritur në moshën për t'u martuar, është e këshilluar fetarisht. Në një ajet Kur'anor urdhërohet: ***"Dhe një prej shenjave të Tij është që prej jush krijoi për ju bashkëshortet tuaja, që të qetësoheni pranë tyre, duke vënë ndërmjet jush dashuri dhe mëshirë. Me të vërtetë, në këtë ka shenja për njerëzit që mendojnë."*** (Rum, 30/21). Përsëri Hz. Pejgamberi (s.a.s.), në mjaft hadithe, duke i nxitur muslimanët që të martohen, urdhëron: ***"Martohuni, shumohuni! Sepse unë (në ditën e kiametit) do të lavdërohem ndaj popujve të tjerë me (shumicën tuaj në numër)!"*** (Abdurrezzak, *el-Musannef,* VI, 173; Bejhaki, *es-Sunenu'l-Kubra,* VII, 131);

***"O të rinj! Ata ndër ju që kanë mundësi të martohen, le të martohen."*** (Buhari, Nikah, 3; Muslim, Nikah, 1); ***"Nikahu është sunneti im. Ai që nuk zbaton sunnetin tim nuk është prej meje. Martohuni. Sepse unë do të lavdërohem ndaj popujve të tjerë me numrin tuaj të shumtë."*** (Ibn Maxhe, Nikah, 1). Si rrjedhojë, duke qenë se tekstet e ajeteve dhe të haditheve janë kaq të qarta, nuk mund të mendohet që Hz. Pejgamberi të urdhërojë të kundërtën e kësaj në ëndërr. Pavarësisht kësaj, Gyleni, për të shpikur një pretekst fetar për mosmartesën e tij, gjen strehë tek ëndrra, e cila nuk konsiderohet ndër burimet themelore të fesë. Gyleni e di se nuk mund të veprohet duke u bazuar në ëndërr, por nuk dihet përse, pavarësisht gjithë këtyre ajeteve dhe haditheve që nxisin martesën, përsëri thotë se nuk është martuar pasi ka respektuar një ëndërr.

## C. "... NJË PEJGAMBER QË KA RRUAJTUR MJEKRËN..."

Gyleni vazhdon t'u japë mesazhe pjesëtarëve të organizatës me anë të ëndrrave dhe në veprën e tij me titull ***"Ölümsüzlük İksiri" (Sekreti i pavdekshmërisë)***, pretendon se Hz. Pejgamberin e sheh në ëndërr ndryshe nga pamja që ai kishte realisht. Si justifikim për këtë parashtron faktin se Pejgamberi ynë ishte i brengosur:

> *"**Përballë një personi që mban në supe çështje të rëndësishme,** Zotëria i dy botëve (Pejgamberi), mund të shfaqet me një pamje të përlotur dhe **me mjekër të rruajtur**. Allahu e di më mirë, por kuptimi i kësaj është kështu: 'Si pasojë e ndikimit të el-Hakikatu'l-Muhammedijjes për shkak të një fatkeqësie që do të hasë ky person dhe rrjedhimisht edhe kauza e tij, Pejgamberi i nderuar është shfaqur jo në gjendjen e tij të zakonshme dhe në këtë mënyrë shpreh se është ndikuar nga kjo çështje'"* (Gülen, Ölümsüzlük İksiri (Kırık Testi, 7), Gazeteciler ve Yazarlar Vakfı, Stamboll 2007, f. 233).

Edhe në fjalimin që mbajti me datë 27.01.1991 në xhaminë Şadırvan në Izmir, ai thotë se Hz. Pejgamberi, nga njëra anë ndien gëzim të madh kur sheh vartësit e Gylenit, ndërsa nga ana tjetër ndien pikëllim për ta, aq sa të dridhërojë arshin:

> ***"Hz. Pejgamberi gëzohet kur sheh formimin tuaj,** thotë se herë pas here **ka nga ata që e shohin atë mes radhëve të tyre.** Njëri tregon se e kishte parë kështu: **'Në krye të Pejgamberit tonë gjendej një çallmë e zezë, kishte rruar mjekrën.' Kështu e kishte parë.** Kur vjen në mesin tuaj, **vjen me një çallmë të bardhë. Një ditë, Pejgamberi ka ndier për ju, pra për ne, dhimbje, po ashtu ka bërë që edhe arshi të dridhet."*** (Şadırvan-5 (Allah'ın Engin Rahmeti), min. 1.08 etj.).

Sa i përket çështjes së shikimit të Hz. Pejgamberit (s.a.s.) në ëndërr, pikëpamja që përzgjidhet në traditën tonë të dijes është se ai mund të shihet në ëndërr vetëm me pamjen e tij reale, pra me pamjen e jashtme dhe veçoritë e tij të vërteta. Ndaj një personi që pretendon se ka parë të Dërguarin e Allahut në ëndërr, Abdullah b. Abbasi ndër sahabet, ka pyetur se cilat ishin veçoritë e personit që kishte parë në ëndërr. Kur kuptoi se personi që ai tregoi në ëndërr përputhej me pamjen e jashtme të Hz. Pejgamberit, e miratoi duke thënë: ***"E drejtë, ti në të vërtetë paske parë të Dërguarin e Allahut (s.a.s.)."*** (shihni Hakim, Mustedrek, IV, 393). Imam Buhariu transmeton se mësuesit e tij kanë përvetësuar konceptimin ***"Të shohësh Pejgamberin në ëndërr është e mundur vetëm pasi personi ta ketë parë atë***

***realisht, me pamjen e tij reale."*** (Buhari, Ta'bir, 10). Si rrjedhojë, personi që nuk e ka parë Hz. Pejgamberin në jetë dhe që nuk di pamjen e tij të vërtetë, të pretendojë se e ka parë atë në ëndërr, është diçka që nuk përputhet me realitetin. Ndërsa shikimi i Pejgamberit tonë jashtë pamjes së tij reale, duke qenë i rruajtur ose i veshur me veshje që nuk i përkisnin asaj periudhe, është demonstrim që tregon se kjo ëndërr është krejtësisht jashtë realitetit. (Mustafa el-Arusi, ***Netaixh,*** II, 326). Si rrjedhojë këtu ose bëhet fjalë për një person që tregon një ëndërr të rreme (gënjeshtër), ose bëhet fjalë për një person që është bërë lodër e shejtanit.

Siç shihet në shprehjet e mësipërme, Gyleni, nëpërmjet ëndrrave, vërtetimi i të cilave nuk është i mundur, bën përpjekje për të ndikuar mbi pjesëtarët e organizatës. Nga ana tjetër, fakti që Gyleni thotë se ka parë Hz. Pejgamberin duke vajtur pranë ndjekësve të tij me çallmë të bardhë, ndërkohë që pranë popujve të tjerë shkon me çallmë të zezë, synon t'u japë atyre imazhin se janë një bashkësi e përzgjedhur dhe e shenjtë.

# D. PRETENDIMI SE MERR HADITH ME RRUGËN E GNOZËS SUFISTE (ZBULIMIT SHPIRTËROR)

Gyleni, në veprën me titull ***Prizma 1,*** për të forcuar pikëpamjet e tij, citon këto shprehje që bien në kundërshtim me metodën e hadithit dhe që e tregojnë këtë shkencë sikur nuk është e rëndësishme:

> *"Herë pas here kriteret e hadithit mund të mos jenë një masë përcaktuese. Nuk është ngjarje e rrallë që evlijatë të marrin hadith nëpërmjet gnozës sufiste nga Zotëria ynë (Pejgamberi)... Kur ata thonë se "i kemi marrë me anë të zbulimit shpirtëror" patjetër ashtu është dhe kjo është totalisht e vërtetë. Mirëpo, është e pamundur t'i analizojmë këto hadithe brenda disa kritereve të caktuara (në shkencën e hadithit). Prandaj edhe dijetarët e hadithit nuk u kanë kushtuar vëmendje shprehjeve të tilla. Por fakti që ata nuk u kushtojnë rëndësi nuk do të thotë se shprehje të tilla nuk janë të vërteta."* (Gülen, Prizma 1, Zaman Gazetesi Yayınları, İstanbul 1997, f. 149-151).

Dijetarët e hadithit e kanë bërë të ditur në mënyrë të qartë se nuk mund të arrihet në një dispozitë nëpërmjet metodës së gnozës sufiste. Për më tepër, një pretendim në trajtën se mund të merret hadith me metodën e zbulimit dhe kerametit, pas vdekjes së Pejgamberit, bie në kundërshtim me ajetin që shpreh se feja është plotësuar. (Maide, 5/3).

Parimisht, në misticizëm (tasavvuf) keshfi (kapaciteti i zbulimit shpirtëror) është pranuar si një përvojë individuale e personit dhe është theksuar se nuk cilësohet si burim dijeje në fe. Nga kjo pikëpamje, faktin që do të konsiderohen gjynahqarë ata që respektojnë konceptimet e gabuara të një personi, i cili mendon se zotëron aftësinë e marrjes së keshfit, e kanë shprehur qartë dijetarët më të rëndësishëm të shkencës së tasavvufit. (Imam Rabbani, ***Mektubat,*** I, 31, mektup). Sipas kësaj, ata që e pranojnë keshfin si njërin prej burimeve të fesë, në fakt mundohen të krijojnë mundësitë për formimin e një feje tjetër brenda fesë. Shejhulislami i periudhës së Fatih Sulltan Mehmedit, Molla Gurani, i cili kishte paraparë një rrezik të tillë, ka theksuar se pranimi si burim në fe i direktivave të personave që pretendojnë se marrin frymëzim, nënkupton përpjekjet për formimin e një feje të re pas Hz. Pejgamberit dhe se refuzimi i konceptimeve të tilla është detyra e çdo muslimani. (Molla Gürani, ***ed-Dureru'l-Leuami,*** f. 565). Nga kjo pikëpamje, ata që mendojnë se kreu i organizatës zotëron një kontakt të veçantë me Allahun, duhet ta braktisin menjëherë këtë konceptim, madje edhe të pendohen, si një domosdoshmëri e të qenit musliman.

# KAPITULLI III - **DIALOGU: PËRPJEKJET PËR TË BASHKUAR KRISHTERIMIN ME ISLAMIN**

## A. PRETENDIMI SE HZ. PEJGAMBERI ËSHTË BABAI I HZ. ISAIT (A.S.)

Në serinë e fjalimeve me titull ***"Bam Teli",*** Gyleni pretendon se Hz. Muhammedi (s.a.s.) është babai i Hz. Isait (a.s.).

> *"... Nëse mendojnë se Hz. Mesihu është ngjizur nëpërmjet pasqyrimit, pa baba, edhe këtë nuk mund ta kundërshtoni. Sepse edhe ai që fryn shpirtin është një shpirt... Xhebraili iu shfaq dhe i doli përballë Merjemit në formën e njeriut, qartësisht dhe kthjelltësisht (Siç thuhet shprehimisht në Kur'an: فتمثل لها بشرا سويا). Në përgjithësi, mjaft dijetarë të shkencës së tefsirit thonë se ishte Xhebraili (a.s.). **Thonë se ishte një shpirt ndryshe. Ky shpirt mund të jetë edhe shpirti i Pejgamberit tonë**. Këtë komentim nuk e shpreh askush, mirëpo të thuash se përballë një gruaje të dëlirë, siç ishte Hz. Merjeme, e cila i kishte ruajtur gjithmonë shikimet nga harami, ishte përngjasuar një burrë, bie në kundërshtim me ndjeshmërinë e saj të nderit. Por Pejgamberi ynë urdhëron kështu: 'Në botën tjetër Merjemen e kurorëzuan me mua', për shkak se do t'i jepej Pejgamberit tonë. Nëse kjo është diçka e realizuar që në ezel, pra një kurorëzim i bërë që në*

> *atë kohë ose para asaj kohe, do të thotë se është bashkëshortja e Pejgamberit tonë. Si rrjedhojë, ky shpirt mund të jetë shpirti i Zotërisë sonë (Pejgamberit).* ***Mundësia që ajo që quhet Ruhu'l-Kudus të jetë shpirti i Zotërisë sonë (Pejgamberit) është një realitet i pacenuar te dijetarët tanë të shkencës së tasavvufit. Mirëpo nuk është e drejtë që këtë ta keqpërdorim këtu në formë të përhapur. Sepse dijetarët e tefsirit kanë një pranim të përgjithshëm.*** *Shumica e tyre mendojnë se shpirti është shpirti i Xhebrailit (a.s.).* ***Ky është një koment i cekët ashtu si roli i Kitmirit.*** *Por unë e njoh edhe këtë si mundësi. Tani nëse këta që janë në këtë mendim, mbrojnë trinitetin, nuk është e drejtë të themi se ata janë në rrugë të gabuar. Sepse kjo lë vend për diskutime. Ata që kanë shprehur mendimin e tyre në çështjet e hapura për koment gjithmonë kanë rënë në një situatë justifikuese..."* (16-Sesli Sohbetler-3/Bamteli_21-30 (Düşünce helezonu) 27_02-Herkesin İslam adına gittiği bir yol var, min. 05:45-09:00).

Të njëjtin pretendim Gyleni e shpreh edhe në veprat e tij të shkruara. Shembulli i njërës prej këtyre është cituar më poshtë:

> *"Edhe sa i përket shpirtit që preku Hz. Merjemin dhe që Kur'ani e quan si 'besheran seuijja', ekziston mundësia që Hz. Ruhu në këtë kuptim të jetë Sejjidu'l-Enami (Zotëria i gjithë krijesave, Pejgamberi). Në fakt, a nuk tregon Dërguari i Allahut (s.a.s.) diku se: 'Merjemin e kurorëzuan me mua?' Edhe fakti që Hz. Merjemit nuk i shfaqej asnjë imagjinatë tjetër, është një çështje krejt specifike për t'u diskutuar..."* (Gülen, Fikir Atlası, f. 59).

Në rreshtat e mësipërm Gyleni pretendon kryesisht tri pika:

**1. Hz. Muhammedi (s.a.s.) është babai i Hz. Isait.**

**2. Se Ruhu'l-Kudusi nuk është Xhebraili, por Hz. Muhammedi.**

**3. Se jo të gjithë ata që zotërojnë besimin e trinitetit të Krishterimit duhet të përfshihen në ajetin *"Pa dyshim, janë jobesimtarë ata që thonë: 'Allahu është njëri prej Trinisë!' Nuk ka veçse një Zot të Vetëm të vërtetë! Nëse nuk heqin dorë nga ato që thonë, patjetër që jobesimtarët nga mesi i tyre do t'i godasë një dënim i dhembshëm."*** (Maide, 5/73) **dhe kështu të fajësohen me mohim.**

Në veçanti duhet të theksojmë se libri ynë i Lartë, Kur'ani, na bën të ditur që Hz. Isai ka ardhur në botë nëpërmjet një mrekullie, pa baba. Shprehjet për këtë janë

të qarta në ajetin: ***“Rasti i Isait për Allahun është si rasti i Ademit që e krijoi prej baltës e pastaj i tha: ‘Bëhu!’ dhe ai u bë.”*** (Al-u Imran, 59/3). Ajeti Kur’anor bën të ditur se ashtu siç Hz. Ademi është krijuar pa baba, edhe Hz. Isai ka ardhur në botë pa baba. Pavarësisht kësaj, të pretendosh se Hz. Muhammedi (s.a.s.) është babai i Hz. Isait, bie në kundërshtim me Kur’anin Famëlartë. Për më tepër, në ajetet ku tregohet procesi se si Hz. Merjemi mbeti shtatzënë me Hz. Isain, bëhet e ditur që Hz. Pejgamberi nuk ishte atje dhe se nuk kishte informacion mbi këtë ngjarje (shihni Al-u Imran, 44/3). Përveç kësaj, pretendimi që shpreh Gyleni, për të mbështetur konceptimin e tij, kur thotë se ***“Hz. Merjemi dhe Hz. Pejgamberi janë kurorëzuar që në ezel”,*** bazohet në një transmetim shumë të dobët, të cilin dijetarët e hadithit nuk e respektojnë. (Ukajli, ***ed-Duafau’l-Kebir,*** IV, 459; Hejthemi, ***Mexhmau’z-Zeuaid,*** IX, 218). Si rrjedhojë, përballë qartësisë së Kur’anit Famëlartë, transmetime të tilla nuk kanë asnjë vlerë. Konceptimi i përgjithshëm i shkencëtarëve të tefsirit është se Ruhu’l-Kudusi që Allahu i dërgoi Hz. Merjemit është Xhebraili (a.s.). Për këtë arsye, të thuash se Ruhu’l-Kudusi është Hz. Pejgamberi bie në kundërshtim me unanimitetin e dijetarëve të Islamit.

Për sa i përket pretendimit se të gjithë ata që zotërojnë besimin e trinitetit të Krishterimit nuk duhet të fajësohen me mohim, kjo shprehje nuk përputhet në asnjë mënyrë me akiden e teuhidit. Një pretendim i tillë, që është pjesë e veprimtarive të dialogut ndërfetar, duket qartë se nuk është asgjë tjetër, veçse nxjerrja në dritë e besimit të trinitetit të Krishterimit dhe përfitimit të legjitimitetit të trinitetit ndaj muslimanëve. Në aspekt të vërtetimit të këtij mendimi heretik, Gyleni nuk shmanget as nga shtrembërimi i kuptimit të ajetit Kur’anor. Dijetarët e Islamit e përmendin kështu ajetin: ***“Pa dyshim, janë jobesimtarë ata që thonë: ‘Allahu është njëri prej Trinisë!”’*** (Maide, 73/5) Ndërsa Gyleni, duke thënë se gjenden pikëpamje të ndryshme në lidhje me komentimin e trinitetit, përpiqet të japë mesazh diku duke thënë: ***“... Sepse kjo çështje është e hapur për diskutime. Në çështjet që janë të hapur ndaj diskutimeve, ata që kanë shprehur mendim gjithmonë janë hasur me justifikime...”***

# B. "PARIMET E PASTRUARA TË KRISHTERIMIT"

Në veprën e tij me titull ***"Kur'an'ın Altın İkliminde" (Në klimën e artë të Kur'anit),*** Gyleni bën përpjekje për të afruar Krishterimin me Islamin:

> *"Mund të thuhet se ndërmjet Hz. Mesihut dhe ummetit të Muhammedit gjendet një lidhje mjaft e fortë. Para së gjithash, bëhet fjalë për marrëdhënien e paraardhësit-pasardhësit mes të Dërguarit të Allahut (s.a.s.) dhe Hz. Isait. Prijësi i pejgamberëve, në kuadër të lidhjes së fortë mes tij dhe Hz. Mesihut, transmetohet se ka urdhëruar: 'Unë jam më i afërt me Isain se çdokush tjetër. Sepse mes tij dhe meje nuk ka asnjë të dërguar që të jetë pranuar gjegjësisht.'* (Buhari, Enbija, 48; Muslim, Fedail, 143-145). *Fakti se ç'premton një marrëdhënie e tillë bën që të hapë horizontin tonë. Përveç kësaj, edhe Hz. Mesihu ka dëshiruar që të jetë një individ nga ummeti i Muhammedit, po ashtu edhe kjo çështje është e tillë që ia vlen të diskutohet. Shfaqja e tij në periudhën e fundit (me shumë mundësi) si një personalitet shpirtëror brenda ummetit të Muhammedit, është si pranim i kësaj duaje.* ***Tani, ekzistenca e disa të krishterëve, të cilët bashkojnë parimet e pastruara të Krishterimit dhe parimet krejt të pastra që ka sjellë Hz. Pejgamberi (s.a.s.)****, është si simboli i lidhjes së afërt mes Hz. Mesihut dhe ummetit të Muhammedit.* ***Me shumë mundësi, ummeti i Muhammedit, rrjedhën materiale-shpirtërore që vijoi deri më sot nën hijen e Muhammedizmit, bashkë edhe me pjesëmarrjen e hijes së Hz. Mesihut gjatë periudhës së fundit, do ta vijojë me një mënyrë tjetër*** *dhe kriteret në lidhje me njerëzimin, me shkencën e teknikën, duke marrë kuptim me të qenit mesih të Hz. Isait, duke lidhur mrekullitë njerëzore me mrekullitë profetike, duke përcaktuar bllokada të reja në shkenca, do të bëjnë të përfundojë dualizmi që vjen prej shekujsh. Më pas, duke siguruar dhe përcaktuar pikat e përbashkëta të ummetit të Muhammedit me ta, do të takohemi në pikat minimale të përbashkëta dhe ndërkohë që njëri prej këtyre dy xhemaateve do të formojë një forcë me shkencë dhe me teknikë, tjetri do*

*të formojë një forcë ndaj ateizmit dhe mohimit me besim e me aksion."* (Gülen, Kur'an'ın Altın İkliminde, f. 528-529).

Në fragmentin që citohet më lart Gyleni pretendon si më poshtë:

**1. Do të formohet një teologji e përzier duke u bashkuar ose afruar minimalisht ummeti i Muhammedit dhe të krishterët.**

**2. Ummeti i Muhammedit, bashkë me ardhjen e Mesihut do të marrë një ngjyrë ndryshe dhe kështu do të vijojë ekzistencën.**

Në shprehje të tilla shihen qartë përpjekjet e bashkimit të Krishterimit dhe të Islamit. Si rrjedhojë, njëra prej nismave të organizatës Gylen, e cila filloi në vitet nëntëdhjetë, janë veprimtaritë në kuadrin e "Dialogut ndërfetar", i cili na paraqitet në trajtën: ***"Ky dialog, duke mbrojtur të gjitha dallimet, pa krijuar asnjë vështirësi, me frymën e tolerancës dhe mirëkuptimit, paraqet përpjekjen për të folur, diskutuar çështjet e përbashkëta dhe për të kërkuar rrugët e bashkëpunimit."*** Në të vërtetë, me kalimin e kohës është kuptuar se bart një qëllim të fshehtë, që ka të bëjë me krijimin e një marrëdhënieje të ngushtë me kishën dhe me Perëndimin, me marrjen e mbështetjes së tyre. Prandaj, shprehje të tilla të Gylenit në letrën që i nisi personalisht Papës më 9 shkurt 1998 janë argument i mjaftueshëm mbi këtë çështje: ***"Gjendemi këtu për të qenë një pjesë e misionit të Këshillit të Papatit për Dialogun Ndërfetar (PCID), që është nisur dhe vijon nga shkëlqesia Papa Pauli VI. Dëshirojmë të shohim realizimin e këtij misioni. Erdhëm t'ju shprehim ndihmesat tona më modeste, madje me pak guxim në rrugën e paraqitjes së këtij shërbimi të vyer."***

Në të vërtetë, bashkë me projektin "Dialog ndërfetar", që bazohet në vendimet e marra në Këshillin II të Vatikanit, organizata e Gylenit, duke organizuar mjaft veprimtari kombëtare dhe ndërkombëtare, duke përfshirë në revistat e veta figura që i përkasin Krishterimit, i ka afruar vartësit me kulturën e krishterë dhe ka mundësuar që organizata të akreditohet nga bota e krishterë. Në këtë pikëpamje, Gylenit iu dha mundësia të ndërtojë një bazë në Pensilvani, organizatës iu hapën portat e mjaft shteteve perëndimore dhe si rezultat arriti të përfitojë shumë në të gjithë botën.

Për ta legjitimizuar procesin e dialogut, është keqpërdorur ajeti 64 i sures Al-u Imran, është nxjerrë në mënyrë të vetëdijshme vetëm pjesa e parë e fjalës së teuhidit, duke u injoruar kështu pjesa "besimi te Hz. Muhammedi si Resul ( i Dërguar)".

Ndërsa këto shprehje të Gylenit, pas veprimtarive të dialogut që realizoi për vite me radhë, në një fjalim që mbajti më 20 gusht 2016 në lidhje me Kryqëzatat, u pa që janë një demonstrim i hapur se ku e çon ky proces Gylenin:

***"Nuk është shumë i rrezikshëm pushtimi i shtetit tuaj nga Kryqëzatat. Sepse mes jush dhe atyre ka vija të kuqe. Mbi të gjitha, ata nuk u afrohen grave dhe vajzave tuaja. Nuk u afrohen faltoreve tuaja. Nuk kanë ndodhur këto me Kryqtarët."***

Si përfundim, përpjekja për të formuar një teologji fetare të përbashkët, gjë që kuptohet se është makineria e një politike të përbashkët nën emrin e dialogut ndërfetar ose formimi i unitetit të një kulture fetare, nuk mund të pëlqehet kurrsesi në aspektin fetar.

# C. "TË KRISHTERËT-MUSLIMANË"

Gyleni, i cili e çon më tutje pretendimin e bashkimit të Krishterimit me Islamin, në veprën e tij me titull ***Ümit Burcu (Horizonti i shpresës),*** përdor një shprehje të habitshme në trajtën "të krishterët-muslimanë":

> *"Na thonë: 'Merrni pjesë edhe ju ashtu si ne në mësimet e Ungjillit.' Nëpërmjet këtyre vajtje-ardhjeve, shfaqet një besim në lidhje me Hz. Isain i përshtatshëm me atë të Kur'anit. Nga kisha mund të dalin njerëz që i besojnë edhe Pejgamberit tonë, që e quajnë veten të krishterë-muslimanë. Nuk shoh një pretekst për ta konsideruar këtë si pastërti e Krishterimit, si shenjtërim i shpirtit të mesihut."* (Gülen, *Ümit Burcu,* f. 43).

Ndërsa në veprën me titull ***Prizma,*** shprehjet e mësipërme citohen në kontekstin e vërtetimit të pretendimeve në fjalë:

> *"Sot, është duke u rritur disa herë më shumë se sa dje numri i atyre që edhe pse nuk janë muslimanë thonë "jam i krishterë, por pranoj se edhe Muhammedi është i dërguar i Allahut ashtu sikurse është edhe Isai"."* (Gülen, *Prizma 3-4,* f. 195).

Në këto fragmente Gyleni:

**1. Nuk sheh ndonjë pengesë në ndjekjen e mësimeve të Ungjillit nga vartësit e tij, madje mendon se kjo do të jetë e dobishme.**

**2. Flet për të krishterë-muslimanë që pranojnë njëkohësisht edhe Islamin edhe Krishterimin.**

**3. Qasjen që do të theksohet si rezultat i bisedimeve në kishë me të krishterët, e cilëson si pastërtinë dhe dëlirësinë e Krishterimit dhe si parathënie të shpirtit të mesihijetit/mesihizmit.**

Sipas Islamit, shtrembërimi i Ungjillit është i qartë. Nuk ka ndonjë pengesë fetare nëse një musliman e heton Ungjillin me qëllim që të mësojë informacion në lidhje me të. Mirëpo muslimanëve që mund të kaplohen nga ide dhe mendime të gabuara për shkak se nuk zotërojnë informacione të mjaftueshme në çështjet fetare, nuk u këshillohet të marrin pjesë në mësimet e Ungjillit.

Ndërsa në kapitullin e dytë dhe të tretë Gyleni flet për të krishterët muslimanë dhe për të krishterët që pranojnë profetësinë e Hz. Muhammedit (s.a.s.). Nëse një i krishterë e sheh Hz. Muhammedin (s.a.s.) si një parashikues fati, gjithsesi nuk konsiderohet se

ka besuar. Ndërsa një i krishterë që pranon profetësinë e Hz. Muhammedit tashmë nuk mund të mendohet se do të mbetet në Krishterim. Si rrjedhojë, në aspekt të besimit islam, emërtimi të krishterët-muslimanë nuk ka vend.

Për sa i përket shprehjes se pastërtia e Krishterimit është e shenjtë, kjo duhet parë si një shprehje që Gyleni e mbështet mbi faktin se në xhemaatin e tij do të vijë Mesihu.

Për më tepër, ndërkohë që elementi më dallues ndërmjet Kur'anit Famëlartë dhe Ungjillit të tjetërsuar është konceptimi i Hz. Isait, të shpresosh se duke vazhduar mësimet e Ungjillit do të dalë një qasje e Hz. Isait sipas Kur'anit, kjo është një ëndërr e kotë.

# D. **SHIH ÇFARË I THOTË ATIJ QË DËSHIRON TË HEQË DORË NGA KRISHTERIMI**

Në një fjalim të tij me titullin ***"Bam Teli"***, Gyleni shqipton shprehje të habitshme ndaj atyre që dëshirojnë të heqin dorë prej Krishterimit:

> *"... Njëra prej gjërave që u kam paraqitur shokëve të mi është kjo**: Pra, nëse dikush ngrihet dhe vjen e thotë se ka hequr dorë nga Krishterimi, se në Krishterim s'paska gjë me dobi... unë i them atij, se deri tani ke qenë brenda kësaj feje, ç'të keqe ke parë nga Krishterimi. Le të studiojë edhe pak, të shfletojë edhe disa libra, ta gjejë vetë çështjen dhe të bëjë zgjidhjen.** Edhe unë, kur i them dikujt diçka, kështu ia them, pasi ai ta ketë hapur si çështje."* (14-Sesli Sohbetler-1/ Bamteli 01-10 (Gurbet solukları) Bam Teli 6/2, min. 10 etj.).

Për shkak të qasjeve që bien në kundërshtim me besimin e teuhidit, është e pamundur që të pranohen shprehje të tilla, pasi janë në funksion të zhveshjes së të krishterëve prej problemeve në fe, ndaj të cilëve Kur'ani Famëlartë drejton kritika shumë të rënda. (Bakara, 2/116; Maide, 5/72-75; Kehf, 18/4-5; Merjem, 19/88-92). Sipas Islamit, me dërgimin e Islamit nga ana e Allahut si feja e fundit, Krishterimi e ka humbur vlefshmërinë. (Al-i Imran, 3/19, 85). Gyleni, me këto shprehje thënë përpara ndjekësve të tij, thekson diçka të rrezikshme, që mund të bëhet shkak për të menduar se nuk ka nevojë të përçohet Islami në botën e krishterë. Nga ana tjetër, Gyleni i kushton shumë rëndësi faktit që të krijojë përshtypjen sikur në sy të të krishterëve lëvizja e tij nuk e ka si mision që të bëjë thirrje për konvertimin e njerëzve në Islam. Kjo situatë tregon hapur se ai nuk ka një qëllim të tillë si të realizojë thirrje në Islam.

Qëllimi i dërgimit të Hz. Pejgamberit është të ftojë njerëzit në besim, si mjet i shpëtimit. Prandaj, është fare e pashpjegueshme që një njeri që pretendon se është thirrës në Islam, t'i thotë dikujt i cili kërkon të zgjedhë Islamin: ***"Deri tani ishe pjesë e asaj feje, ç'të keqe ke parë ti nga Krishterimi."*** Madje, sipas disa dijetarëve, përdorimi i një shprehjeje të tillë mund të cenojë edhe besimin e personit. (Jahja b. Ebu Bekr el-Hanefi, ***Kitabun fi Bejani'l-Itikad,*** f. 22).

Ndërsa Hz. Pejgamberi (s.a.s.), i cili është shembulli më i bukur për muslimanët në çdo aspekt, përkundër kësaj qasjeje të Gylenit, nuk e la të presë për asnjë çast Es'uedin, i cili kishte ardhur tek ai të pranonte besimin Islam gjatë betejës së Hajberit. Nuk ka lejuar që të krijohet një distancë mes Islamit që të përçon drejt shpëtimit të përjetshëm dhe Es'uedit; nuk ka pyetur as për arsyen pse ka zgjedhur Islamin.

Sepse nuk dihet se kur dhe ku do të ndërrojë jetë personi. Vonimi i pranimit të Islamit nga dikush që dëshiron të bëhet musliman mund të jetë pengesë që ai person të arrijë në shpëtimin e përjetshëm. Sepse gjatë kësaj kohe që pret, mund të qëllojë që të vdesë. Si rrjedhojë, gjatë luftës në fjalë, ky sahabi ka rënë dëshmor. Nga kjo pikëpamje, të bësh thirrje që të vonohet pranimi i Islamit nga personi që dëshiron të bëhet musliman, nuk mund të pranohet në aspektin fetar. Duhet pasur parasysh që besimi nuk mund të vonohet.

# E. "TË PISH UJIN E PAGËZIMIT SIKUR TË ISHTE UJI I PAVDEKSHMËRISË, PËR HIR TË KAUZËS"

*"... ndoshta për këtë qëllim do të mashtrohemi një mijë herë, do të radhisim një mijë vargje për xixëllonjat, do të shprehim njëqind mijë herë lëvdata ndaj kambanorëve dhe ujin e pagëzimit do ta pimë sikur të ishte uji i pavdekshmërisë..."* (Gülen, *Çağ ve Nesil 1,* f. 26).

Këto shprehje, të cilat Gyleni i përdor në lidhje me strategjinë që këshillon të ndiqet nga pasuesit e tij, me qëllim që të arrijë synimet e organizatës së vet, janë shprehje që nuk mund të pranohen në aspekt të besimit islam. Përveç rasteve kur bëhet fjalë për kanosjen e jetës, kurrë nuk ka ndodhur që Hz. Pejgamberi (s.a.s.) dhe sahabet të kenë zgjedhur një mënyrë për të fshehur identitetin e muslimanit gjatë procesit të shpalljes së Islamit. Sahabet që u detyruan të emigrojnë në Etiopi, nuk kanë toleruar aspak nga besimi i tyre, duke marrë parasysh edhe vdekjen; po ashtu, nuk kanë qëndruar pa e shprehur fort atë që kanë ditur. Përkundrazi, kanë nxjerrë në pah konkretisht bukuritë e tij duke e jetuar atë në formën më të bukur në jetët e tyre. Nga ana tjetër, të thuash se pirja e "ujit të pagëzimit" (që përfaqëson njërin prej simboleve më të rëndësishme të Krishterimit dhe hyrjen në Krishterim), është si "të pish ujin e pavdekshmërisë", të shprehësh lavde ndaj kambanorëve, të cilët u bien kambanave të kishës, gjë e cila në Krishtërim konsiderohet si simbol i thirrjes për në kishë, këto janë që të gjitha shprehje të papranueshme për Islamin.

# F. EMRI SIMBOL I GYLENIT: HERKULI, DJALI I ZEUSIT

Në veprën ***Çağ ve Nesil 1 (Epoka dhe brezi 1)*** të Gylenit, personalitete mitologjike si Herkuli/Herakliti parashtrohen me këmbëngulje si model për vartësit e tij:

> *"O ummet që ke marrë mbi vete mëshirën hyjnore, nëse ajo që pret nuk është koha e mëngjesit të Kiametit, hiqi duart nga qafa;* ***ashtu si Heraklesi (Herkuli) vrapon në ndihmë të Prometeut, vrapo në ndihmë të rinisë që është përplasur me zjarrin e shejtanit... "*** (Gülen, *Çağ ve Nesil 1,* Nil Yayınları, Stamboll 2011, f. 20).

> ***"Ndërkohë ai po priste një Herkul.*** *Një Herkul që thoshte: 'Gjatë gjithë jetës sime prej më shumë se tetëdhjetë vitesh nuk njoh asgjë në emër të kënaqësisë së botës...' dhe* ***që nuk e ndryshoi qasjen deri në çastin kur do ta hiqte veten nga kjo jetë me pamje xhehennemi...*** *Lërini trimat e vërtetësisë që digjen me zjarrin e brezave pa e kapluar zemrën ndaj sarajeve të xhennetit; vallë sa murshidë/udhërrëfyes fetar kemi përgatitur, të cilët mund të sakrifikojnë këtë botë të thjeshtë për hir të kësaj rruge...?"* (Gülen, *Çağ ve Nesil 1,* f. 30).

> *"... Nuk do të vijë ai që merr frymë si Mesihu dhe ka muskuj si Herakliti..."* (Gülen, *Çağ ve Nesil 1*, f. 22).

> *"Një vullnet i tillë që do të sjellë ujë nga* ***Herakliti ynë*** *drejt malit Kaf..."* (Gülen, *Çağ ve Nesil 1,* f. 26).

> ***"Mirëpo ai po priste Herkulin."*** (Gülen, *Çağ ve Nesil 1,* f. 29).

> *"Për vite me radhë u mallëngjyem për njeriun që do të na shpëtonte... u mallëngjyem për njeriun që do të ishte shërim i halleve tona... edhe pse vijmë në një pikë që të humbim shpresën e arritjes në bashkim, përsëri të gjithë do të pyesin për* ***"të priturin e dashur"*** *dhe në çdo vend do të këndojmë këngën e tij." Ne si popull jemi të uritur dhe të kemi nevojë ndaj diçkaje: ndaj "Njeriut të Lartë" që do të na përqafojë, që do të pushojë dhimbjet tona dhe që do të na shpëtojë nga pasionet e këqija.* ***"Ti je Mesihu, zgjidhja e halleve të pazgjidhura..."*** (Gülen, *Çağ ve Nesil 1*, f. 31)

> *"... eja tashmë në këto ditë të errëta...! Eja, prej vitesh jemi ngushëlluar me legjenda të vjetra" "Eja...! Eja...!" "Eja, ji ti ai mjek dhe shndërro në ditë natën e atyre që presin ardhjen tënde prej vitesh!" "Ne, si një popull i tërë po shprehim me rrokje këtë vendim të lumtur me sy të përlotur dhe po vëzhgojmë ditën e vendimit.* ***Mijëra selame qofshin për Heraklitin tonë që mban në dorë forcën dhe lapsin e këtij vendimi historik...!"*** (Gülen, *Çağ ve Nesil 1,* f. 39)

Karakteri i Herkulit, të cilin e thekson Gyleni në shprehjet e mësipërme, është edhe një prej figurave më të përdorura në revistën ***Sızıntı,*** si njëra prej botimeve periodike të kësaj strukture. Përveç kësaj, spikat edhe fakti se për faqet e internetit, në të cilat janë publikuar fjalimet dhe shkrimet e Gylenit, janë zgjedhur emra si "herkul" dhe "herkulname".

Sipas mitologjisë greke, Herkuli është djali i Zeusit, mbretit të malit Olimp dhe mbretit të zotërve. Ky karakter, i cili është simboli i forcës, na shfaqet si një figurë gjysmë njeri dhe gjysmë zot.

Parashtrimi si model ndaj të rinjve i disa emrave simbolikë të një shoqërie idhujtare, në të cilën shihet legjitim çdo lloj heretizmi, zgjedhja e tyre për përngjasime dhe thirrja me mall i shpëtuesit të brezit të ri të artë, nuk përputhen kurrë me të vërtetën islame. Fakti që Gyleni përzgjedh si simbol mitologjik një person jashtë Islamit, qoftë edhe me qëllim ngjasimi, duke lënë mënjanë aq shumë personalitete që janë simbolizuar me trimërinë, heroizmin dhe sakrificën e qytetërimit islam, mund të jetë me qëllim, duke kërkuar të ngulisë në mendjen e brezave të rinj muslimanë simbolet e kulturave të tjera.

## G. "TË BËSH DIÇKA PËR HZ. PEJGAMBERIN, POR KUNDËR HZ. PEJGAMBERIT", NË KUADËR TË VEPRIMTARIVE TË DIALOGUT

Në njërin prej fjalimeve me titullin ***"Bam Teli",*** Gyleni, në kontekst të dialogut ndërfetar dhe të veprimtarive misionare që realizohen në Turqi, ndërsa i përgjigjet një pyetjeje që i është drejtuar, në kundërshtim me besimin islam, tregon se bën diçka për Hz. Pejgamberin, por në fakt kundër atij, duke thënë:

> *"Domethënë në atë çështje unë gjakosesha aq shumë brenda vetes, sa më rridhte gjak përbrenda, kishte raste kur mendoja se nuk i jepja Hz. Pejgamberit atë që meritonte, raste kur nuk arrija t'i jepja meritën. Por unë kam thënë me vete se këtë e bëj për ty. Unë do të gjej mundësinë të të tregoj ty brenda asaj atmosfere demokratike, në të cilën isha gjendur.* ***Prandaj edhe për ty, por kundër teje dhe pavarësisht teje, këtu po bëj diçka.*** *Pra, ky është një qëllim. Ndërsa njeriu shpëton me qëllimin e tij."* (17-Sesli Sohbetler-4 / Bamteli_31-40 (Kendi degerlerimiz) / 33_01-Hosgorunun çerçevesi ve diyalog; min. 13:27 – 14:17).

Allahu i Lartmadhëruar ka bërë të ditur në Kur'anin Famëlartë se bindja ndaj Hz. Pejgamberit nënkupton bindjen ndaj tij, gjë që na e thotë nëpërmjet ajetit: ***"Kush i bindet të Dërguarit, i është bindur Allahut. Sa për ata që kthejnë kokën mënjanë, Ne nuk të kemi dërguar që të jesh rojtar i tyre."*** (Nisa, 4/80). Fitimi i pëlqimit të Allahut është i mundur me kryerjen e urdhëresave të Allahut dhe shmangien nga ndalesat e tij. Si rrjedhojë, në një ajet Kur'anor urdhërohet: ***"Thuaju (o Muhammed): 'Nëse ju e doni Allahun, atëherë më ndiqni mua, që Allahu t'ju dojë dhe t'ju falë gjynahet! Allahu është Falës i Madh dhe Mëshirëplotë."'*** (Al-u Imran, 3/31). Për këtë arsye, nuk mund të flasim për kryerjen e diçkaje në emër të fesë, në rast se tejkalojmë Hz. Pejgamberin. Sepse Kur'ani Famëlartë na lajmëron që nënshtrimi pa kusht ndaj Hz. Pejgamberit (s.a.s.) është një domosdoshmëri e besimit. (Ahzab, 33/36; Nisa, 4/80).

Nga këto shprehje të Gylenit kuptohet se bëmat e gabuara që ai i kryen për të realizuar qëllimet e tij të fshehta, i keqpërdor duke thënë se i bën në emër të Hz. Pejgamberit. Në kontekstin e dialogut ndërfetar, injorimi i pjesës "Muhammedun Rasulullah" në fjalën e teuhidit, madje këndimi i ezanit në disa veprimtari të organizatës duke hequr pjesën "Esh'hedu enne Muhammeden Rasulullah", duhet të jetë diçka e bërë për Hz. Pejgamberin, pavarësisht tij, pra duke e tejkaluar atë. Si rrjedhojë, ndërsa zhvillon dialog me jomuslimanët, Gyleni, që këshillon mossjelljen në rend të ditës të profetësisë së Hz. Pejgamberit (Gülen, Prizma 1, f. 33), me sa duket duhet t'i ketë shërbyer sërish të njëjtit qëllimi të lartë.

# KAPITULLI IV - "XHEMAATI"

Gyleni i paraqet pjesëtarët e organizatës së tij si një bashkësi e zgjedhur, që mbështetet dhe i jepet sihariq nga Allahu dhe i Dërguari i Tij, po ashtu edhe nga të gjithë të mëdhenjtë e Islamit, për të cilët madje xhelozohen edhe pejgamberët, një bashkësi për të cilën aludon Kur'ani Famëlartë. Po kështu, ai i quan ata si të shenjtë, duke i cilësuar në trajta të ndryshme:

***"të shenjtët",***
***"skuadrat shpirtërore",***
***"ushtria e dritës",***
***"kalorësit e dritës",***
***"vendshikimi i Allahut në sipërfaqen e tokës",***
***"pikat e pasqyrimit të ndihmës së Allahut",***
***"personat që ia kanë kushtuar zemrën Zotit të tyre",***
***"brezi i dytë i sahabeve",***
***"udhërrëfyesit e nurit të pafund",***
***"të parët e themelimit të dytë."***

Kështu, duke bërë që ata të besojnë se janë një xhemaat i përzgjedhur, i shndërron në skllevër të pavetëdijshëm dhe të gatshëm për të bërë çdo gjë që thuhet.

# A. XHEMAATI I ALLAHUT

Në një fjalim që mbajti në Yozgat, me datë 29.06.1980, Gyleni flet kështu në lidhje me vartësit e tij:

> ***“... Hz. Muhammedi (s.a.s.) inspekton përsëri një xhemaat të Allahut.*** *Të gjitha këto janë shenjë që tregojnë se ne kemi hyrë përsëri në rrugën e qenësimit dhe të ringjalljes. Të gjitha këto janë shenja që tregojnë se e ardhmja do të jetë shumë ndryshe. Të gjitha këto janë shenja që tregojnë se më tutje do të ketë një ndryshim në gjeografinë shoqërore.* ***Por qenësimi i të gjitha këtyre është i lidhur me disa kushte në vetvete... Përkrahësit e Krijuesit duhet të bëjnë atë detyrë që u bie mbi vete.”***
>
> (1980-06-29_Gönül Dünyamızdan-06- iman ve amel, min. 35:59 etj.).

Gyleni, duke i cilësuar si ***“xhemaatin e Allahut”*** njerëzit që janë të lidhur me të, duke thënë se kjo strukturë inspektohet nga Hz. Pejgamberi, tregon se e konsideron si të shenjtë xhemaatin e tij, se vartësia ndaj strukturës në fjalë nënkupton vartësinë ndaj Allahut, kështu i vendos në një pozicion të privilegjuar vartësit e tij.

Gyleni, i cili me këtë shprehje synon që pjesëtarët të shtojnë vartësinë ndaj tij, keqpërdor figurën e Allahut dhe të pejgamberit, i mashtron njerëzit në emër të Allahut dhe Hz. Pejgamberit. Në lidhje me ata që sillen kështu Allahu i paralajmëron robërit besimtarë duke urdhëruar: ***“... Prandaj të mos ju mashtrojë kurrsesi jeta e kësaj bote dhe të mos ju mashtrojë shejtani për Allahun!”*** (Fatir, 35/5). Edhe Pejgamberi ynë (s.a.s.) në hadithe të ndryshme bën të ditur se personat me të cilët Allahu nuk do të flasë në ditën e kiametit, se nuk do t’i shohë me mëshirë dhe se do t’i dëmtojë, janë ata që mashtrojnë duke përmendur emrin e Allahut për interesa të ndryshme botërore. (Muslim, Iman, 171. Përveç kësaj shihni Ebu Dau’ud, Libas, 25; Nesai, Buju, 5).

# B. **XHEMAATI QË MBËSHTET ALLAHU DHE I DËRGUARI I TIJ**

Në fjalimin që mbajti me datë 27.05.1990 në xhaminë Hisar në Izmir përdor këto shprehje:

> ***"A nuk mjafton që Allahu ju miraton juve, a nuk mjafton që keni Rasulullahun pas jush? A nuk mjafton që gjenden prijësit shpirtërorë pas jush?*** *Ju jeni pikërisht shablloni i një xhemaati që dikur e një kohë pritej bashkë me Hz. Ibrahimin, Hz. Musain dhe me Hz. Isain, i një xhemaati që pritej në përkujtim të evlijave për një periudhë të dytë.* ***A nuk mjafton që të gjithë ata që kanë ardhur pas Hz. Muhammedit kanë dhënë sihariq për ju?"***
> (Hisar-3 (İrade Kahramanları), min. 11 etj.).

Të gjitha këto shprehje janë një shembull i qartë që tregon se si pejgamberët janë keqpërdorur nga Gyleni. Shembujt e mësipërm janë tipikë për të parë se në ç'përmasa ka arritur ky keqpërdorim.

Në fjalimet e tij me datë 09.02.1979 dhe 06.04.1979 thotë kështu:

> ***"E shohim shumë qartë. E shohim se jemi të mbrojtur. E shohim se Pejgamberi gjendet bashkë me ne.*** *E shohim se angazhohet me të rinjtë tanë. Kërkon që ta harxhojmë himmetin (ndihmat e mbledhura monetare) në mënyrë të plotë dhe në kuptimin e plotë, përkulim kokën, shprehim dëshirë dhe themi 'fale mangësinë tonë, o Rasulullah!'"* (1979-9-02-09_Zekat-7.mp3", min. 01:31:50 etj.).

> ***"Morëm mbi vete përgëzimin e Rasulullahut.*** *Na u dha sihariq me fjalët Tuba, Tuba, Tuba. Sihariqe qofshin për ju në këtë periudhë të fundit, sihariqe qofshin. Erdhët për të sjellë grimca nuri në këtë jetë. Sihariqe qofshin për ju që* ***e paraqitni veten si më të hairit e ummetit të dërguar nga Allahu në formën e dëshmitarëve në këtë gjendje çrregullimi.*** *Allahu është bashkë me ju, Allahu qoftë bashkë me ju."* (Sesli Vaazlar 7, 1979 04 06, İktisadi Mülahazalar-7, min. 1:32:30).

Këtë kriter që e shpreh në fjalimet e tij, e përsërit në të njëjtën mënyrë edhe në vepra:

> *"Si një shenjë që mund të thuhet se është vërtetim shpirtëror i të qenit në rrugë të Krijuesit, dua të shpreh se, ndërsa ecim në rrugë*

*të drejtë, deri tani qindra, ndoshta mijëra herë, herë në ëndërr dhe herë zgjuar, kemi folur me Pejgamberin (s.a.s.) dhe kemi marrë mbi vete sihariqin e tij... Me shumë raste Zotëria ynë (Pejgamberi) për këto persona ka thënë: **'Mos kini frikë, ne jemi pas jush, unë jam pas jush në këtë rrugë shërbimi.'*** (Gülen, *Mefkure Yolculuğu (Kırık Testi 13),* Nil Yayınları, Stamboll 2014, f. 170).

Siç shihet qartë në fragmentet që cituam, Gyleni, me qëllim që të mbajë lart motivimin e xhemaatit të tij, tregon vazhdimisht se Allahu dhe i Dërguari i mbështet dhe i mbron ata. Mirëpo nuk dihet përse organizata, ndërkohë që cenon të drejtën e robit, ndërkohë që orientohet drejt rrugëve jolegjitime për të arritur në objektivin e saj, nuk sjell aspak në mendje urdhëresat dhe ndalesat e Allahut e të Dërguarit të tij.

Organizata Gylen, në emër të infiltrimit në njësitë strategjike të shtetit, dhe të realizimit të synimeve të fshehta e tinëzare, ka injoruar urdhëresat e Islamit, siç janë zbatimi i mbulesës islame dhe qëndrimi larg marrëdhënieve seksuale jolegjitime (zinasë). Nga ana tjetër, ka kryer dhjetëra faje dhe gjynahe, siç janë vjedhja e së drejtës së atyre që merrnin pjesë në provim, duke vjedhur pyetjet e provimit; nuk u ka kushtuar rëndësinë e duhur adhurimeve, duke nisur kryesisht nga shtylla e fesë, namazi ose plotësimi i tyre në një mënyrë, të cilën e kishin shpikur vetë jashtë formave të tyre esenciale; kanë fshehur në mënyrë të vazhdueshme qëllimet e tyre; kanë gënjyer hapur; kanë falsifikuar dokumente etj. Të pretendosh se shumë pejgamberë dhe miq të Allahut e lavdërojnë këtë strukturë, përtej të qenit një situatë krejt në kundërshtim me gjykimin e shëndoshë, është njëkohësisht edhe tjetërsim dhe shtrembërim i hapur i Islamit. Në Kur'anin Famëlartë, Allahu i Lartmadhëruar e shpreh qartë se me kë është dhe cilën bashkësi mbështet: ***"O besimtarë! Kërkoni ndihmë për veten nëpërmjet durimit dhe namazit! Në të vërtetë, Allahu është me të duruarit."*** (Bakara, 2/153); ***"Kushdo që i bindet Allahut dhe të Dërguarit, do të jetë me ata të cilëve Allahu u ka dhënë shumë dhunti: me pejgamberët, me të sinqertët, me dëshmorët dhe me të drejtët! Eh sa shokë të mrekullueshëm janë këta!"*** (Nisa, 4/69); ***"Vërtet, Allahu është me ata që e kanë frikë dhe që janë punëmirë."*** (Nahl, 16/128).

Për sa më sipër, shihet se as Allahu i Lartmadhëruar, as pejgamberët e tjerë bashkë me Hz. Pejgamberin, po ashtu as miqtë e Allahut, nuk mund të jenë pranë një organizate që cenon haptazi ndalesat, një pjesë e të cilave u citua më lart, për hir të pushtetit të tyre botëror!

# C. XHEMAAT I PËRZGJEDHUR

Në veprën e tij me titull ***Zihin Harmanı (Prizma 7),*** Gyleni citon këto rreshta***:***

*"... Brenda përgëzimit të këtushëm, **nuk mund të themi se përfshihet çdo besimtar që jeton në periudhën e fundit, çdo besimtar që ka besuar në Allah...** Ndërsa shprehja e përgëzimit të veçantë nga Hz. Pejgamberi, duke tejkaluar xhemaatet që kanë ardhur deri më sot prej katërmbëdhjetë shekujsh, ndaj këtij xhemaati që i doli zot fesë në periudhën e fundit, siç mund të supozoni, vjen për shkak të "disa cilësive" të veçanta që gjenden tek ata... Ja pra, vlera e këtij xhemaati që i doli zot fesë nën këto kushte të rënda, në të vërtetë duhet të jetë shumë e lartë. Edhe Pejgamberi ynë (alejhissalatu uesselam) duke u nisur nga kjo, i vlerëson ata... Nëse një xhemaat ka hyrë në një çështje kaq të rëndësishme dhe vepron kështu, atëherë Pejgamberi ynë, duke treguar vëllazërinë e denjë për të, do t'i zgjasë dorën këtij xhemaati nga shekulli i tij dhe do t'u thotë atyre 'Selami qoftë për ju!"'*

(Gülen, *Zihin Harmanı (Prizma 7),* f. 81-85).

Në këto rreshta gjenden shprehje që tregojnë se Gyleni e vendos në një pozitë të privilegjuar organizatën e varur ndaj tij. Duke kufizuar dispozitën e përgjithshme të hadithit fisnik, që është shprehur në formën e sihariqit për brezat e ardhshëm të Islamit, pothuajse sikur dëshironte të ngushtonte mëshirën e pafund, në të cilën Allahu i përfshin të gjithë dhe thotë: ***"Nuk mund të themi se brenda këtij përgëzimi mund të hyjë çdo besimtar që jeton në periudhën e fundit dhe që ka shprehur besim ndaj Allahut."*** Ndërsa bën këtë, qëllimi i tij i vetëm është të vendosë bashkësinë e vet në një pozitë të përzgjedhur.

Kuptimi i hadithit, të cilin e përmend Gyleni, është kështu: Ashtu siç transmetohet nga Enes b. Maliku, Hz. Pejgamberi (s.a.s.) urdhëron: ***"Dua të takoj vëllezërit e mi."*** Pas kësaj sahabet pyetën: "A nuk jemi ne vëllezërit e tu?" Hz. Pejgamberi (s.a.s.) u tha: ***"Ju jeni sahabet (shokët) e mi. Ndërsa vëllezërit e mi janë ata që më kanë besuar pa më parë mua."*** (Ahmed b. Hanbel, Musned, III, 155; Për transmetimin më të gjerë shihni Muslim, Taharet, 39).

Kur merren parasysh transmetime të ndryshme të hadithit, përmenden dy veçori të muslimanëve që i përkasin brezit të ardhshëm dhe që ai e i citon si "vëllezërit e mi". Këto veçori janë besimi dhe abdesti. Të arrish në vendimin se në këto hadithe aludohet për një grup ose xhemaat të caktuar, t'i kufizosh këto hadithe sikur aludojnë vetëm mbi xhemaatin e dikujt, në të vërtetë do të thotë të marrësh kompetenca në

emër të Allahut dhe Rasulullahut. Një përpjekje e tillë, me shprehjen më të thjeshtë do të thotë të mos njohësh cakun. Nga ana tjetër, në Kur'anin Famëlartë bëhet e ditur se pretendimi i të qenit i përzgjedhur është përdorur Ehlu'l-Kitabi, të cilët nga ky aspekt janë qortuar po nga ajetet Kur'anore:

> ***"Thuaju hebrenjve: 'Në qoftë se ju pretendoni që jeni të vetmit miq të Allahut nga të gjithë njerëzit, atëherë dëshirojeni vdekjen, po të jeni të sinqertë!"*** (Xhuma, 62/6).

> ***"Hebrenjtë dhe të krishterët thonë: 'Ne jemi bijtë e Allahut dhe të dashurit e Tij.' Thuaj: 'Atëherë, përse Ai ju dënon për shkak të gjynaheve tuaja? Jo! Ju jeni njerëz nga ata që Ai ka krijuar. Ai fal kë të dojë dhe dënon kë të dojë. Vetëm Allahut i përket sundimi i qiejve, i Tokës dhe i çdo gjëje që gjendet midis tyre. Dhe vetëm tek Ai kthehen të gjithë."'*** (Maide, 5/18).

# D. **XHEMAATI TË CILIN E KANË "ZILI" PEJGAMBERËT**

Në fjalimin që mbajti më datën 19.10.1976 në Menemen të Izmirit, Gyleni flet kështu:

> *"... Për të forcuar çështjen dua të përcjell njërën prej fjalëve nga haudi (kroi) i të dërguarit të të dërguarve: brenda xhemaatit pashë një xhemaat të tillë që, nuri i tyre shuan të gjitha nuret, pushton gjithë universin, por ata nuk janë as pejgamberë dhe as të dërguar.* ***Ata të gjithë do t'i kenë "zili", edhe pejgamberët edhe velinjtë do t'i kenë "zili" ata..."*** (1976-10-19_Gonul Dunyamizdan-10 – Azim ve kararlilik (Menemen), 51:30).

Në gjithë këto fjalime, duke përsëritur vazhdimisht se organizatën e tij e mbështet Allahu i Lartmadhëruar, Hz. Pejgamberi (s.a.s.), pejgamberët e shkuar, të gjithë të parët e Islamit dhe velinjtë, Gyleni përforcon shenjtërinë e kësaj strukture, duke e pozicionuar xhemaatin në një pozitë më të lartë se muslimanët e tjerë, ndërsa vetë ai qëndron në krye të këtij xhemaati. Natyrisht, një person që gjendet në krye të një xhemaati të tillë, gjithmonë është në gjendje dialogu me Allahun e Lartmadhëruar, Hz. Pejgamberin dhe me dijetarët e mëdhenj të Islamit. Prandaj, ndjekësit që besojnë se një person i tillë nuk do të gabojë, se nuk do të thotë diçka të gabuar, si rezultat do t'i besojnë gjithçkaje të tij pa dyshuar.

Nga pikëpamja e besimit islam shihet qartë se një qasje e tillë nuk ka vend në këtë fe. Sepse fetarisht askush dhe asnjë bashkësi nuk është e pagabueshme dhe e mbrojtur nga gabimi. Po ashtu, askush nuk mund të pranohet si burimi i vetëm i së vërtetës.

# E. KUR'ANI FAMËLARTË ALUDON MBI ORGANIZATËN GYLEN

Në një fjalim që mbajti një ditë të diele, më datë 27 maj 1990 në xhaminë Hisar, Gyleni pretendon se populli për të cilin flitet në trajtën: ***"Kushdo që kthehet nga feja, Allahu sjell një popull të ri...",*** janë pikërisht pjesëtarët e tij dhe shton: ***"Po, jemi ne, po, ja, jemi ne."*** (İrade Kahramanları-2, min. 08:13).

Nuk mund të mendohej që Kur'ani Famëlartë nuk do të aludonte mbi një strukturë, të cilën e mbështet Allahu i Lartmadhëruar, Hz. Pejgamberi, të gjithë pejgamberët e shkuar dhe të gjithë dijetarët e mëdhenj të Islamit, të cilët vijnë dhe e vizitojnë atë. Në citimin e mëposhtëm Gyleni e shpreh kështu këtë shenjë:

> *"Ja pra, në këtë kohë dhe vend ku rrokullisemi përballë gjithë këtyre sulmeve, disa persona të caktuar, me veprat që kanë parashtruar, janë tronditur, përmirësojnë besimin tonë të prishur, bëhen shkak që mijëra njerëz të arrijnë sërish në rrugën e Pejgamberit (s.a.s.), gjejnë mihrabin dhe i drejtojnë drejt xhamisë sërish mijëra njerëz, në një periudhë kur Kur'ani mohohet, u tregon qartë ajetet në Kur'an, ashtu si yjet në qiell, miraton të vërtetat e besimit dhe bëhet shkak që shumë njerëz të besojnë në këto parime, atëherë si të mos gjenden disa shenja në lidhje me këta persona në Kur'an?!.."* (Gülen, Zihin Harmanı (Prizma 7), Nil Yayınları, Stamboll 2011, f. 172).

Në njërën prej shprehjeve të mësipërme, të cilat i përkasin Gylenit, duke u nisur nga ajeti 54 i sures Maide, pretendon se pjesëtarët e organizatës që kryeson, mbështeten nga Allahu. Ajeti në fjalë përfshin të gjithë besimtarët, duke filluar që nga periudha kur zbriti e deri në kiamet. Si rrjedhojë, çdo grup në rrugën e Allahut, në çdo etapë të historisë, mund të përfshihet në këtë ajet. Mirëpo nuk është e drejtë që disa persona të flasin në mënyrë të prerë dhe të shohin si bashkëbisedues vetëm veten e tyre. Për më tepër, në traditën e komentimit islam, pavarësisht se zbriste një sure ose një ajet në lidhje me disa nga sahabet në periudhën e Hz. Pejgamberit, ajetet ose suret përkatëse nuk janë përcaktuar të veçanta për atë person; në vend të saj është vënë në funksion parimi në trajtën: ***"Të qenët e shkaqeve të zbritjes së ajeteve të veçanta dhe specifike nuk është pengesë që të nxjerrim kuptime të përgjithshme nga këto ajete."*** Kështu, ajetet Kur'anore janë vlerësuar me një kornizë të përgjithshme, që mund të përfshijnë njeriun e çdo epoke dhe periudhe.

Se sa u përshtaten personat cilësive që bëhen të ditura në ajete, kjo është një

çështje që mund ta vlerësojë vetëm Allahu dhe askush nuk mund të pretendojë diçka në lidhje me këtë. Me shprehjet e mësipërme, duke i kufizuar ajetet e Kur'anit te një person apo një grup individësh, Gyleni është plotësisht në devijim dhe heretizëm. Nuk duhet të harrojmë se Kur'ani Famëlartë i drejtohet të gjithë njerëzimit deri në kiamet. Për këtë arsye, të injorosh universalitetin e Kur'anit, të përdorësh disa ajete të tij për interesa personale ose interesa të grupeve, është tradhtia më e madhe që mund të bëhet ndaj amanetit hyjnor.

Të keqpërdorësh urdhëresat e Kur'anit, të cilat përfshijnë sihariqe për racën, popullin ose xhemaatin e tij dhe të pretendosh me një mënyrë të prerë se këto ajete përshkruajnë vetëm një person ose një grup, se e lëvdojnë atë, jo vetëm tjetërson mesazhin universal të Kur'anit Famëlartë, por tregon edhe mungesë respekti ndaj Allahut të Lartmadhëruar, të zotit të Kur'anit. Kjo qasje që shihet në shkrimet dhe fjalimet e Gylenit, nxjerr në pah situatën e sëmurë të strukturës së tij mendore. Shembulli i mësipërm tregon se Gyleni keqpërdor në mënyrë aspak të dhimbshme vlerat e shenjta për grupet e interesit dhe e shndërron Kur'anin në një mjet.

# F. HZ. PEJGAMBERI GJENDET MIDIS ORGANIZATËS SË GYLENIT...

Gyleni, në videon e tij me titull ***"Karanlıktan Aydınlığa ve Hz. Muhammed'in (s.a.s.) Çocukluk Dönemi (Periudha e fëmijërisë së Hz. Muhammedit nga errësira në ndriçim)",*** parashtron se mes xhemaatit të tij gjendet Hz. Pejgamberi (s.a.s.):

> *"Kush e di, ndoshta në këtë epokë devijimi **përkëdhel kokën e disave prej jush, sa e sa personave u thotë 'Mirë se erdhët!'** Ka prej jush që e kanë parë atë në ëndërr, ose kanë hapur sytë dhe kanë folur me Të, **aq sa shumicën prej tyre e puth në ballë. A ju braktis ai juve?** A ju lë ai vetëm? Ai mund të jetë midis jush. Allahu e mbushtë kraharorin tuaj me të."* (Karanlıktan Aydınlığa ve Hz. Muhammed'in (s.a.s.) Çocukluk Dönemi, min. 47:00).

Në veprën me titull ***Ölümsüzlük İksiri*** shprehet se Hz. Pejgamberi dërgon sahabet te kuvendet ku mblidhen tre apo pesë persona bashkë dhe se në periudhën e fundit ai shkon edhe vetë te këto kuvende:

> *"Kur një shok tjetër i juaji të takohet me të në botën e ëndrrave, thotë: 'O Rasulullah, nëse mblidhen tre-pesë persona në emrin tënd, atje dërgon patjetër njërin nga sahabet e tua. A është e vërtetë kjo? 'Zotëria i zemrave e mirëpret me buzëqeshje këtë pyetje dhe përgjigjet kështu: 'Më parë ishte kështu; por tani është koha e fundit. Vëllezërit e mi kanë nevojë për më shumë himmet. Tashmë kudo që të mblidhen tre-pesë persona në emrin tim, shkoj personalisht pranë tyre dhe zë vend midis tyre me anën time shpirtërore."'* (Gülen, *Ölümsüzlük İksiri (Kırık Testi-7),* Gazeteciler ve Yazarlar Vakfı, Stamboll 2007, f. 234).

Në fjalimin që mbajti në xhaminë Sulejmanije, më datë 19 gusht 1990, Gyleni tregon se Hz. Pejgamberi ndjek "disa shërbime" në mes të xhemaatit, madje tregon me përshkrime joetike se edhe kur ata flenë dhe zbulohen, i mbulon me jorgan pjesëtarët e organizatës së Gylenit:

> *"Po të ishte kështu, po të jetonte në këtë epokë (Hz. Pejgamberi s.a.s.), do të shkonte në shtëpitë e të gjithë vëllezërve që ka ndier se janë lënduar... **Ndoshta edhe shkon... Ndoshta edhe***

***shkon... Ndoshta iu mbulon me jorgan kur ju zbuloheni... Ndoshta ju puth në ballë... Ndoshta ju puth në buzët tuaja*** *që janë të hapura ndaj këndimit të tesbiheve, tehlileve (fjalëve të dëshmisë) dhe falënderimeve...* ***Pi lëngun e gojës suaj si lëngu i sherbetit..."*** (Hicret ve İffet; 44:40-45:13).

Dijetarët e Islamit janë të një mendjeje mbi faktin se Hz. Pejgamberi tashmë nuk mund të shihet në këtë botë, pasi ai ka ndërruar jetë. (Ali el-Kari, *Xhem'u'l-Uesail,* II, 238).

Ajeti në trajtën: ***"Mandej, pas kësaj ju do të vdisni, pastaj, me siguri që do të ringjalleni në Ditën e Kiametit."*** (Mu'minun, 23/15-16) dhe hadithi: ***"Kur të nisë dita e kiametit, i pari që do të dalë nga atje kur të çahet toka do të jem unë."*** *(Tirmidhi, Menakib, 1)*, po ashtu edhe tekstet e shenjta tregojnë se nuk do të ketë ringjallje para ditës së kiametit, e si rrjedhojë, duke përfshirë edhe Hz. Pejgamberin (s.a.s.), askush që ka ndërruar jetë nuk do të mund t'i shfaqet dikujt në gjendje të zgjuar. Imam Sehauiu thotë se nuk ka një transmetim as nga sahabet dhe as nga ata që i pasuan, i cili të tregojë se Hz. Pejgamberi mund të shihet në këtë botë edhe pasi ka vdekur. (Sehaui, *el-Exh'uibetu'l-Merdijje,* III, 1100).

Pas vdekjes së Hz. Pejgamberit (s.a.s.) sahabet kanë pasur kontradikta mbi disa çështje. Po të ishte i drejtë ky pretendim, Hz. Pejgamberi do t'u shfaqej atyre dhe do t'u tregonte zgjidhjen e problemit që kishin hasur.

Shprehje të pahijshme në trajtën: ***"Ndoshta ju puth juve në buzët që bëjnë tesbih, tehlil dhe falënderim..."*** janë shembujt më të qartë të përpjekjes për të keqpërdorur Hz. Pejgamberin, madje për ta ofenduar atë.

## G. BREZI MË I HAIRIT PAS SAHABEVE

*"... Aq shumë ëndrra transmetuan sa, më besoni, në të gjitha këto ëndrra të transmetuara, ai që përmendet më shumë në mbledhje është Hz. Muhammedi (s.a.s.)."* (Garipler Kervanı-1; min. 33:58 etj.).

## H. BREZI I DYTË I SAHABEVE

Në fjalimin që mbajti në xhaminë Fatih, me datë 11.04.1989, Gyleni shprehet:

*"... Jetesa juaj krejt e pastër, si të parët e një brezi të dytë, tregon se jeni të gatshëm të kapeni krah për krah për të rigjallëruar fenë, tregon se një brez i dytë i sahabeve po vjen... Allahu mos më nxjerrtë gënjeshtar."* (Görüntülü Vaazlar-3'den Fatih (Ramazan)-1 Sevgi Sultanı, min. 06:10).

Ndërsa në fjalimin që mbajti me datë 06.04.1979 thotë kështu:

**"Filluam të besojmë se sahabet do të vinin përsëri. Sikurse Pejgamberi (s.a.s.) me anën e tij të bekuar shpirtërore dhe me dritën e tij ishte një simbol, një orientues dhe herë pas here nxitonte në ndihmë ndaj tyre, i kapte për dore, u tregonte atyre horizontet e lumturisë dhe gëzimit, i udhëzonte ata (edhe ju jeni si sahabet ndërsa unë si pejgamberi në krye të tyre..."** (Sesli Vaazlar 7, 1979 04 06, İktisadi Mülahazalar-7, min. 1.28.00 etj.).

Në fjalimin që mbajti me datë 09.04.1989 në xhaminë Pendik Çarshi, citohen këto shprehje:

*"...ashtu sikurse brezat e kaluar u duartrokitën nga brezat pasardhës, u duartrokitën nga ne, do të vijë një ditë që edhe ju, në cilësinë e të parëve të organizimit të ri, do t'ju duartrokasin dhe të shkruajnë biografitë tuaja. Të parët ishin sahabet e nderuar, si krerët e themelimit të parë; ata, etapën e parë të injorancës e fshinë krejtësisht, ndërtuan një botë të ndritur. Në shekullin 20, në katër anët e botës* ***bëhen përpjekje për të injektuar një etapë të dytë injorance dhe njerëzit që do të tejkalojnë këtë injorancë të dytë do të jenë të parët e organizimit të dytë, të parët e ringjalljes së dytë.*** *Kushdo që ta përfaqësojë këtë*

*të vërtetë të madhe në vende të ndryshme të botës,* ***në Turqi duket qartë se Allahu jua ka ngarkuar juve këtë detyrë më të vyer se thesaret, këtë përgjegjësi të çmuar, këtë detyrë të konsideruar si mirësi hyjnore.*** *Ju ka nderuar juve me shërbimin ndaj Krijuesit. Detyrën që dikur e kanë kryer pejgamberët, sahabet, sahabet me emrin Omer, Ebu Bekr, Osman, Ali (radhijallahu anhum exhmain), do ta kryejnë këta të rinj që shndrisin në shekullin e 20."*
(Pendik-1 (Kendimizi Sorgulama), min. 23:16 etj).

Në këto shprehje shihen dy pretendime të Gylenit:

**1. Ndjekësit e tij i cilëson si brezin e dytë të sahabeve dhe mundohet që edhe ata t'i besojnë kësaj.**

**2. Organizatën dhe pjesëtarët e saj i sheh më të lartë se strukturat e tjera fetare.**

Gyleni, me fjalimet që u cituan më lart, i paraqet pjesëtarët e organizatës së tij si brezin më të hairit. Me këtë qëndrim jo vetëm bën padrejtësi ndaj muslimanëve që i kanë shërbyer fesë islame për shekuj të tërë, por edhe keqpërdor sunnetin dhe sahabet, keqpërdor të gjitha vlerat e konsideruara të shenjta, aq sa pothuajse i lartëson vartësit në nivelin e sahabeve. Ndërkohë që bën këtë, në mënyrë të natyrshme lartëson edhe pozicionin e tij, si prijës të brezit të sahabeve. Sepse sipas tij, njësoj siç Rasulullahu (s.a.s.) e bëri ringjalljen e parë me sahabet, ringjalljen e dytë do ta bëjë bashkë me të dhe me grupin e tij.

Gyleni, me këto shprehje, duke thënë se brezi i dytë i hairit që citohet në hadithin ***"Më i hairit ndër ju është ky brez në të cilin unë gjendem, ndërsa më pas vijnë ata të radhës, pastaj të tjerët të radhës"*** (Buhari, Shehadet, 9; Muslim, Fedailu's-Sahabe, 214), tjetërson kështu kuptimin e hadithit. Në një tablo të tillë, në të cilën cilëson si bashkësi e sahabeve të dytë vartësit e tij, duhet të mendojë edhe se ku do ta pozicionojë veten.

Në mënyrë të natyrshme, vartësit e tij, në kundërshtim me besimin islam, e shohin Gylenin si një person që flet vazhdimisht me Allahun dhe me Hz. Pejgamberin, që përcjell direktiva prej tyre, që u jep urdhra melekëve dhe xhindeve, që dëgjon madje edhe ligjëratat e dijetarëve të mëdhenj të Islamit. Në këtë kontekst, Gyleni perceptohet nga vartësit e vet si burimi i vetëm i së vërtetës. Besohet se ai nuk do të bëjë gabim dhe se është i mbrojtur nga gabimet.

Si rrjedhojë, fjalitë që përdorin disa pjesëtarë të organizatës janë shembulli që tregon se në ç'pozitë e ka lartësuar ai veten kundrejt vartësve të tij:

*"PRIZMI është një vepër, në të cilën qoftë dijet e përfituara si rezultat i përpjekjes njerëzore, qoftë të ardhura nga lindja, dijet që*

*ngjajnë me rrezet e dritës, së pari klasifikohen dhe më pas, duke u marrë parasysh kriteri i kohës, vendit dhe personit "reduktohen" në kontekstin e perceptimit të bashkëbiseduesve."* (Gülen, *Prizma 1,* Zaman Gazetesi Yayınları, Stamboll 1997, f. I-J) *"... melodi të zemrës, të cilat rrjedhin jashtë nga goja e bekuar, si pikat e shiut pas një namazi, duke gufuar nga ujëvarat që rrjedhin drejt zemrës...",* (Gülen, *Ümit Burcu,* Gazeteciler ve Yazarlar Vakfı, Stamboll 2005, f. 17) *"Sepse ata, duke parë dijen e përfituar nga jeta, janë larg nevojës së çdo lloj argumenti dhe amullie."* (Gülen, İnancın Gölgesinde 1, Nil Yayınları, Stamboll 1996, f. 18).

*"Udhëzimi absolut në fe e bën të domosdoshme pafajshmërinë ose paprekshmërinë. Pafajshmëria është një shkencë dhe gjendje e posaçme për pejgamberët, njësoj si dija dhe dispozita që u është dhuruar pejgamberëve, ashtu siç citohet në Kur'an dhe që, në një kuptim, komentohet kështu. Ndërsa paprekshmëria nënkupton mbrojtjen specifike. Duke qenë se çdo gjynah është një njollë në zemër dhe se në çdo gjynah gjendet një rrugë që shkon drejt mohimit, gjynahet janë pengesë për shpalljen hyjnore në rastin e pejgamberëve, ndërsa për udhërrëfyesit e tjerë është pengesë për frymëzimin.* ***Përveç kësaj, një xhemaat që i shërben në të vërtetë fesë, është zotërues i velajetit të madh (të të qenit veli), si një person shpirtëror, gjë që nënkupton trashëgiminë e pejgamberëve. Si rrjedhojë, pejgamberët, me pafajshmërinë e tyre, nuk kryejnë gjynah, domethënë nuk kundërshtojnë urdhëresat dhe ndalesat fetare; ndërsa udhërrëfyesit e udhës së drejtë, përveç pejgamberëve, me paprekshmërinë e tyre, të paktën mbrohen ndaj gjynaheve të mëdha...*** *Gabimet e pjesshme dhe të veprimtarisë ideuese në udhërrëfim në përgjithësi rezultojnë me hair."* (http://www.zaman.com.tr/ali-unal/cemaat-hata-yapmaz-mi-yapmadimi_2268682.html;06.01.2015; 17:17).

Një qasje e tillë, sipas së cilës ai pozicionohet njësoj me sahabet, duke e vendosur kështu veten në një pozitë ndryshe nga organizatat e tjera fetare, duket qartë se është krejt ndryshe nga gjykimi i shëndoshë. Si rrjedhojë, sa herë që i jepej një mundësi dhe fakti që nuk i jepnin mundësi asnjë personi jashtë organizatës së tyre, duke shtuar dhe logjikën e përhapjes që karakterizon këtë organizatë, të gjitha këto janë shembuj të një treguesi të shëmtuar të kësaj qasjeje.

# I. FALTORET E KËSAJ EPOKE: "SHTËPITË E DRITËS"

Ajetin 36 të sures Nur, i cili vjen në trajtën: ***"Në xhamitë që Allahu ka urdhëruar të ngrihen e të përmendet aty emri i Tij, Atë e lavdërojnë në mëngjes dhe mbrëmje"*** e tregojnë si referencë për shtëpitë e organizatës:

> *"Faltoret mund të mbyllen, mbi ta mund të ketë kyçe të ndryshkur, por disa shtëpi do të jenë të hapura. Ka leje nga Allahu për ato shtëpi. Ato shtëpi do të jenë të hapura...* ***Shtëpi që plotësojnë funksionin e mesxhidit (faltores)...*** *Ajeti i shtëpisë, ajeti i shtëpive." (Hisar-3 (İrade Kahramanları), min. 68 etj.).*

> *"... Në ajetin që iu parashtrova, ky shpirt përfshin në mikro plan njerëzit që prihen nga vullneti (për shkak se është ajet), vërtetësitë e larta në shkallë botërore dhe thekson të njëjtën pikë: ajeti* ***flet për trimat*** *që nuk u përkulën përballë materies. Flet për trimat, të cilët nuk ishin larguar nga Allahu për shkak të madhështisë, pamjes dhe bukurisë së botës. Flet për trimat, shikimet e të cilëve ishin drejtuar së largu, gjykonin brenda vetes në dhënien e llogarisë ndaj Allahut. Flet për trimat që e kanë bërë gjykimin e tyre në botë.* ***Flet për trimat që do të ndryshojnë kaderin e botës,*** *me ndihmesën dhe bujarinë e Allahut." "... Është interesante, menjëherë dy ajete më lart gjendet ajeti Nur. Në suren Nur flitet për zbulimin dhe gnozën sofike brenda një konteksti të caktuar të nurit hyjnor në Periudhën e Lumturisë. Dhe kjo gnozë do të përsëritet në të gjitha periudhat e historisë islame. Besimi në posaçmërinë e Kur'anit, dy ajete më poshtë ku flitet për nurin e Allahut, në mes të ajetit Nur, të cilin e lexova unë, gjendet ajeti:* في بيوت أذن الله أن ترفع ويذكر فيها اسمه يسبح له فيها بالغدو والآصال. *Ky ajet* ***flet për "shtëpitë",*** *të cilat pajisen me flamur në përputhje me emrin e lartë të Allahut, madhështinë e lartë dhe madhësinë e tij. Para së gjithash ato shtëpi janë pikërisht këto faltore (ka për qëllim shtëpitë e menaxhuara nga organizata e tij). Kur faltorja vjen në një gjendje që nuk e kryen dot funksionin e saj;* ***kur faltorja vjen në një gjendje që nuk zgjon dashuri dhe emocion në zemra, këtë detyrë e marrin përsipër shtëpitë, në të cilat mblidhen tre-pesë persona, të cilët strehohen brenda tyre.***

*Këto shtëpi kanë luajtur të njëjtin funksion. Për këtë kriter nuk do t'ju flas gjerë e gjatë, sepse nuk shoh ndonjë dobi në këtë. Por flet për shtëpitë në të cilat përmendet emri i Allahut të Lartmadhëruar. Në sipërfaqen e tokës nuk ka shtëpi që të jetë në përputhje me këto. Diskutohet mbi emrin e Allahut, çështjet vërtiten rreth emrit të Allahut, mbi përmendjen e këtij emri të lartë. Bisedat dhe dialogjet zhvillohen vazhdimisht në këtë rrjedhë. Një ditë mund të harrohen funksionet e shtëpive, të këtyre faltoreve që Allahu i quan shtëpi, por shtypja nuk do të jetë e tillë që ti fundosi totalisht në tokë. Në shtëpitë e organizatës do të vijojnë funksionet e xhamisë..." "... në çastin që faltoret nuk do të arrijnë t'i kryejnë këto detyra, populli besimtar do të orientohet me zemër drejt këtyre shtëpive dhe atë detyrë do ta bëjnë këto shtëpi me ndihmesën dhe mirësinë e Allahut." "...Kur'ani thotë kështu:*

في بيوت أذن الله أن ترفع ويذكر فيها اسمه يسبح له فيها بالغدو والآصال

*Ato shtëpi, janë të tilla që, kur Allahu nuk ka dhënë leje që emri i Tij i lartë të përmendet në një vend tjetër, ka lejuar që emri i Tij të përmendet vetëm në këto shtëpi të bekuara (pra shtëpitë e organizatës janë nën mbrojtjen e Allahut)." "...Kur të ketë ndalesë në çdo vend, në një plan të vogël, në një mikroplan do të thoni "ejani ta vijojmë këtë punë". Në ato shtëpi do të grindeni me natën. Do të kapeni fyt për fyt me netët në ato shtëpi. Kur të vijë dita që "ushtria e dritës" do të prishë ushtrinë e errësirës, përsëri ato faltore do t'i hapin deri në fund portat për ju* (في بيوت أذن الله أن ترفع)*, do të ulen në gurin e musallasë dhe ashtu si ju po e kryeni këtë detyrë tani, inshallah do ta bëni edhe atje, madje krejt të plotë." Dhe pas këtij ajeti vjen ajeti:* رجال لا تلهيهم تجارة ولا بيع عن ذكر الله وإقام الصلاة وإيتاء الزكاة يخافون يوما تتلقب فيه القلوب والأبصار*).*

*Në këtë ajet flitet për "një xhemaat" që do të ndryshojë këtë botë të errësuar dhe do ta bëjë një botë të re e të ndritur, për një xhemaat që është i dashuruar me të drejtën dhe vërtetësinë, që i ka kushtuar zemrën Allahut, që nuk fiksohet tek asgjë, që nuk mbetet nëpër rrugë. Këtë mund ta quajmë si "të vetmuarit e dytë". Asnjë person nuk duhet të thotë më vete unë jam ai. Kjo mund të jetë krenari. Mirëpo nëse unë flas në emër të këtij xhemaati, të them se ky xhemaat nuk janë këta, do të jetë padrejtësi ndaj*

*ndjeshmërisë së tyre."* (Gönül Kervanı-1, min. 19:50 etj; përveç kësaj shihni İrade Kahramanları-2, min. 09:00-13:30).

Ajo që synohet me "shtëpitë", të cilat citohen në ajetin: ***"Në xhamitë, që Allahu ka urdhëruar të ngrihen e të përmendet aty emri i Tij, Atë e lavdërojnë në mëngjes dhe mbrëmje",*** janë mesxhidet (Zemahsheri, *Kesh-shaf,* III, 242; Bejdaui, *Tefsiru'l-Bejdaui,* IV, 108; Ibn Kethir, *Tefsiru'l-Kur'ani'l-Adhim,* VI, 64-62; Rruga e Kur'anit, IV, 84-83) dhe çdo vend në të cilin përmendet Allahu (Ibn Ashur, XVIII, 266 V; *Rruga e Kur'anit,* IV, 84-83). Si rrjedhojë, nuk ka ndonjë pengesë nëse çdo vend apo shtëpi të konsiderohet sikur nënkuptohet në ajetin Kur'anor. Edhe Hz. Pejgamberi urdhëron kështu në një hadith: ***"Për sa kohë një grup njerëzish takohet në njërën prej shtëpive të Allahut, lexojnë librin e Allahut dhe diskutojnë me njëri-tjetrin rreth tij, melekët i rrethojnë ata, mëshira i rrethon ata në çdo anë dhe mbi ta zbret prehje."*** (shihni Muslim, Dhikr, 37-36).

Kufizimi i këtij ajeti Kur'anor (që bart kuptimin e përgjithshëm), për shtëpitë e organizatave të formuara nga Gyleni, nuk është tjetër veçse keqpërdorimi i Kur'anit Famëlartë duke shtrembëruar ajetin. Një qëndrim i tillë është ideologjik dhe shihet edhe te pjesëtarët e disa mendimeve heretike e besëtyte në histori. Besimtarët përpiqen të përcjellin në jetët e tyre vlerat e larta që synohen nga ajetet. Asnjë bashkësi besimtarësh nuk ka të drejtën e tërësimit me ajetet, duke lënë mënjanë besimtarë të pafund dhe bashkësi të tjera që zotërojnë ndjeshmërinë e devotshmërisë. Nga ana tjetër, njëra prej veçorive më dalluese të organizatës Gylen është dobësia e marrëdhënies së vartësve me familjen, popullin dhe ummetin. Nga një pikëpamje, keqpërdorimi i ajetit në fjalë është kundrejt dobësimit të ndërgjegjes së ummetit dhe drejt gjykimit të përkatësisë së grupit të tij të vogël. Përveç kësaj, duke vendosur shtëpitë e organizatës në vend të faltoreve të përbashkëta të të gjithë ummetit, kjo do të ketë një funksion cenues ndaj unitetit të ummetit.

# J. BASHKËSIA NË TË CILËN DO TË ZBRESË MESIHU

Në veprën me titull ***Prizma 1*** citohen këto shprehje në lidhje me zbritjen e Mesihut:

*"**Hz. Mesihu**, në periudhën e fundit, qoftë edhe nëse gjendet në qoshen më të largët të ahiretit, **pa dyshim do të zbresë** për të plotësuar atë mision të rëndësishëm. Do të zbresë, por do të zbresë **mbi kuptimin dhe shpirtin në të cilin gjendet i përfshirë personaliteti i tij shpirtëror.** Po, ai do të zbresë për të qenë trup astral në këtë kuptim dhe në këtë shpirt. Nëse ai nuk është shpirt, supozoj se nuk ka kuptim që të vijë në formën e kufomës. Atëherë ata që planifikojnë të përqafojnë të ardhmen, **në vend që të ulen dhe ta presin atë, duhet të përpiqen të edukojnë veten si ushtarë të tij. Aq sa kur të vijë të kalojë përpara ushtarëve të gatshëm; të kalojë dhe të mos mundohet të mbledhë sërish ushtarë.** Gjithsesi, veprimtarinë e tepërt që presin të tjerët ai mund ta bëjë vetëm në atë kohë. E thënë ndryshe, do të jetë dita kur ai do të zbresë nga minarja e bardhë në Damask, të hipë në kalin e bardhë, të ulet në oborrin e shatërvanit të Sulltan Ahmedit, të mund të shfarosë disa vende idhujsh sa herë të lëkundë shpatën; më pas të vijë dhe të varë shpatën në mes të minareve të xhamisë Sulltan Ahmed, ashtu si një mahja (shkrim me drita që varet në Ramazan dhe që përmban shkrime fetare)... Edhe njerëzit, të sodisin këtë mahja si simbol të kësaj fitoreje të madhërishme deri në kiamet..!"* (Gülen, Prizma 1, Zaman Gazetesi Yayınları, Stamboll 1997, f. 30-31).

Nga shprehjet e Gylenit që citohen më lart, kuptohet se mundohet të shtojë sa më shumë pritshmërinë e Mesihut te vartësit e tij dhe të bëjë të mundur që të besojnë se Mesihu do të zbresë mbi xhemaatin e vet, të cilin e përshkruan si njerëz të përzgjedhur. Përkufizimi i cilitdo xhemaat, si xhemaati në të cilin do të zbresë Mesihu, është një qasje e pabazë në aspekt të besimit islam.

Ekzistojnë disa transmetime në lidhje me ngjarjet që do të ndodhin deri në afërsi të kiametit, të cilat përfshihen në kategorinë e "lajmit ahad". Këto transmetime, dijetarët e hadithit i pranojnë si sahih. (Taftazani, *Sherhu'l-Makasid,* V, 312). Meqenëse brendia e tyre është e hapur për interpretime dhe kuptime në mënyra nga më të ndryshmet,

edhe dijetarët i kanë vlerësuar në trajta të ndryshme. (Taftazani, *Sherhu'l-Makasid*, V, 317). Prandaj, të komentosh transmetime të tilla si përzgjedhshmëria e 'xhemaatit të tij', është një shembull i keqpërdorimit të hapur, i cili është parë shumë herë në histori. Përveç kësaj, ndërkohë që vlerëson këto transmetime, nuk duhet të injorohet parimi i apologjetikës dhe i metodikës që parashtron se lajmet ahad shprehin 'supozim', se edhe nëse janë sahih, nuk do të mund të pranohen si parim i besimit thjesht duke besuar në këto lajme. (Taftazani, ***Sherhu'l-Akaid,*** botoi M. Adnan Derviş, f. 214).

# K. **XHEMAATI I GYLENIT: TË SHENJTËT E DITËVE TË SOTME**

Në fragmentet e mëposhtme do të japim disa cilësime dalluese dhe përzgjedhëse që Gyleni bën në lidhje me xhemaatin e tij. Kur këto cilësime vlerësohen në tërësi dhe shihet se Gyleni, duke e vendosur xhemaatin e tij në një vend ndryshe nga ai i besimtarëve të tjerë, mundohet t'i shenjtërojë ata.

> *"Së pari, mendoj se është e qëlluar që të shohim nga ky kontekst realitetin e aluduar në shprehjen: 'Ne përgatisim bazën për ata të shenjtë, për atë person që hap një rrymë shërbimi ndaj të gjithë shpirtrave të kushtuar."'* (Gülen, Prizma 1, Zaman Gazetesi Yayınları, Stamboll 1997, f. 14).
>
> *"... dhe pavarësisht nefsit, familjes, fëmijëve, punës, madje edhe filozofisë së shërbimit, në vend të zënies së vendit brenda të* ***shenjtëve të ditëve të sotme,*** *duhet të jetë i gatshëm për çdo gjë... dhe kur një ditë t'i bjerë ndonjë përgjegjësi mbi vete, duhet të vrapojë pa ngurruar drejt vendit të detyrës duke thënë se është i gatshëm."* (Gülen, *Prizma 1,* f. 41-42).
>
> ***"Një bashkësi e përzgjedhur*** *që u nis për rrugë njësoj si apostujt,* ***ushtria e shenjtë."*** (Gülen, *Buhranlar Anaforunda İnsan*, Nil Yayınları, Stamboll 2013, f. 26); ***"kuadri i të shenjtëve"*** (Gülen, *Prizma 1,* f. 92); ***"trimat e kauzës së shenjtë"*** (Gülen, *Fasıldan Fasıla 3,* Nil Yayınları, Stamboll 2011, f. 58); ***"të shenjtët e ushtrisë së ndritur,*** *të përzgjedhurit e të përzgjedhurve nga mesi i njerëzve"* (Gülen, *Yitirilmiş Cennete Doğru (Çağ ve Nesil-3),* Nil Yayınları, Stamboll 2011, f. 16); *"... atë që ne e quajmë si njeriu i 'epokës së ndritur' dhe që konsiderohet si burim i vetëm e absolut i frymëzimit, nga ata që morën pjesë prej xhemaatit të Kur'anit të periudhës së lumturisë...;* ***këta të shenjtë që zotërojnë vepra, fjalë dhe mendime*** *në dije, fe, art, ide, politikë, tregti, ushtri, administrim dhe në shumë fusha të tjera; arkitektët shpirtërorë të shoqërisë sonë; udhërrëfyesit e rrugës së drejtë,* ***forcat speciale shpirtërore;*** *takimi në çdo kohë me mijëra prej këtyre është diçka e zakonshme."* (Gülen, Zamanın Altın Dilimi (Çağ ve Nesil 4), Nil Yayınları, Stamboll 2011, f. 59-60); *"...* ***të shenjtët,*** *intelektualët dhe të bekuarit e ushtrisë së dritës..."* (Gülen, Asrın Getirdiği Tereddütler 4, Nil Yayınları, Stamboll 2011, f. 68-69).

Siç shihet edhe nga këto shprehje, në shumë vepra të tij, për të motivuar vartësit, Gyleni thotë shprehje që nënkuptojnë se ai dhe xhemaati i tij janë të përzgjedhur. Por, të punosh në rrugën e Allahut dhe për pëlqimin e tij është detyrë e çdo besimtari dhe qëllimi i ardhjes së njeriut në botë është kryerja e veprave të bukura (Mulk, 2/67). Ka një të vërtetë që e nxjerr në pah Kur'ani dhe Hz. Pejgamberi (s.a.s.), sipas së cilës, ndërkohë që dikush përpiqet në këtë rrugë, ai është mes frikës dhe shpresës. Pra, besimtari, sado që kryen vepra të mira, ashtu siç nuk është i sigurt se do të fitojë xhennetin, edhe nëse ka kryer shumë gjynahe, nuk e pret shpresën nga falja e mëshirës së Allahut. Sa i përket çështjes së shpëtimit të përjetshëm, besimtari e jeton jetën mes këtyre dy ndjenjave. Ky parim nxjerr në pah se me bashkimin në një bashkësi të caktuar nuk do të mund të arrihet lumturia e përjetshme. Po ashtu, duke e cilësuar dikush dikë si "i shenjtë", ai person nuk do të mund të bëhet i shenjtë.

Pa dyshim të gjithë njerëzit do të hetohen për bëmat që kanë kryer në botë. Hz. Pejgamberi (s.a.s.) i thotë kështu Fatimesë (r.a.): ***"O vajza e Muhammedit, Fatima! Edhe ti ruaje veten nga zjarri i xhehennemit. Sepse nuk kam ndonjë mundësi që të të sjell dobi dhe dëm (në ditën e gjykimit)."*** (Tirmidhi, *Tefsiru'l-Kur'an,* 26; përveç kësaj shih Buhari, Menakib, 13). Po ashtu, Hz. Pejgamberi (s.a.s.) i drejtohet në këtë mënyrë një sahabiu që dëshironte të ishte bashkë me të në xhennet: ***"Atëherë më ndihmo mua për veten tënde duke falur shumë namaz dhe duke bërë sexhde!"*** (Muslim, Salat, 226).

Një aspekt tjetër i kësaj çështjeje ka të bëjë me faktin se është e pamundur që personat të japin vendime në lidhje me dikë tjetër nëse është banor i xhennetit apo jo. Sepse kompetenca e dhënies së këtij vendimi i përket vetëm Allahut.

# L. PRETENDIMI SE ISHTE VETË PEJGAMBERI AI QË REALIZOI STRUKTURIMIN NË SHKALLË NDËRKOMBËTARE TË KËSAJ ORGANIZATE

Fjalimi që mbajti me datë 3 qershor 1990 në xhaminë Erzurum Ulu është si më poshtë:

> ***“... Shokët tanë vajtën si turistë dhe deshën të tatonin pulsin e atjeshëm. Disa shokë, para se të shkonin atje, para se ata të shkonin, pothuajse në çdo shtëpi që patën vajtur qenë shprehur se Pejgamberi kishte shkuar më para atje dhe u kishte thënë: ‘Shokët do të vijnë këtu.’ Erdhën dhe na treguan. Dhe ata që ikën thanë: ‘Ju pashë në ëndërr, ishit pikërisht ju.’*** *Nuk ishin të paktë. Ato që treguan shokët mbi këtë çështje nuk ishin aspak të pakta. Kjo do të thotë se ka njerëz që presin diçka nga ju. Atëherë ju shpirtërisht do të jeni shumë demonstrativë dhe të përhapur.”* (Garipler Kervanı-2, min. 12:13).

Pasi organizata nisi të krijojë një identitet ndërkombëtar, shohim se keqpërdorimi i figurës së Hz. Pejgamberit (s.a.s.) zgjerohet edhe më shumë. Këtë herë Hz. Pejgamberi shkon në shtetet ku do të hapen institucionet arsimore të pjesëtarëve të organizatës dhe bën parapërgatitje. Pa dyshim shprehje të këzaj natyre tregojnë se në çdo etapë keqpërdoret figura e Rasulullahut. Në shprehjet e mësipërme gjenden pretendime problematike në aspekt të besimit islam, sipas të cilave Hz. Pejgamberi (s.a.s.) vazhdon të veprojë edhe pas vdekjes, se njerëz të tjerë mund ta njohin atë duke kontaktuar me të, se Rasulullahu vjen në vende të ndryshme dhe jep lajme paraprake për njerëzit që do të vijnë. Përgjigja që do t’u jepet atyre që mendojnë e supozojnë se Hz. Pejgamberi (s.a.s.) zotëron të dhëna në lidhje me botën e gajbit shprehet pikërisht me ajetet: ***“Thuaj: ‘Unë nuk mund t’i sjell vetes as dobi, as dëm, përveçse aq sa dëshiron Allahu. Sikur ta dija të padukshmen, do t’i shumoja të mirat dhe nuk do të më prekte asnjë e keqe. Unë jam vetëm paralajmërues dhe sjellës i lajmeve të mira për njerëzit që besojnë.”’*** (A’raf, 188/7. Përveç kësaj shihni En’am, 50/6, 59; Hud, 31/11).

# M. NUK KA NDJEKËS TË GYLENIT NDËR TË HEDHURIT NË XHEHENNEM

Në një regjistrim të datës 06.04.1979 Gyleni thotë kështu:

> *"Dhe tre apo pesë ditë më përpara, pranë meje do të vijë një i ri, do të më tregojë këtë dhe do të thotë: 'Mos më gjykoni për shkak të ndjenjave të mia, më falni.'* ***Pashë se ringjallja ndodhi me të gjithë brendinë e saj shqetësuese, pashë se u përhap tmerri i xhehennemit në mes, sikur dilnin flakë nga gropat, pashë se kishte nga ata që hidhnin popullin e tyre në xhehennem dhe ndërkohë pashë dikë shtatselvi, një truphollë... hapi krahët fort në portën e xhehennemit, më tha se nuk hyhet brenda nga këtu, e merrte popullin para vetes, përpëlitej që askush të mos hynte brenda.*** *Kishte parandaluar të ardhurit e parë, tashmë askush nuk hynte brenda. Mirëpo nuk i kishte rezistuar dot një thirrjeje që vinte nga pas;* ***kur tërhiqej të gjithë shtyheshin brenda dhe të gjithë digjeshin, thoshte se brenda kishte edhe të njohur dhe të gjithë digjeshin një më një.*** *I riu ishte tmerruar, po e tregonte duke u dridhëruar,* ***por thotë se nuk kishte parë atje atë që kishte parë në xhaminë tonë, thotë se kishte parë atje ata që kishte parë tek xhemaati ynë, thotë se aty kishte shokë që i njihte, të cilët ishin marrë nën mbrojtje dhe qëndronin pas.*** *Ç'kuptim kanë këta për ty, ç'të tregojnë këta ty? Tregon se ka ngritur perden brenda xhemaatit dhe se imami po të shihte ty, tregon se dielli që nuk perëndon po të shihte ty..."* (Sesli Vaazlar 7, 1979 04 06, İktisadi Mülahazalar-7, min. 1:33:30).

Gyleni, në shumë fjalime transmeton ëndrrën që sheh dikush dhe e shndërron në dispozitë në lidhje me xhemaatin e tij. Foltoret, në të cilat rrëfehet në këtë mënyrë për Islamin dhe vëllazërinë islame, përdoren për mendimin dhe projektet e posaçme të Gylenit, duke u keqpërdorur kështu vendet e shenjta.

Nëse fjalimi i mësipërm lexohet me kujdes, shihet se ai përmban dy probleme në lidhje me besimin:

> **1. Edhe pse, sipas Islamit, askush nuk mund të pengojë hyrjen në xhehennem të gjynahqarëve që kanë merituar dënimin, në këtë ëndërr, gjoja një person mbyll me trup portën e xhehennemit dhe pengon hyrjen e njerëzve në të.**

**Por Allahu i Lartmadhëruar urdhëron kështu në Kur'anin Famëlartë:** *"Të ligjtë do të shohin zjarrin dhe do të binden se vërtet do të bien në të dhe nuk do të gjejnë mundësi për t'u larguar prej atij."* (Kehf, 18/53).

**Këto shprehje të Gylenit bien në kundërshtim me ajetet e qarta të Kur'anit në lidhje me mosprerjen e shpresës nga mëshira e Allahut nga njëra anë dhe të mos qenit i sigurtë nga mos dënimi i Tij nga ana tjetër.** (Isra, 17/57)

**2. Gyleni, duke u nisur nga një ëndërr, mbron idenë se askush prej vartësve të tij nuk do të hyjë në xhehennem. Përpjekja e tij për t'i transmetuar xhemaatit si të vërtetë një ëndërr dhe pastaj të nxjerrë në pah virtytshmërinë e vartësve të tij, tregon se në ç'pika ka arritur perceptimi i gabuar i fesë në botën e mendimit të Gylenit. Ndërkohë që Pejgamberi ynë (s.a.s.), i cili u dërgua si mëshirë ndaj botëve i kërkonte shtatëdhjetë herë në ditë, madje edhe më shumë falje Allahut** (Buhari, Deauat, 3), **fjalët që shpreh Gyleni më lart tregojnë qartë se në ç'delir të madh gjendet ai.**

Sipas Islamit, të jesh pjesëtar i një grupi nuk është e mjaftueshme për shpëtim. Ajo që do ta shpëtojë personin në ahiret është besimi dhe veprat e mira. Si rrjedhojë, Hz. Pejgamberi (s.a.s.) aludon këtë të vërtetë duke i thënë vajzës së tij, Hz. Fatimesë: ***"O vajza e Pejgamberit, Fatima! Mbroje veten nga dënimi i Allahut. Unë nuk mund të bëj asgjë për ty!"*** (Buhari, Uesaja, 11, Tefsir, 26; Muslim, Iman, 351).

# N. NURI I XHEMAATIT TË GYLENIT SHUAN FLAKËT E XHEHENNEMIT

Në një fjalim që mbajti në datën 19.10.1976 në Menemen, Gyleni shprehet:

> *"... Ja, pra, kjo turmë e nderuar, nuri i së cilës do të shuajë flakët e xhehennemit edhe kur të kalojë mbi të..."* (1976-10-19_Gonul Dunyamizdan-10 – Azim ve kararlilik (Menemen), 53 min.).

Gyleni e lartëson edhe më tej nivelin e komplimenteve dhe të përgëzimit ndaj pjesëtarëve të organizatës së tij, duke thënë se nuri i tyre do të shuajë flakët e xhehennemit. Një shprehje e tillë pa dyshim bie në kundërshtim me Kur'anin dhe sunnetin. Ky është një keqpërdorim i fesë. Të flasësh në çështjet e gajbit, të cilat mund t'i dijë vetëm Allahu dhe të mashtrosh njerëzit, është diçka problematike në aspektin e besimit. Edhe Hz. Pejgamberi gjithmonë strehohet tek Allahu ndaj dënimit të xhehennemit dhe këshillon gjithmonë ummetin që të bëjë dua. Në Kur'an urdhërohet kështu: ***"Dhe nuk ka asnjë prej jush që të mos arrijë tek ai (xhehennemi). Kjo është vendosur prerazi nga Zoti yt. Pastaj do t'i shpëtojmë ata që kanë qenë besimtarë dhe do t'i lëmë keqbërësit të gjunjëzuar në të"*** (Merjem, 72-71/19). Në lidhje me tefsirin e këtij ajeti, në hadithe transmetohet se gjatë kalimit nga ura e Siratit njerëzit do të shohin xhehennemin, se gjynahqarët dhe mohuesit do të bien në xhehennem para se ta kalojnë atë. Edhe dijetarët e periudhës së parë gjithmonë kanë ndier shqetësim për shkak të këtij lajmi dhe kanë paralajmëruar njerëzit. Madje, siç na transmeton Abdullah b. Mubarek nga Hasan el-Basriu, një person i tha vëllait të tij: "A të erdhi lajmi se do të kalosh nga xhehennemi?" Ai tha "Po". E pyeti përsëri: "A të erdhi lajmi se do të shpëtosh nga atje?" Kur tjetri i tha "Jo", ky e pyeti sërish: "Atëherë përse qesh e gëzohesh kaq shumë?" (Ibn Kethir, *Tefsiru Kur'ani'l-Adhim,* III, 130-128).

# O. **MARRJA E LEJES NGA GYLENI EDHE PËR TË HYRË NË XHENNET**

Në veprën me titull ***Fasıldan Fasıla 1,*** Gyleni, me shprehjet e mëposhtme kërkon besnikëri dhe nënshtrim absolut nga pjesëtarët e organizatës, jo vetëm në çështjet që i përkasin kësaj bote, por edhe në ato që lidhen me botën tjetër:

> *"Besnikëri do të thotë të bësh sakrificë në ndjenjat materiale-shpirtërore të fejdit (dritës hyjnore). Dhe kjo nevojit të ecësh drejt objektivit të treguar pa pyetur 'përse?' Të pyesësh 'Përse?' cenon shpirtin e besnikërisë. Në këtë kontekst, nëse jeni besnikë:* ***1. Kur ju pyetet dëshira dhe mendimi juaj, tregoni. Nëse jo, nënshtrohuni.*** *2. Ndërkohë që ju drejtoheni drejt objektivit dhe ju tregojnë xhennetin e* ***ju thonë: 'Ja ku është xhenneti, hyni', ju duhet të thoni: 'Jo, kam një takim.'*** *3. Edhe kur t'ju thonë: 'Nëse pranon do të shpëtosh nga xhehennemi', duhet të përgjigjeni:* ***'Të shpëtosh nga xhehennemi është diçka e madhe, por përsëri duhet ta bëj atë takim.'"*** (Gülen, *Fasıldan Fasıla 1,* Nil Yayınları, İzmir 1995, f. 180).

# P. TË HEQËSH DORË NGA XHENNETI PËR HIR TË XHEMAATIT

Edhe në fjalimin që mbajti në Afjon, me datë 27.06.1980 spikasin kritere të ngjashme:

> *"Njeriu që do të përballojë kaq shumë fatkeqësi dhe shkatërrime (që po ndodhin në shek. 20) duhet të jetë shumë sakrifikues. Duhet të ketë tejkaluar çdo gjë materiale dhe shpirtërore. Brenda vetes duhet t'i rrjedhin ndjenja të ndryshme sakrifice materiale-shpirtërore,* ***duhet të heqë dorë nga ndjenjat materiale dhe shpirtërore të fejdit (dritës hyjnore), madje nëse nevojitet, duhet të shkelmojë edhe hyrjen në xhennet..."*** (1980-06-27_Gonul Dunyamizdan-01 – Allah yolunda fedakarlık (Afjon), min. 11 etj.).

Në citimet e mësipërme pretendohet si në vijim:

**1. Bindja dhe nënshtrimi pa asnjë lloj hetimi ndaj kreut të organizatës është kusht.**

**2. Edhe për të hyrë në xhennet duhet të pyetet kreu i organizatës.**

**3. Edhe nëse premtohet shpëtimi nga xhehennemi duhet të veprohet sipas vendimit të liderit të organizatës.**

Nga këto shprehje kuptohet se Gyleni kërkon bindje absolute ndaj vetes. Ndërsa faktin se në ç'dimensione duhet të jetë kjo bindje, e ilustron me shembuj të tjerë, kur thotë se personi i bindur do të kërkojë leje madje edhe për të hyrë në xhennet, do të heqë dorë nga xhennneti dhe do të refuzojë shpëtimin nga xhehennemi. Ndërkohë që në besimin islam bindja absolute është vetëm ndaj Allahut dhe të Dërguarit të tij. Në Kur'anin Famëlartë urdhërohet kështu: ***"O ju që keni besuar! Mos nxitoni para (urdhrit të) Allahut dhe të Dërguarit të Tij..."*** (Huxhurat, 1/49). Për më tepër, sahabet kanë hetuar disa urdhra të Hz. Pejgamberit (s.a.s.), të cilët nuk bazoheshin në shpalljen hyjnore duke thënë: ***"O i Dërguari i Allahut! Ky është mendimi juaj apo morët urdhër nga Allahu?"*** Pasi Hz. Pejgamberi thotë: ***"Nuk është shpallje hyjnore, por pikëpamja ime",*** sahabet parashtrojnë lirisht sugjerimin e tyre dhe pas kësaj edhe Hz. Pejgamberi ndryshon vendim në drejtim të mendimit të sahabeve.

Njëra prej fjalëve që na bën të ditur në mënyrën më të bukur se ç'rrugë duhet të ndjekin muslimanët në çështjen e bindjes, janë këto shprehje të shkëputura nga fjalimi i njohur i Hz. Ebu Bekrit (r.a.) kur u zgjodh si kalif: ***"O njerëz! Pavarësisht se nuk jam më i miri ndër ju, jam zgjedhur si prijësi juaj. Më ndihmoni për sa kohë***

***do t'ju drejtoj juve. Nëse largohem nga drejtësia, më drejtoni. Drejtësia është amanet, gënjeshtra tradhti. Ai që është i dobët mes jush, është i fortë pranë meje deri sa të marrë të drejtën e tij. Ndërsa ai që është i fortë në mesin tuaj është i dobët pranë meje deri kur të marr prej tij të drejtën e dikujt tjetër. Për sa kohë bindem ndaj Allahut dhe të Dërguarit të tij, tregoni bindje ndaj meje. Nëse largohem nga kjo bindje nuk është e nevojshme që të më bindeni."***
(Taberi, *Tarih*, III, 210; İbrahim Sarıçam, *İlk Dönem İslam Tarihi,* f. 273-272).

# Q. TË VONOHET PËR NJË VIT VAJTJA NË HAXH, PËR SHKAK TË VEPRIMTARIVE TË ORGANIZATËS

Në fjalimin që Gyleni mbajti në datën 17.06.1990 në xhaminë Sulejmanije, ka përdorur këto shprehje:

> **"Ju këshilloj të shkoni në Kazakistan dhe të shihni se ç'do të thotë robërim. Udhëtoni, këtë vit shtyjeni vajtjen në umre. Po të më jepej mundësia, po të mos e konsideroja mungesë respekti ndaj besnikëve dhe të drejtëve, drejtësia e të cilëve është vërtetuar, po të mos e konsideroja mungesë respekti ndaj teje o Rasulullah, do të thosha që të shtyni vajtjen në haxh për një vit**, udhëtoni në këto shtete, shihni robërimin, shihni largimin nga feja, shihni huajësimin ndaj mesxhidit..." (Görüntülü Vaazlar, *Süleymaniye-06 (Şükür Ufku),* 17.06.1990.divx. min. 18 etj.).

Ndërsa në fjalimin që mbajti në xhaminë Sulejmanije me datë 19.08.1990, gjenden edhe këto shprehje:

> *"Nëse nuk keni qëllim të tregoni diçka të tillë* ***kur të shkoni në umre, kur të shkoni në haxh,*** *deri në çastin kur të gjeni nijetin tuaj,* ***vonojeni këtë adhurim****. Nuk jemi në një gjendje të tillë që të shkojmë në umre dhe në haxh. Madje po të mos kisha ndjeshmëri në çështjen e mbrojtjes së atij kuptimi të respektuar dhe të shenjtë të haxhit dhe umresë, nuk do të thosha gjë për farzet tuaja, por do të thosha 'shkoni'."* (Hicret ve İffet, 23:45-24:17).

Sigurisht, vonimi i kryerjes së adhurimit nga një person për një shkak legjitim fetar ose botëror, që mund t'i përkasë atij si person apo familjes së tij, nuk ka një pengesë në aspektin fetar. Megjithëkëtë, nënkuptimi i moskryerjes për një vit i adhurimit të haxhit, si njëri prej pesë kushteve të Islamit, në emër të shërbimit ndaj organizatës, nuk ka një anë të pranueshme fetarisht. Sepse adhurimet, si shprehje e së drejtës së Allahut mbi robërit dhe nivelit më të lartë të respektit e madhërimit të Allahut, pas besimit zënë vend ndër detyrat më të rëndësishme të robërve. Neglizhimi i ummetit ndaj adhurimit të haxhit, si njëri prej pesë kushteve të Islamit dhe si e drejta e Allahut mbi robërit (Al-u Imran, 97/3), nuk bie në përputhje me parimet themelore të fesë. Sepse haxhi është një adhurim që nuk pengon përgjegjësitë islame shoqërore të muslimanëve, përkundrazi e forcon këtë vetëdije.

Në shumë shembuj shihet se lëvizja e Gylenit shfaq veçori që çojnë drejt shkëputjes së marrëdhënieve familjare, marrëdhënieve me popullin dhe me ummetin. Thënia e mësipërme mbi çështjen e haxhit, si njëra ndër lidhjet më të forta të ummetit, është demonstrimi më i hapur i situatës në fjalë.

# R. BRAKTISJA E ADHURIMEVE PERSONALE NË EMËR TË PËRMIRËSIMIT TË GJENDJES SË POPULLIT

Në fjalimin që mbajti me datë 05.06.1976 në xhaminë Hisar në Izmir, Gyleni flet kështu:

> ***“Besimtari do të bëjë sakrificë në emër të perfeksionimit personal, adhurimit personal, bindjes, madje dhe lumturisë së popullit.*** *Do të lërë mënjanë të qenët veli për të lumturuar botën. Do të lërë mënjanë përkohësisht perfeksionimin personal për të lumturuar botën.”* (Sesli Vaazlar-10/İslam Aleminin Kurtuluş Yolları, min. 42).

Në kuptimin e ngushtë, adhurim quhen disa forma sjelljeje që simbolizojnë respektin dhe nënshtrimin e një muslimani ndaj Krijuesit të lartë, kryerja e të cilave kërkohet nga Allahu dhe i Dërguari i tij. Kompetenca e përcaktimit të adhurimit, po ashtu edhe ajo e përcaktimit si farz është tek Allahu i Lartmadhëruar dhe te Hz. Pejgamberi, në kuadër të shpalljes hyjnore. Edhe kompetenca e vonimit, shtyrjes ose shfuqizimit u përket vetëm atyre. Kush e sheh këtë kompetencë tek ata, bëhet bashkëbisedues i ajetit në trajtën: ***“Ata do t’u thonë lëkurëve të veta: ‘Pse dëshmuat kundër nesh?’ e ato do të përgjigjen: ‘Allahu, i Cili ia jep aftësinë e të folurit gjithçkaje, na ka bërë që të flasim. Ai ju ka krijuar për herë të parë dhe tek Ai do të ktheheni.”’*** (Shura, 21/42).

Adhurimet janë një përmasë shpirtërore që e afrojnë besimtarin me Allahun, që e shpëtojnë njeriun nga sëmundja e egoizmit dhe e përçojnë atë në virtytin e sakrificës, që i krijojnë atij vetëdijen e përgjegjësisë sociale. Si rrjedhojë, adhurimet kanë një funksion që shërben për t’u plotësuar në mënyrë të vetëdijshme dhe efektive, po ashtu që nuk pengon mirësinë, lumturinë dhe mirëqenien e të tjerëve. Nga kjo pikëpamje, t’i paraqesësh adhurimet si një pengesë për kryerjen e mirësisë është një mashtrim i madh. Sepse një person që nuk ka arritur në pjekurinë që kërkon Islami, nuk mund të pritet të jetë i dobishëm në nivelin që kërkohet në shoqërinë ku jeton.

Dihet se njëra prej taktikave që zbaton organizata kur kryen punë jolegjitime është zbatimi i parimit ‘takijje’ (fshehje e objektivit real), deri sa të arrihet në objektiv. Shprehjet e mësipërme janë të rëndësishme për të kuptuar se si prej vitesh janë munduar të krijojnë një bazë legjitime duke cenuar urdhëresat dhe ndalesat e fesë, në emër të pjesëtarëve të organizatës, të përmirësimit të strukturës dhe të fshehjes.

# S. **KONSIDERIMI EDHE I TË TJERËVE SI TË PAGABUESHËM, ASHTU SI PEJGAMBERËT**

Në një fjalim me titull ***"Bam Teli"***, Gyleni përdor një shprehje të tillë, nëpërmjet së cilës i konsideron njerëzit të pagabueshëm, krahas pejgamberëve:

> *"... në një kriter të caktuar, në një shkallë nën pejgamberët gjendet cilësia e pagabueshmërisë, personat që e zotërojnë këtë janë të pagabueshëm."* (14-Sesli Sohbetler-1 / Bamteli 01-10 (Gurbet solukları) Bamteli, 9/2 min. 1).

Siç dihet nga shkenca e apologjetikës islame, cilësia 'ismet' është përkufizuar në lidhje me qëndrimin e pejgamberëve larg kryerjes së gjynaheve. Të pranosh se kjo veçori, që u përket vetëm pejgamberëve, gjendet edhe te njerëzit e tjerë, konsiderohet si ndërhyrje në kuptimin e vërtetë të këtij koncepti, por nga ana tjetër edhe e lartëson njeriun në pozicionin e pejgamberit, gjë që bëhet shkak për një rezultat problematik në aspekt të besimit. Prandaj cilësia ismet në besimin e Ehlu's-Sunnetit pranohet si një cilësi që u përket vetëm pejgamberëve. ("İsmet", *DİA,* XXIII, 135).

Deklarata e Hz. Pejgamberit në trajtën: ***"Të gjithë njerëzit janë gjynahqarë. Ndërsa më i hairit i gjynahqarëve është penduesi."*** (Ibn Maxhe, Zuhd, 30), është një shprehje reale që tregon veçorinë e kryerjes së gjynaheve dhe të gabimeve nga njerëzit.

Nga ana tjetër, organizata FETO, e cila është mjaft e kujdesshme që ta tregojë veten si një lëvizje sunite, në fakt bart në vetvete ide që nuk kanë vend në Ehlu's-Sunnet. Ajo që spikat më shumë ndër këto janë pjesëtarët që veprojnë nën drejtimin e pikëpamjes së Gylenit, duke e konsideruar si "të paprekshëm" liderin e organizatës (http://www.zaman.com.tr/ali-unal/cemaat-hata-yapmaz-mi-yapmadi-mi_2268682.html;06.01.2015; 17:17). Kjo shprehje është një lloj pretendimi për 'pafajshmëri', një lloj pretendimi për 'pagabueshmëri'. FETO, e cila nuk e vendos në përdorim cilësinë ismet, si një shenjë e profetësisë, me kuptimin që zotëron tek Ehlu's-Sunneti, përdor konceptin e paprekshmërisë dhe parashtron se lideri është larg gabimeve.

Konceptet 'pafajshmëri' dhe 'paprekshmëri', nëse do të shprehen me një fjalë të vetme, nënkuptojnë 'mbrojtshmëri/të qenët i mbrojtur'. Ashtu siç bëjnë disa grupe fetare ndaj prijësve të tyre, edhe pjesëtarët e organizatës Gylen i ngarkojnë atij cilësinë 'mbrojtshmërisë', e cila njihet për pejgamberët. Ndërkohë që cilësia 'pagabueshmëri' ose ashtu siç haset në tekstet e apologjetikës 'ismet', është një cilësi e posaçme vetëm për pejgamberët dhe kur ata plotësojnë detyrat e tyre shprehin se janë të mbrojtur nga Allahu. Kjo cilësi, me çfarëdolloj emri qoftë, nuk i jepet asnjë personi

apo grupi, përveç pejgamberëve. Pjesëtarët e organizatës, pas arsimit që kanë marrë për vite të tëra, ose më saktë pas thirrjeve të vazhdueshme, çdo lloj direktive që ka ardhur nga lideri dhe nga drejtuesit nën emrin vëlla i madh/motër e madhe (abi/abla), pothuajse çdo direktivë e kanë konsideruar si "urdhër të Allahut dhe të Pejgamberit". Edhe pse kanë qenë në kundërshtim të plotë me rregullat dhe parimet fetare, urdhrat e dhëna i kanë plotësuar pa asnjë kundërshtim, pa diskutuar, pa dyshuar në asgjë, duke menduar se "me siguri ka një urtësi që ne nuk e dimë". Ndërkohë që ata bindeshin ndaj liderit të tyre në mënyrë të verbër, kanë injoruar këto parime që zënë vend në Islam: "Në vendin ku ka rebelim ndaj Krijuesit, nuk ka bindje ndaj krijesës. Bindja është vetëm ndaj asaj që dihet." (Buhari, Ahbaru'l-Ahad, 1; Ahkam, 4; Muslim, Imare, 40; Ebu Dau'ud, Xhihad, 87; Ibn Hisham, es-Sire, VI, 53).

# KAPITULLI V - **DEKLARATA DHE PRETENDIME TË PAARSYESHME**

## A. **FTESË PËR TË SFIDUAR RREGULLAT E FIZIKËS**

*"Nëse njeriu e forcon nijetin, madje që pi edhe helmin me një psikologji të fuqishme, kjo bëhet shërim dhe zgjidhje për të; mirëpo çështja është përqendrimi e besimi i plotë dhe nënshtrimi..."* (Gülen, *Asrın Getirdiği Tereddütler 4,* f. 220).

*"Unë kam një besim të tillë që, nëse një njeri hap zemrën dhe me besim të plotë thotë një herë 'Allah', nëse më pas ky njeri hidhet nga kati i dhjetë, betonet bëhen copë e çikë, por atij nuk i ndodh asgjë."* (Gülen, *Kırık Testi 1-2,* f. 56).

Allahu i Lartmadhëruar ka vendosur në gjithësi disa rregulla të pandryshueshëm. Përveç mrekullive që u dhurohen pejgamberëve dhe përjashtimeve që dëshiron Allahu, askush nuk mund të veprojë në kundërshtim me këto ligje. Në një situatë të përkundërt, sado që një person të jetë besimtar, natyra e sendit do të funksionojë siç është paracaktuar: helmi vret, zjarri djeg, uji mbyt dhe ai që hidhet nga lart do të ketë një pasojë nga goditja. Askush nuk mund t'i sfidojë këto ligje që ka vënë Allahu. Ndërmjet njerëzve, Hz. Pejgamberi është personi që ndien më shumë respekt ndaj Allahut dhe që frikësohet më shumë nga ai. Por kjo nuk ka bërë që ai të mos plagoset në luftën e Uhudit, të gjakoset si rezultat i gurëve të hedhur në Taif, të helmohet nga mishi i deles së helmuar. Nëse çështja është "besim dhe nënshtrim i plotë", edhe të imagjinosh madje se ka një person tjetër që mund të jetë më lart se Hz. Pejgamberi (s.a.s.) është problematike. Për më tepër, të nxisim njerëzit me ndjenjat fetare dhe me besim, që të kundërshtojnë rregullat e fizikës, t'i transmetosh këto gjëra te të tjerët nga foltorja, nuk është tjetër veçse devijim dhe keqpërdorim i ndjenjës fetare.

# B. VDEKJA DHE RINGJALLJA E GJYSHES SË TIJ

Në disa fjalime të tij Gyleni tregon këtë ngjarje të habitshme:

*“Më vdiq gjyshja, u ringjall përsëri, u kthye në botë... Më pas jetoi për vite të tëra. Nëna më thotë se iku në botën tjetër. Ishte një grua shumë e bekuar. Erdhën dy melekë. Thanë se e përdorte keq gjuhën, se duhej t’i rripej lëkura e gjuhës, fliste me shëmti, e kishte gjuhën të pistë. Thanë se i rropën lëkurën e gjuhës. Unë nuk e pashë gjyshen time...”* (Sesli Sohbetler, 18_01- Gıybet, min. 13:55 etj.).

*“Më vdes gjyshja, ringjallet, kthehet në botë. E shtrijnë, i mbyllin edhe sytë. Nuk di sa kohë kaloi, nëna me tha se u ringjall përsëri. Ajo jetoi më pas për vite të tëra. Thotë se iku në botën tjetër. Ishte një grua shumë e bekuar. Erdhën dy melekë, thanë se e përdorte keq gjuhën, se duhet t’i rripet lëkura e gjuhës. Thanë se fliste me shëmti. Për shembull thoshte se ti je shumë pisanjos. Për shembull thoshte se ja, ky është shumë pisanjos. Dhe gjyshja më tha se i kishin rrjepur lëkurën e gjuhës. Unë nuk e pashë gjyshen time, thonë se ishte një grua e bekuar. Tani me njeriun sillen kaq keq në ahiret.”* (53-Yenileme Gayreti-1-, min. 14:10).

Sipas dy burimeve kryesore të Islamit, Kur’anit dhe Sunnetit, një person që plotëson jetën në botë dhe vdes (përveç mrekullive të pejgamberëve), kurrë nuk bëhet fjalë që të ringjallet përsëri dhe të kthehet në jetën e kësaj bote. Si rrjedhojë, nuk ka mundësi që kjo ngjarje, të cilën e tregon Gyleni në lidhje me gjyshen e tij, të jetë realitet. Në Kur’anin Famëlartë urdhërohet kështu: ***“Kur i vjen vdekja ndonjërit prej tyre (jobesimtarëve), ai thotë: ‘O Zoti im, më kthe, që të bëj vepra të mira në botën që kam lënë!’ Kurrsesi! Me të vërtetë, kjo është një fjalë të cilën ai (kot) e thotë! Prapa (vdekjes së) tyre do të ketë një (kohë) ndarëse, deri në ditën kur do të ringjallen”*** (Mu’minun, 100-99/23). Një mendim i tillë hap në të njëjtën kohë mundësi ndaj qasjeve jashtë Islamit, të cilat nuk duhet të kenë kurrë vend në fenë tonë.

## C. **ARDHJA PËR VIZITË E NJË TË VDEKURI**

Me datë 15.04.1990, Gyleni shpreh një delir të tij në xhaminë Sulejmanije:

*"... nëse më lejoni do t'ju tregoj një rast të para dy viteve. Do t'ju flas për shokët tuaj, të cilët ndërruan jetë në aksident automobilistik, pasi mbetën nën një cisternë. Nuk e di se sa më ka marrë malli për ta...* ***Ndoshta gjendet mes jush,*** *nuk do ta harroj atë imamin e madh që kur pa zhgënjimin tim u hodh në minber dhe tha se e mërzitët hoxhën. Ndoshta gjendet mes jush, ndoshta ende i ndien mërzitë tuaja.* ***Ndoshta ende do të donte të ngjitej në minber, të bërtiste me zë të lartë dhe të thoshte që të mos e mërzisni atë.*** *Nuk kishte kaluar shumë kohë, ndoshta as një muaj. Ishte njëri prej shokëve, me të cilët takohej shpesh në zonën ku pati shërbyer për vite të tëra; nuk di nëse ishte kohë Ramazani apo ishte kohë tehexh-xhudi. Ajo që po ju tregoj nuk është ëndërr, por realitet.* ***Nuk është ëndërr, është diçka e qartë, ka ndodhur kur isha zgjuar. Ndërkohë që dy vite më parë kishte mbetur nën një cisternë, kishte ngritur gishtin e djegur lart dhe ndërsa kufoma i ishte gjetur shkrumb e hi, kishte shprehur besnikëri me betim duke thënë 'La ilahe il-lallah Muhammedun Rasulullah.' Mirëpo kur kapën dorezën e portës së nxënësit vëlla, kur djali hap portën, mbeti i shtangur dhe u habit. Është një hoxhë që vdiq para dy vitesh para portës. Kjo nuk ishte në gjumë. Sepse kishin jetuar të përtejmen, kishin dërguar botën në ahiret dhe kishin jetuar përtej... Ishin bashkuar bota dhe ahireti...*** *Hap portën dhe e merr brenda, ulen dhe bisedojnë në atë orë të tehexh-xhudit, ndoshta zien edhe çaj, të cilin ndoshta e pinë e ndoshta jo. Pastaj i thotë se duhej të ikte, pasi ishte plotësuar koha. Djali ishte ende i habitur... Me sa duket atij kaq i ishte dhënë leje. E hap portën dhe i thotë 'tungjatjeta', më pas kujtohet. Ja sa të telefonoj bashkëshorten, më pret me mirënjohje në shtëpi prej dy vitesh. Ja sa të telefonoj kunatën që pret nëse zotëria i saj do të kthehet përsëri, madje pa e parë ende kufomën e tij. Kunata merr telefonin në dorë, i vjen zëri gati duke qarë, i thotë se kishte qenë dëshmitar për diçka. Më pas më thotë se pak më para i kishte trokitur në derë, hyri brenda njëkohësisht. U ulëm dhe biseduam. Nuk di*

*përse më pas kërkoi leje për t'u shtrirë. U shtri në krevat dhe në çastin kur fëmija u sul drejt tij, ai u zhduk si një pendë, fëmija po qante dhe më pas u mbyll porta lidhëse. Distanca kishte humbur çdo lloj vlere. Këtu ishin përjetuar momente nga bota e përtejme … "* (Süleymaniye-04 (Nefse Karşı Büyük Kavga) 15.04.1990.ddivx; min 17 etj.).

Ashtu siç shprehet më sipër, situata të tilla si ardhja përsëri në botë e një njeriu pasi ka vdekur një herë, vizita e tij ndaj të njohurve, të pirit e çajit bashkë me ta, jo vetëm që nuk përputhet me realitetin, por nuk ka asnjë anë të pranueshme fetarisht. Në Kur'an urdhërohet kështu: ***"Kur i vjen vdekja ndonjërit prej tyre (jobesimtarëve), ai thotë: 'O Zoti im, më kthe, që të bëj vepra të mira në botën që kam lënë!' Kurrsesi! Me të vërtetë, kjo është një fjalë të cilën ai (kot) e thotë! Prapa (vdekjes së) tyre do të ketë një (kohë) ndarëse, deri në ditën kur do të ringjallen."*** (Mu'minun, 23/99-100).

# D. **PARANOJA DHE SKIZOFRENIA**

Gyleni, në veprën e tij me titull ***Sohbet-i Canan,*** bën një përgjithësim të tillë në lidhje me personat që u prijnë njerëzve në çështjet fetare:

> ***"Më duket se, duke filluar nga tasavvufi, edhe në fushat e tjera të besimit, qoftë edhe sadopak, personat që u tregojnë diçka njerëzve, që i drejtojnë ata, janë tipa të hapur ndaj paranojës dhe skizofrenisë.*** *Këta njerëz mund të kenë një marrëdhënie të drejtpërdrejtë me Allahun, me një vrojtim intuitiv..."*
> (Gülen, Sohbet-i Canan, f. 154).

Pretendime të tilla të Gylenit paraqesin paralelizëm me fajësimet e drejtuara kundrejt pejgamberëve, që ishin të ngarkuar me shpalljen hyjnore ndaj njerëzve, si "i çmendur", "i magjepsur", "parashikues fati", "magjistar" (Isra, 47/17; Shuara, 153/26, 185; Sad, 5-4/38; Mudeth-thir, 25-21/74). Në këtë mënyrë bën ofendime të rënda ndaj dijetarëve, përveçse ndaj pejgamberëve. Në fakt, pretendime të tilla, ashtu siç kuptohet edhe nga shprehjet e shumta të cituara në veprën që keni në dorë, mund të kuptohen edhe si një pohim që Gyleni i zotëron këto sëmundje. Kuptohet se me një shprehje të tillë, ai po përgatitej të gjente pretekste ndaj xhemaatit në lidhje me absurditetin dhe kundërshtitë e tij. Ndërsa pasqyrimi i kësaj situate të tij te të tjerët duhet të vlerësohet nga specialistët e psikologjisë dhe psikiatrisë. Fakti që flet për ***"krijimin e një marrëdhënieje të drejtpërdrejtë me Allahun me një vrojtim intuitiv..."*** është një shembull tjetër devijimi besimor, i cili nuk mund të pranohet në aspektin fetar. Sepse siç është shprehur disa herë, vetëm pejgamberët mund të jenë në komunikim të drejtpërdrejtë me Allahun, e thënë më saktë, në gjendje të shpalljes hyjnore.

# E. VAJTIMI I SHEJTANIT NJËSOJ SI BUFI

Në veprën e tij me titull ***Vuslat Muştusu (Sihariqi i bashkimit)*** Gyleni shkruan:

*"... Shejtani, herë pas here tërheq (nëse nevojitet hyn brenda tij) e sjell në ballkonin tuaj një buf dhe bën që të këndojë atje për orë të tëra..."* (Gülen, *Vuslat Muştusu,* f. 205-206).

Parashtrimi ndaj popullit i këtyre shprehjeve të paarsyeshme, të cilat nuk kanë asnjë themel në aspektin fetar, do të bëhet shkak që njerëzit t'i vështrojnë me një shikim ndryshe gjallesat që janë krijuar nga Allahu dhe do t'i shtyjë ata të ushqejnë frikëra të ndryshme ndaj tyre. Shprehja e këtyre heretizmave në emër të fesë nuk është tjetër veçse shtrembërim i konceptimit të saktë fetar. Përçimi i këtyre kritereve të habitshme, të pabaza dhe vërtetësia e të cilave nuk mund të vërtetohet, në emër të fesë dhe si një informacion fetar, në vend të qëllimit të informimit të njerëzve, përbën qëndrime që mund të shpjegohen me tërheqjen e vëmendjes dhe zgjimit të interesit. Bashkëngjitur me këtë thënie është e qartë se kjo do të sjellë për pasojë edhe keqpërdorimin e fesë dhe tjetërsimin e saj. Si rrjedhojë, pretendimi i ndjellakeqësisë duke ngarkuar kuptime të ndryshme ndaj kafshëve të ndryshme, siç është në këtë rast bufi dhe kafshë të ndryshme, janë nga besimet besëtyte që konstatohen në periudhën e injorancës dhe që Hz. Pejgamberi i refuzon duke urdhëruar: ***"Në Islam nuk ka ndjellakeqësi"*** (Buhari, Tib, 53; Muslim, Selam, 110) dhe ***"Nuk ka ndjellakeqësi te bufi"*** (Buhari, Tib, 49; Muslim, Selam, 102).

# F. **RËNKOJNË MURET E SHTËPISË**

Gyleni thotë se muret e një shtëpie, në të cilën kishte vajtur si mysafir një personalitet i madh, gjatë dhikrit të këtij personaliteti, nisin të cicërojnë, se prej këtyre mureve, nga tavani dhe nga dyshemeja dëgjoheshin rënkime e zëra të ngjashëm:

*"... E kisha dëgjuar nga një kolonel pensionist. Një mendimtar gjigant, një shpirt gjigant që ndriçoi një shekull, ndoshta disa shekuj me radhë, kishte ardhur si mysafir në një shtëpi. Gjithsesi, kjo është gjendja e tij. Ata që na e prezantuan këtë, kështu na e prezantuan. Njeriu që këndonte salavate dhe dhikre rregullisht, njeriu që rënkonte gjatë këtij këndimi, njeriu që e kishte harruar veten prej kohësh për hir të shpëtimit të popullit. I zoti i shtëpisë nuk e njihte. Ata ishin shtrirë bashkë me bashkëshorten.* ***Për një çast dëgjon se muret e shtëpisë kishin nisur të cicëronin. Një rënkim! Po kjo ç'është? Ashtu si Omerit i ishte drejtuar varri me zë, edhe ky zë dëgjohej në të gjitha muret, në dyshemenë dhe në tavanin e shtëpisë: - por unë nuk do të mund ta kem atë zë. Sepse as zëri im nuk ishte zëri i tij, as frymëmarrja ime nuk ishte frymëmarrja e tij, as gurmazi im nuk ishte gurmazi i tij, as gjuha ime nuk ishte gjuha e tij.- Aman, Allahu im! Ashtu: La ilahe il-la ente subhaneke inni kuntu mine'dh-dhalimin ue ja Rabbi inni messenije'd-durr ue ente erhamu'r-rahimin, Rabbi inni messenije'd-durr.*** *Pranoje o Zoti im, madje edhe shakanë time! Në thelb isha unë ai që pësova dëm. Ti je më i mëshirshmi i të mëshirshmëve. Rabbi inni messenije'd-durr ue ente erhamu'r-rahimin, Rabbi inni messenije'd-durr ue ente erhamu'r-rahimin. E shtyn bashkëshorten që kishte pranë vetes dhe i thotë: 'Grua, çohu! Sapo fituam një mirësi të madhe. Mos është Hizri ky burrë? Ç'është? Nuk është Hizri; por një i madh që përfaqëson vendin e Hizrit."'* (Kutsilerin Takvası, *Kutsiler Takvası-2,* min. 41:10 etj.).

*"...Ndodhi një herë në kohën tonë kur çdo gjë u dridh dhe u tund. Tregon dhe më thotë se po qëndronin brenda në makinë. Për një çast (ndërsa po shkonim në haxh) makina në të cilën ishim tundej sa në një anë në tjetrën. Makina lëvizte sa para-mbrapa. Ai kishte humbur kontrollin, ashtu si një i çmendur, ishte në një gjendje ku*

*po bënte gjykime të thella në vetvete.– Vitin e kaluar ishte ende gjallë. Nëse nuk ka vdekur edhe këtë vit, do të jetë ende gjallë.– Kjo do të thotë se kur toka që ju rriti, ju rrit edhe njerëz të tillë, nuk e ka humbur ende cilësinë e lëshimit të filizave. Ende formon njerëz të mëdhenj. Kuptuam se ky vinte nga ai burim.– Iu afrova dhe e pyeta: 'Ç'po mendoje në këtë çast?' Kur m'u shfaq para sysh gjendja mosnjohëse e së drejtës dhe së vërtetës, gjendja indiferente e tyre, mendova se Allahu po shprehte dënim ndaj tyre. I thashë: 'Allahu im!' I thashë: 'Më digj mua!' I thashë: 'Allahu im, më digj mua!' Makina kishte nisur të dridhej, ecte sa para-mbrapa."* (Kutsilerin Takvası, Kutsiler Takvası-2, min. 52:00).

Të tërheqësh vëmendjen duke treguar gjëra të habitshme dhe joracionale në emër të fesë, ka qenë taktika e disa sharlatanëve prej kohësh të hershme. Edhe fragmentet që përcillen këtu janë shembujt tipikë të kësaj. Tregime të kësaj natyre janë qasje që largojnë popullin nga konceptimi i vërtetë i fesë.

# G. **TRUPI ASTRAL I HZ. PEJGAMBERIT**

Kreu i organizatës FETO, në një fjalim që mbajti me 29.06.1980 në Yozgat, ndërsa tregon se si shërbimet e xhemaatit përgëzohen nga Hz. Pejgamberi (s.a.s.), duke folur për trupin astral të Pejgamberit (s.a.s.), thotë se ai është i gjallë (hajj):

> *"... T'i orientojmë zemrat në rrugë të drejtë, ta drejtojmë zemrën drejt sulltanit të dy botëve, të dimë se jemi të informuar për çdo gjendje të tij... Alejhissalatu uesselam, me shpirtin e tij të bekuar, me trupin e tij astral është i gjallë, është mes nesh dhe është i informuar për gjendjen tonë..."* (1980-06-29_Gonuş Dünyamızdan-06- iman ve amel, min. 35:59 etj.).

Në fjalimin që Gyleni mbajti me datë 13.03.1978, duke e zgjeruar edhe më shumë kufirin me këto fjalë, edhe për sahabet përdor të njëjtat shprehje:

> *"... Ngaqë e konsideronte si nder të hynte në pamjen e Hz. Mus'abit, meleku hyri në pamjen e tij, pavarësisht se ra dëshmor, deri në mbrëmje luftoi në pamjen e tij. Mus'abi kishte rënë dëshmor, por trupi i tij astral ishte atje. Ky ishte trupi astral i Mus'abit. Nëse ju ndihmoni fenë e Allahut, edhe Allahu do t'ju ndihmojë juve."* (Melekut Alemi 3, min. 75).

Ndërsa në fjalimin që mbajti me datë 10.03.1978 thotë:

> *"Çdo insan ka një duble, një trup astral që jeton brenda tij. Kjo duble mund të ndahet nga njeriu dhe kështu, një njeri mund të shihet në të njëjtën kohë në 20 vende. Pjesa Abdal e fjalës Ehlullah lidhet pikërisht me këtë."* (Hutbeler 1 İrşad Ekseni, Melekut Alemi 2, min. 42 etj.).

Të pretendosh se në aspekt të besimit të Islamit Hz. Pejgamberi ka një trup astral, është një besim besëtyt. Orientimi i një muslimani ndaj besimeve të tilla dhe përçimi i këtyre sikur janë të vërteta, cenon besimin e saktë dhe të pastër të njerëzve. Në Kur'an dhe në sunnet, si burimet themelore të Islamit, nuk ka asnjë të dhënë që të përbëjë ndonjë burim për pretendime të tilla të pabaza. Po ashtu, asnjëri prej dijetarëve të Islamit, mendimet dhe konceptimet e të cilëve kanë gëzuar pranim nga ummeti, nuk kanë transmetuar një mendim të tillë. Kuptohet se pretendime të tilla të pabaza dhe joracionale merren në mënyrë të vetëdijshme nga sistemet e tjera të mendimit dhe impozohen drejt masës bashkëbiseduese.

Me shprehjen 'trupi astral' pretendohet se Hz. Pejgamberi, edhe pas vdekjes

vazhdon të veprojë në botë. E kemi shpjeguar edhe më sipër në çështje të ndryshme se një situatë e tillë nuk mund të jetë e mundur, për shkak se edhe ai ka ndërruar jetë njësoj si njerëzit e tjerë dhe është përçuar në ahiret (Zumer, 39/30; Al-i Imran, 3/144). Ashtu si Hz. Omeri, edhe sahabet që u tmerruan me vdekjen e Hz. Pejgamberit, erdhën në vete pas këtyre fjalëve të Hz. Ebu Bekirit: ***“O popull! Kushdo që adhuron Muhammedin (s.a.s.) le ta dijë se Ai ka vdekur. Kushdo që adhuron Allahun le ta dijë se Allahu është i gjallë dhe i pavdekshëm!”*** (Abdusselam Harun, *Tehzibu Sireti Ibn Hisham,* f. 342-343). Hz. Ebu Bekri, pas këtyre shprehjeve ka lexuar këtë ajet Kur’anor: ***“Muhammedi është vetëm i Dërguar, para të cilit ka pasur edhe të dërguar të tjerë. Nëse ai vdes ose vritet, a mos do të ktheheni ju prapa? Kushdo që kthehet prapa, nuk i bën kurrfarë dëmi Allahut. Dhe Allahu do t’i shpërblejë falënderuesit”*** (Al-i Imran, 3/144). Sahabet, të cilat pas Hz. Pejgamberit patën konflikte të brendshme, që u përballën me kryengritje, që bënë përpjekje për të mbijetuar, nuk kanë pasur një pritshmëri nga trupi astral i Hz. Pejgamberit, madje as që e kanë menduar një pritshmëri të tillë.

Si rezultat, Allahu sheh çdo gjë, di çdo gjë, urdhëron që të bëhen dua vetëm ndaj tij, të kërkohet ndihmë vetëm nga ai. Krahas kësaj, qasja e mësipërme, për shkak se i shtyn që të kenë një pritshmëri ndaj qenieve jashtë Allahut, bën që kjo situatë të jetë problematike në aspektin besimor.

# H. SHKENCA E HURUFIZMIT[1*] DHE XHIFRI[2*]

Gyleni përfshin në veprën e tij me titull ***Zihin Harmanı*** edhe këto rreshta, ku pretendon se gjenden ajete në Kur'an, të cilat aludojnë për kryengritjen e vitit 1958 në Irak:

*"A mund të komentoni në fenë tonë vendin e nxjerrjes së shenjave nga Kur'ani në lidhje me personalitetin dhe veprat e dijetarëve të mëdhenj që i shërbejnë fesë? Ndërsa një kriter i dytë dhe i rëndësishëm në kuptimin e kësaj çështjeje është si më poshtë: situata e personave që nxjerrin shenja nga Kur'ani i Madhërueshëm në lidhje me periudhën dhe shërbimet e tyre, nuk është një ngjarje që shihet për herë të parë në epokën tonë... Ibn Abbasin e pyetën për kuptimin e 'Ha Mim Ajn Sin Kaf'. Ai u përgjigj kështu: 'Kuptimi i Ha Mim Ajn Sin Kaf është kështu: 'Dikur e një kohë do të ketë një shtet, kryeqyteti i të cilit do të jetë mbi një kodër. Në mes të qytetit ku gjendet ky kryeqytet, do të kalojë një lum që do të përçojë qytetin nga njëra anë në tjetrën. Në atë periudhë, ndër ata që do të drejtojnë këtë shtet do të gjendet dikush me emrin Abdulil-lah ose Abdullah. Ky person do të vritet nga një xhemaat rebelues dhe mizor...' Ky komenti i Ibn Abbasit nuk dihet se mbi cilën ngjarje aludon. Në vitin 1958 ndodhi një kryengritje. Në atë periudhë, kur u dizajnua harta e Bagdatit, u shfaq kjo tablo: një qytet i ndërtuar mbi një kodër dhe një lumë që e ndante më dysh këtë qytet nga fillimi në fund. Është interesant fakti se në periudhën e kryengritjes së vitit 1958, burri që ishte në pozitën e numrit dy të shtetit dhe xhaxhai i mbretit Fajsal II, Emir Abdil-lah, u vra nga forcat kryengritëse që realizuan puç ushtarak. Madje, atë ditë përkrahësit e Fajsalit II dhe Emir Abdulil-lahut, përballë gjeneral Abdulkerimit, i cili gjendej në krye të puçit ushtarak, përhapën në rrugicat e Bagdatit, në trajtën e një deklarate me shkrim, këtë transmetim të ardhur nga Ibn Abbasi. Tani nëse Ibn Xheriri këtë ngjarje e shkroi para një mijë vitesh dhe erdhi një ditë kur kjo ngjarje realizohet me të gjitha elementet, nuk mendoj se ka vend që të mohohen të gjitha këto. Atëherë do të*

---

[*] Konceptimet, sipas të cilave shkronjat kanë kuptime të veçanta.

[*] Shkenca që lajmëron të ardhmen duke vlerësuar shkronjat me numra.

> *themi se 'Po, e thatë dhe e njomë, në Kur'an gjendet çdo gjë."* (Gülen, *Zihin Harman (Prizma 7),* Nil Yayınları, Stamboll 2011, f. 162-166).

Në një mënyrë të ngjashme, edhe në lidhje me kuptimin e shkronjave huruf-i mukattaa (shkronja të veçanta që gjenden në krye të disa sureve), Gyleni mbron mendimin se duhet të pranohet metoda e llogaritjes ebxhed. (Gülen, ***Bir İcaz Hecelemesi***, f. 92).

> *"Shkronjat mukattaa janë shkronja që gjenden në krye të disa sureve në formën 'Elif, Lam, Mim'. Mirëpo deri në atë ditë nuk është parë një metodë e tillë shifrimi në lidhje me shkronja të tilla dhe as nuk është provuar. Po, sekretet e Kur'anit janë shifruar në shpirtin e tij. Ndërsa çelësat e këtyre shifrave janë shkronjat 'mukattaa'. Ata që e dinë kuptimin e shifrave e kuptojnë mirë këtë. Në vesh të operatorit, i cili ka vënë kufje, vijnë zëra të pakuptimshëm, si 'di-di-da-dit; da-da-dit'... Këto shkronja ai i përkthen në shkronja si 'F-G' dhe i shkruan nga pesë e pesë ato. Por, para këtyre shkronjave operatori ka marrë një grup numrash, numra te të cilët gjendet i gjithë sekreti. Mesazhi i ardhur në trajtën e shifrave zgjidhet me anë të numrave dhe ka një kuptim." (*Gülen, Kur'an'ın Altın İkliminde, f. 74).

Sipas rezultatit që kanë arritur studimet akademike në çështjen e shkencës së xhifrit, pikëpamjet e para në lidhje me këtë shkencë kanë hyrë në botën islame nëpërmjet qarqeve batinite-ismailite, si dhe nëpërmjet burimeve që përçojnë kulturat e vjetra fetare-filozofike. Po ashtu, shumica e shiitëve dhe disa dijetarë sunnitë, duke u ndikuar nga ky konceptim, pandehin se shkenca e xhifrit përmban dijeni mbi të ardhmen. Në të vërtetë, vahji ka përfunduar dhe shpallja hyjnore është plotësuar, prandaj mendimi i parashtrimit të informacioneve të prera në lidhje me të ardhmen nëpërmjet shkencës së xhefrit ose me metoda të tjera, është thjesht një pretendim. Për më tepër, ai nuk përputhet me besimin se dija e gajbit i përket Allahut. Si rrjedhojë, ashtu siç bën të ditur edhe dijetari i madh islam, Imam Gazzaliu, nuk ekziston asnjë argument konsekuent dhe shkencor në çështjen se shkronjat shprehin kuptime dhe vlera të caktuara numerike. ("Cefr", ***DİA,*** VII, 217). Ndërsa përpjekjet për t'i gjetur rrënjët e këtij konceptimi te Hz. Aliu dhe Ehlu Bejti janë të pabaza. Hz. Aliu, pyetjes nëse tek Ehlu Bejti gjendeshin dije të veçanta, të cilat Rasulullahu nuk ua kishte transmetuar të tjerëve, iu përgjigj: "Jo! Te ne nuk gjendet asgjë e veçantë, përveç aftësisë së kuptimit që i është dhënë njeriut për të kuptuar Islamin." (Ebu Dau'ud, Dijat, 11; Ahmed b. Hanbel, I, 79).

Si përfundim, shkenca e metodologjisë së tefsirit dhe e metodologjisë së fikhut nuk bëjnë fjalë për ndonjë metodë të tillë në lidhje me kuptimin dhe tefsirin e Kur'anit. Për më tepër, ajeti në trajtën "Çdo gjë e njomë dhe e thatë gjendet në Kur'an" (En'am, 6/59), të cilin Gyleni e tregon si referencë në citimin e mësipërm, nuk përbën argument për konceptimin dhe qasjen e shkencës së xhifrit, por lidhet me dijen absolute të Allahut.

# KAPITULLI VI - **KONTAKTI ME XHINDET DHE THIRRJA E TYRE**

## A. **"PO TË DONIM, EDHE NE MUND T'I THËRRISNIM XHINDET"**

*"Nëse do të dëshironim, edhe ne mund të angazhoheshim me xhindet dhe do t'i lëshonim një pjesë të tyre mbi disa, madje mund edhe të loznim me mendjen e tyre. Por asnjë pejgamber nuk ka ecur në këtë rrugë, nuk i ka përzier ato me shpalljen dhe thirrjen e tij."* (Gülen, Fasıldan Fasıla 2, Izmir 1995, f. 99).

# B. THIRRJA E XHINDEVE DHE MEDIUMIZMI ME NJË PUNË TREMUJORE

> *"Të jemi në kontakt me shpirtin në emër të së ardhmes, në trajtën e zhvillimit të shpirtit, të cilin jemi munduar ta trajtojmë deri tani... keshfi (gnoza sufiste) dhe kerameti (demonstrimi i gjendjeve të jashtëzakonshme nga personat në pozitën veli)... mediumizmi dhe joga... çdo besimtar mund të jetë i informuar mbi ngjarje si thirrja e shpirtrave dhe xhindeve. Për disa persona, këto **janë gjëra që mund të përfitohen si rezultat i një pune tremujore.**"* (Gülen, *İnancın Gölgesinde 1,* f. 116-117).

Fjala 'keramet' nënkupton një gjendje të jashtëzakonshme që shfaqet te një besimtar vepërmirë. Kjo gjendje nuk realizohet si rezultat i kërkesës së robit, por për shkak të bujarisë së Allahut.

Për sa u përket metodave si joga dhe meditimi, këto përmenden veçanërisht në Hinduizëm dhe Budizëm; janë metoda që pretendohet se i përftojnë personit disa dije dhe aftësi hyjnore. Nxitja ose ushtrimi i jogës nga një musliman duke e ditur se bazohej në fe të tjera bie në kundërshtim me parimet besimore të Islamit.

Në Kur'anin Famëlartë dhe në hadithet fisnike nuk ka asnjë të dhënë që tregon se njerëzit krijojnë kontakte me shpirtrat e të vdekurve. Si rrjedhojë, pretendimet sipas të cilave në seancat e thirrjes së shpirtrave, krijohet kontakt me shpirtrat e të vdekurve, nuk kanë asnjë burim dhe mbështetje në aspektin fetar.

Si përfundim, mund të themi se nuk ka asnjë bazë fetare orientimi i besimtarëve në emrin e një fjalimi fetar, as ftesa e tyre drejt mediumizmit, jogës dhe thirrjes së shpirtrave, po ashtu as qasjet, të cilat Islami nuk i ka përqafuar kurrë.

# C. TË LARGOSH XHINDET ME EMRAT E SAHABEVE TË BEDRIT

*"Do t'ua tregoj kështu vrojtimin tim. Më digjej shpirti për shkak se ishte një mikeshë mjaft e dashur për mua, një grua mjaft e devotshme, një grua që entuziazmohej kur mendonte se do të vinte një mysafir në shtëpinë time dhe me këtë rast të fitonte kënaqësinë e Allahut. I çova emrat e sahabeve të Bedrit. Unë pashë mjaft demonstrime të ngjarjeve të jashtëzakonshme nga sahabet e Bedrit. Mendova me vete: 'T'i vë këta emra pranë saj, ndoshta sahabet e Bedrit dhe Hz. Hamzai u shfaqen xhindeve.' Ndërsa po ngjisja shkallët, gruaja që ishte lart nisi të bërtiste. Xhindet i thoshin asaj se po vinte hoxha, se do t'ia shterojmë edhe atij fuqitë. Unë nuk hyra në shtëpi, hoqa dorë nga hyrja në shtëpi. Mendova se tashmë kjo punë u krye. Unë çova emrat e sahabeve të Bedrit. Ajo kishte dalë nga vetja si rezultat i gjendjes së hipnozës, mjekët e dinë mjaft mirë këtë. Vajti shoku im atje. Më tha se i kishte lënë emrat mbi gjoksin e saj. Në atë kohë ajo nisi të fliste, ne ia dëgjonim zërin: 'Përse po arratiseni? Po largoheni ngaqë erdhi Hz. Hamzai, apo jo? Po largoheni ngaqë erdhën sahabet e Bedrit, apo jo?' Si mund t'i shpjegoni të gjitha këto? Nuk mund t'i shpjegoni. Më pas ajo grua u pastrua krejtësisht me ndihmën dhe bujarinë e Allahut, tani këtë vit ka vajtur në haxh..."*
(02 Sesli Vaazlar-1/Fizik Otesi Hayat/Cinlerle ilgili soru-cevap-1-Cin çağırma var midir.mp3; min 18 etj.).

Në ajetin ***"Në të vërtetë, ka pasur njerëz që kërkonin mbrojtje nga xhindet, por kjo vetëm sa i çoi më tej në gabime+"*** (Xhin, 72/6), bëhet e ditur se fakti që xhindet u shkaktojnë dëm njerëzve, ndodh për shkak se njerëzit, pavarësisht paralajmërimit të qartë të Allahut të Lartmadhëruar, shfaqin një dëshirë për të gjetur strehë te xhindet, për të krijuar kontakt me ta dhe për të kërkuar ndihmë prej tyre. Prandaj, duke u aluduar kjo situatë nën suret Felak dhe Nas, i nxit njerëzit që të mbështeten tek Allahu i Lartmadhëruar, i cili është Zoti i çdo gjëje, për shkak të keqësisë dhe dyshimeve të xhindeve dhe çdo lloj krijese. Kjo do të thotë se nuk bëhet fjalë që shejtanët dhe xhindet të kenë dominim mbi personat që në të vërtetë i besojnë Allahut, të ushtrojnë presion mbi ta dhe t'u shkaktojnë dëm atyre. Dominimi dhe dëmi i shejtanit e i xhindeve mbi dikë ndodh vetëm në rastet kur ky njeri i konsideron si miq ata, kur ky

njeri i njeh ortak dhe shok Allahut (shih Nahl, 16/99-100). Nga kjo pikëpamje, duhet që besimtarët të mbështeten tek Allahu nga çdo lloj e keqeje dhe dëmi që mund të vijë nga xhindet a njerëzit e shejtanizuar dhe të mos frikësohen prej tyre. Ndërsa personat që nuk anojnë drejt tyre dhe që e përdorin vullnetin vetëm në drejtim të së drejtës e të së vërtetës, janë të mbrojtur nga çdo lloj ndikimi dhe dëmi që mund të vijë nga xhindet dhe shejtanët. Po ashtu, përveç disa duave që na ka mësuar Hz. Pejgamberi dhe këshillat për të kënduar suret Felak dhe Nas, në literaturën e pranuar në mënyrë të përgjithshme nuk gjenden informacione të tjera mbi metodat e mbrojtjes. Nga kjo pikëpamje, praktika të tilla si përmendja e emrave të sahabeve të Bedrit nuk kanë asnjë themel dhe bazë fetare.

# D. **KRIJIMI I KONTAKTIT PËRMES SKIZOFRENISË DHE XHINDEVE**

Në një fjalim që mbajti në lidhje me xhindet, Gyleni thotë se shpirtrat e këqij bëhen shkak për skizofreninë:

> *"... ka mundësi që në gjendje skizofrenie, damarët të mbushen përsëri me xhinde dhe të prishin ekuilibrin e tyre. Të shkatërrojnë sistemin e tyre nervor, herë pas here ta çmendin atë, ndërsa herë të tjera ta mbajnë në drejtpeshim..."* (02 Sesli Vaazlar-1/Fizik Ötesi Hayat/Cinlerle ilgili soru-cevap_5-Cinni şeytanlar insanlara musallat olup onlara manevi hastalıklar verirler mi.mp3 min. 10:45 etj.).

Në literaturën islame nuk gjenden të dhëna në lidhje me faktin se xhindet hynë në damarë dhe bëhen shkak për sëmundje. Përkundrazi, bëhet e ditur se dëmet e tyre shfaqen në trajtën e mashtrimit të njerëzve dhe nxitjes të së keqes. Krijimi i sëmundjeve mendore dhe psikike që mund të shfaqen lidhur me disa shkaqe gjenetike a fiziologjike, krahas atyre sociale dhe psikologjike, bie në kundërshtim edhe me shkencën moderne. Nga ana tjetër, një qasje e tillë tregon për një paralelizëm me Krishterimin e mesjetës, kur mendohej se xhindet hynin tek të sëmurët mendorë.

# MJERË PËR TA

Kreu i organizatës FETO, në fjalimin që mbajti para shumë vitesh, me datë 09.02.1979, thuajse citon të gjitha detajet e përpjekjes për puç të datës 15 korrik:

> ***"Por nëse ti e lëshon çdo gjë, në një vend vritet ushtari, në një vend tjetër oficeri, në një vend tjetër bombardohet parlamenti, në anën tjetër shkatërrohet kuvendi. Në një vend tjetër ka të shtëna arme mbi popullin e pafajshëm. Në themelin e të gjitha këtyre gjendet mohimi, gjendet mosmirënjohja.*** *Gjendet mohimi i së shkuarës, gjendet arratisja nga vetja. Gjendet mizoria, gjendet ofendim i së shkuarës. Mjerë të gjitha këta!"* (1979-9-02-09_Zekat-7.mp3", min. 01:15:00 etj.).
>
> ***MJERË PËR TA!***

# EPILOG

Ky punim është fryt i vlerësimeve të shkurtra shkencore të bëra mbi veprat dhe fjalimet e Fetullah Gylenit, si dhe i fragmenteve të marra nga këto burime. Fragmentet e këtushme janë burimet e para të besueshme që pasqyrojnë personalitetin dhe konceptimin fetar të Gylenit. Idetë dhe vlerësimet e shprehura para 30-40 vitesh nga foltorja e xhamisë ose në një ambient të zakonshme e në mënyrë të papërpunuar, nëpërmjet rrëfimit me fjalë, parashtrojnë qartësisht gjendjen e natyrshme të Gylenit dhe mendimet e tij të vërteta. Gyleni, me aq sa dihet, jo vetëm që nuk i refuzon këto mendime të shprehura, por i ka përdorur shpesh, qoftë edhe në telenovelat që u janë ofruar spektatorëve në kanalet televizive, qoftë edhe nëpërmjet anekdotave, me të cilat ka spërkatur materialet e shkruara, duke çuar thuajse në robotizim dhe hipnotizim të pjesëtarëve të organizatës.

Kur merret parasysh qasja e përgjithshme e Islamit, bazuar te Kur'ani dhe sunneti, në kontekstin e metodologjisë së apologjetikës dhe jurisprudencës islame, fjalët e cituara në këtë punim nuk mund të mbrohen në asnjë mënyrë, po ashtu edhe nuk mund të shtrembërohen.

Pasi vlerësohen në mënyrë të përgjithshme fragmentet që citohen në këtë punim dhe merren parasysh regjistrimet e përhapura ndër vite, është e qartë se shprehje të tilla paraqesin një cilësi sistematike. Pra, këto zotërojnë një brendi që tejkalon 'dehjen shpirtërore' të sufistëve, si shprehje e rrëshqitjes momentale të gjuhës, që tejkalojnë objektivin ose që mund të shtrembërohen. I zoti i këtyre fjalëve i përdor rregullisht dhe në mënyrë të vetëdijshme të gjitha këto shprehje, me qëllim që të arrijë në një rezultat të caktuar. Ky fenomen përjashton mundësinë e shtrembërimit të shprehjeve në fjalë dhe i zoti i tyre, duke përdorur metoda potenciale, disa shembuj të të cilave i shohim në histori, tregon se këtë e bën me qëllim që t'i përfshijë njerëzit brenda objektivit të vet dhe ata të mos kenë asnjë dyshim. Në këtë situatë, është e qartë se fjalët që thotë, larg të qenit fjalë që mund të shtrembërohen, metafora ose shëmbëllime, janë shprehje të vërteta, të zgjedhura në mënyrë të vetëdijshme për të vendosur qasje dhe perceptime të caktuara në mendjen e bashkëbiseduesve, për të përfituar rezultate konkrete dhe materiale. Nga ky këndvështrim, "kulti i Gylenit" që u shfaq në fragmentet e cituara në këtë punim, mund të përmblidhet si më poshtë, duke aluduar

edhe mbi kriteret që bien ndesh me parimet e besimit të rrugës kryesore të Islamit:

1. **Mendimet e tij që cenojnë hyjnitetin:** Pa dyshim, çdo besimtar mund ta ndiejë Zotin e tij nëpërmjet përvojave vetjake, mund të krijojë një kontakt mjaft të veçantë dhe të përzemërt me Allahun e Lartmadhëruar. Udhëtimi i natës në linjën Mekë-Kudus, i cili cilësohet si mrekulli dhe të cilin e quajmë si Isra dhe Miraxh i Rasulullahut, po ashtu edhe lartësimi më pas i tij në qiej dhe takimi me Zotin, janë mirësi përjashtuese, që mund t'i dhurohen vetëm një pejgamberi. I Dërguari i Allahut (s.a.s.), pas kësaj përvoje, u ka sjellë besimtarëve adhurimin e namazit, në të cilin mund t'i drejtohen Allahut pesë herë në ditë dhe këtë adhurim e ka cilësuar si ***"miraxhin e besimtarit".*** Ajo që nënkuptohet këtu ka të bëjë me faktin që personi të krijojë një komunikim të veçantë me Zotin e tij në botën personale, të zhvillojë anën e tij shpirtërore duke ia drejtuar adhurimin veçse Allahut. Edhe pse nga fjalët e Gylenit krijohet përshtypja sikur zotëron ndjeshmëri ndaj hyjnitetit, nëse i analizojmë hollësisht, kuptohet se ai shpreh në mënyrë të vazhdueshme disa fjalë që do të cenojnë hyjnitetin. Pretendimi se thuajse çdo ditë dhe çdo çast flet me Allahun është më i rëndi. Me aq sa dimë, edhe Hz. Muhammedi (s.a.s.), megjithëse ishte pejgamber, nuk kishte folur dhe kontaktuar me Allahun aq sa Gyleni. Ose më saktë, Hz. Muhammedi (s.a.s.) nuk ka pasur kurrë si shqetësim që ta lidhë çdo gjë me forcat misterioze dhe të mundohet të bindë njerëzit mbi disa çështje duke u nisur nga këto mistere. Ndërsa Gyleni, qoftë në ligjëratat e tij fetare, qoftë edhe në veprat e tij, po ashtu edhe në hapësirat virtuale gjatë viteve të fundit, ka bërë përpjekje për të krijuar përshtypjen dhe për të lënë mbresa se thuajse çdo veprim i tij ndodh si rezultat i vullnetit dhe i orientimit të Allahut. Për këtë arsye i ka shkëputur nga konteksti dhe thelbi i tyre ajetet e hadidhet, më pas i ka shtrembëruar për të nxjerrë komentin për të cilin ndiente nevojë.
2. Siç bëhet e ditur në mënyrë të qartë në Kur'an dhe në sunnetin e Hz. Pejgamberit, Allahu (xh.sh.) flet me njerëzit vetëm dhe vetëm nëpërmjet pejgamberëve. Kur Hz. Muhammedi solli librin e fundit si pejgamber i fundit, u bë e qartë që komunikimi dhe kontakti i drejtpërdrejtë i Zotit tonë me njerëzit, në periudhat pas ardhjes së Kur'anit, do të realizohet vetëm nga ky libër, pra, nga Kur'ani. Meqenëse përveç pejgamberëve askush nuk e zotëron të drejtën e marrjes së informacioneve nga fusha e hyjnitetit dhe përçimit të tyre në formën e mesazheve të Allahut, po ashtu, duke qenë se tani e tutje nuk do të vijë më pejgamber tjetër, të pretendosh për mesazh hyjnor jashtë udhërrëfimit të shpalljes hyjnore, është një heretizëm dhe devijim serioz. Kufiri i hyjnitetit është një zonë më se e veçantë dhe ata që pretendojnë se kanë tejkaluar këtë kufi (përveç pejgambereve), për më tepër që tentojnë t'ua imponojnë të tjerëve këto pretendime si mesazhe hyjnore, janë persona që kanë devijuar nga rruga e saktë e Islamit.

3. **Mendime që cenojnë profetësinë:** Sipas Islamit, pejgamberi është një person që Allahu e zgjedh mes njerëzve me qëllim që të mundësojë kontaktin me këta të fundit. Kjo përzgjedhje i sjell ata në një pozitë të veçantë, në pozitën e “shpallësit të shpalljes hyjnore/profetësisë”. Për këtë arsye, pejgamberët janë mbrojtur nga kryerja e gabimeve (ismet), me qëllim që të mund të përçojnë dhe transmetojnë pa mangësi, drejt dhe saktë, mesazhin e Allahut. Me përfundimin e shpalljes hyjnore, pas vdekjes së Hz. Muhammedit (s.a.s.), besimtarët përjetuan fillimisht një gjendje shoku dhe u kapluan nga paniku. Pas kësaj Hz. Ebu Bekiri tha këto fjalë: “Kushdo që adhuron Muhammedin le ta dijë se Muhammedi ka vdekur. Ndërsa kushdo që adhuron Allahun, le ta dijë se ai është i gjallë dhe i pavdekshëm.” Trashëgimia prej Kur’anit dhe sunnetit, të cilën Pejgamberi e la pas vdekjes së tij, luajti rolin e udhërrëfyesit ndaj muslimanëve. Në kultin e Gylenit, Hz. Muhammedi (s.a.s.) është thuajse shoku me të cilin jeton në një shtëpi; ata ulen çdo mëngjes e mbrëmje dhe flasin mbi strategjinë, ndërsa në vijim, si rezultat i këtyre bisedimeve, amanetin që i është përçuar atij, Gyleni ua transmeton nxënësve dhe pjesëtarëve të organizatës së vet. Është interesant fakti se thuajse çdo vendim është zbukuruar me mistere të ndryshme, gjë që e dominon dhe e orienton “Organizatën Gylen” në bindje absolute dhe pa u thelluar aspak ndaj së vërtetës. Është e qartë se një qasje e tillë, e cila e sjell figurën e Hz. Muhammedit (s.a.s.) në trajtën e figurës së një strukturimi botëror, e cenon konceptimin e profetësisë. Kjo qasje dhe ky konceptim cenojnë dy ndër parimet më të rëndësishme të besimit, siç janë hyjniteti dhe profetësia, dhe prandaj cilësohen si heretizëm. Pa dyshim që kerameti është i vërtetë dhe ekziston. Gjendjet keramet mund të shfaqen nga persona që janë evlija, pra, miq të Allahut. Mirëpo t’i përdorësh kerametet gojore, të cilat nuk kanë asnjë bazë vërtetësie, me qëllim formimin e një organizate joligjore, indoktrinimin e vartësve dhe për të realizuar synimet e objektiva keqdashës të personit, nënkupton mbi të gjitha keqpërdorimin e konceptimit të kerametit të dijetarëve të Ehlu’s-Sunnetit.

4. Asnjë informacion që bie ndesh me dy burimet kryesore të Islamit, si Kur’ani Famëlartë dhe sunneti i Hz. Pejgamberit, nuk ka vlerë fetare. Të gjitha qasjet dhe konceptimet jashtë rrugës mbi të cilën ecën shumica e muslimanëve, duke filluar që nga brezi i sahabeve e deri më sot, konsiderohen si devijim nga sirat-i mustakimi, pra rruga e drejtë.

5. Një mendim i parashtruar ose një deklaratë e shprehur në emër të fesë duhet të bazohet në burimet themelore të Islamit. Prandaj, një shprehje fetare që nuk mund të vërtetohet me anë të gjykimit racional (akli selim), me shqisat që garantojnë saktësi, ose me lajmin ahad (lajm mutevatir dhe shpallje e pejgamberit), nuk mund të pranohet.

6. Në rast se tregohemi indiferentë ndaj burimeve themelore të Islamit, kjo bën që të krijohen hapësira për të vepruar dhe shprehur çdo gjë në emër të fesë nga persona jo të shëndetshëm mendërisht dhe të sëmurë shpirtërisht, të cilët me anë të halucinacioneve që përjetojnë vetë, devijojnë nga rruga e drejtë mendjet e pastra, duke i orientuar njerëzit në kuadër të supozimeve dhe dyshimeve vetjake. Kështu edhe lehtësohet procesi i formimit të një prijësi 'kulti', me ëndrrat, misteret dhe gjoja kerametet, mbi të cilat askush tjetër nuk mund të zotërojë informacion dhe që nuk mund të kontrollohet sipas burimeve themelore të fesë. Në këtë situatë, një person që beson se është i përzgjedhur vjen në një situatë që flet në gjendje të zgjuar me Allahun e Lartmadhëruaer dhe me Hz. Pejgamberin (s.a.s.). Në vijim, me direktivat që merr, drejton dhe menaxhon organizatën e tij. Kur puna arrin në këtë pikë, te vartësit nuk ka më rëndësi se ç'thotë Kur'ani dhe sunneti; tashmë gjithçka lidhet me faktin se ç'ka thënë prijësi gjoja i pagabueshëm/i paprekshëm (i mbrojtur nga kryerja e gabimeve) i organizatës dhe se si e kupton ai fenë, gjë që i hap udhë shtrembërimit të Islamit.
7. Feja është sinqeritet. Si domosdoshmëri e sinqeritetit është të plotësosh detyrat e robërimit, me qëllim që të fitosh pëlqimin dhe kënaqësinë e Allahut, pa pasur si synim asnjë lloj lakmie apo pushteti. Pranimi i personit se është ndryshe nga muslimanët e tjerë dhe 'i përzgjedhur', po ashtu edhe pranimi i bashkësisë së cilës i përket si 'një xhemaat i përzgjedhur' mbi bashkësitë e tjera muslimane, nuk përputhet me të vërtetën. Pretendimin e 'përzgjedhshmërisë', si një parim besimor që u përket hebrenjve, Islami e refuzon rreptësisht. Gjatë gjithë historisë kjo rrethanë është përdorur si motivim efektiv nga lakmitarët që kishin dëshirë të shtinin në dorë pushtetin botëror. Fetullah Gyleni, duke u drejtuar ndaj vartësve të tij me thirrje 'brezi i dytë i sahabeve', 'të shenjtët' dhe 'të lidhur me Allahun', mundësoi që ata të besojnë se janë një bashkësi e përzgjedhur, duke u fokusuar në të vërtetë te formimi i vetëflijuesve të gatshëm për të vepruar për çdo gjë që thoshte ai.
8. Islami është feja e fundit hyjnore që iu dërgua gjithë njerëzimit. Bashkë me dërgimin e perlës së fundit të vargut të pejgamberëve, Hz. Muhammedit (s.a.s.), dhe me zbritjen e librit të fundit hyjnor, Kur'anit Famëlartë, janë shfuqizuar dispozitat e feve të mëparshme. Si rrjedhojë, vlerësimi i Islamit në të njëjtin kontekst me Hebraizmin dhe Krishterimin, si dhe përqendrimi i "dialogut ndërfetar" edhe në faktin se fetë e mëparshme vijojnë cilësinë e të qenit 'fe të vërteta', nuk është një situatë e pranueshme në aspekt të Islamit. Vendosja e fesë islame, si feja e fundit, e vërtetë dhe e vetme, në të njëjtin nivel me fetë e tjera, nuk përputhet me të qenit e vetme dhe me epërsinë e saj pranë Allahut. Krijimi i marrëdhënieve njerëzore, në të mirë të paqes, me pjesëtarët e feve të tjera,

është një detyrë që Islami ia ka ngarkuar çdo muslimani. Mirëpo të keqpërdorësh këtë situatë njerëzore dhe të mundohesh të krijosh një teologji karma duke shkrirë në të njëjtin nivel Islamin dhe fetë e tjera, kjo është diçka krejt tjetër. Mendimet që Gyleni shpreh në kontekstin e dialogut ndërfetar tregojnë se edhe konceptimi i tij mbi 'fenë e vërtetë' është problematik.

9. Gyleni, me mjaft koncepte, simbole dhe mendime që i merr e i transmeton nga fe dhe besime të tjera, duke përfshirë edhe Zoroastrizmin, idhujtarinë e Romës dhe politeizmin e Greqisë antike, duket se ka marrë mbi vete misionin e shtrembërimit të Islamit.

10. Edhe një herë duhet të theksojmë se në traditën intelektuale islame, burimi i saktë i dijes fetare është Kur'ani, sunneti, ixhmaja (mendimi i njëzëshëm) dhe ixhtihadi (ideatimi juridik) që përfshihet në këtë kornizë. Përveç këtyre nuk është pranuar ndonjë burim a metodë tjetër që do të drejtojë jetën e njerëzve/shoqërive, si dhe do t'i orientojë ata. Metoda të tilla si ilhami (frymëzimi), ëndrra, keshfi apo të tjera të ngjashme me këto janë subjektive dhe nuk kanë kushtëzueshmëri. Për këtë arsye, nëse dikush përpiqet ta orientojnë një musliman me këtë metodë, qëndrimi i këtij muslimani duhet të jetë hulumtimi i kësaj qasjeje, në kuadër të metodologjisë së lartpërmendur. Duke u nisur nga kjo, muslimanët duhet ta mësojnë fenë nga dijetarët e besueshëm dhe të aftë në dijet e tyre, nga dijetarët që veprojnë sipas metodologjisë së përcaktuar nga sahabet, dy brezat pasardhës dhe prijësit që erdhën pas tyre, të cilët u formuan nën edukimin e Hz. Pejgamberit. Muslimanët nuk duhet t'ua vënë veshin personave si Fetullah Gyleni, të cilët duke u bazuar në perceptimet subjektive vetjake, tek imagjinatat, halucinacionet dhe ëndrrat e tyre, bëjnë komentime mbi fenë ose shprehin dispozita në emër të fesë. Nëse ndiqet kjo rrugë, nuk është e mundur të shpëtosh nga pasojat që vijnë për shkak të këtij veprimi dhe nga pesha e rëndë që do të bjerë mbi shpirt.

# BIBLIOGRAFIA


Kur'ani Famëlartë

Abdusselam Harun: ***Tehzibu Sireti Ibn Hisham,*** Bejrut 1985.

Ahmed b. Hanbel: ***Musned,*** Muessesetu'l-Kurtuba, Kajro, pa datë.

Ahmed er-Rufai: ***el-Burhanu'l-Muejjed,*** përkth. Kudsi-zade Kadri, Stamboll, pa datë.

Alijju'l-Kari el-Hereui: ***Xhem'u'l-Uesail fi Sherhi'sh-Shemail,*** I-II, Matbaatu Sherefijje, Egjipt, pa datë.

----------------------------: ***Minahu'r-Raudi'l-Ez'her fi Sherhi'l-Fikhi'l-Ekber,*** përgatiti për botim Vehbi Sulejman Gavoçi, Bejrut 1998.

----------------------------: ***Sherhu'l-Fikhi'l-Ekber,*** Bejrut 1404/1984.

Arusi, Mustafa: ***Netaixhu'l-Efkari'l-Kudsijje,*** Daru'l-Kutubi'l-Ilmijje, Bejrut 2007.

Baberti: ***Sherhu'l-Akideti't-Tahauijje,*** recensent: Arif Aytekin, Kuvejt 1989.

Bejdaui, Nasiruddin Ebu Said: ***En'uaru't-Tenzil ue Esraru't-Te'uil,*** I-V, recensentë: Muhammed Abdurrahman Maraşlı, Daru Sadır, Bejrut 2001.

Birgiui, Mehmed Efendi: ***et-Tarikatu'l-Muhammedijje,*** Damask 2011.

Buhari, Ebu Abdillah: ***el-Xhamiu's-Sahih,*** I-IX, recensentë: Muhammed Zuhejr b. Nasir en-Nasir, Daru Tauki'n-Nexhat, Bejrut 1422/2001.

Ebu Dau'ud: ***Sunenu Ebi Dau'ud,*** Meuki Uizarati'l-Eukaf el-Misrijje, pa shtëpi botuese dhe pa datë.

Erdoğan, Latif: ***Fethullah Gülen Hocaefendi "Küçük Dünyam" (Fetullah Gylen "Bota ime e vogël"),*** AD Yayıncılık, Stamboll 1995.

Esh'ari, Ebu'l-Hasen Ali b. Ismail: ***el-Ibane an Usuli'd-Dijane***, recensentë: Feukije Husejin Mahmud, Daru'l-Ensar, Kajro 1397.

Güzelhisari, Mustafa Hulusi: ***Menafiu'd-Dekaik,*** Stamboll 1288.

Hadimi, Ebu Said: ***el-Berika,*** Stamboll 1326.

Hakim, en-Nisaburi: ***el-Mustedrek ale's-Sahihajn,*** recensentë: Mustafa Abdulkadir Ata, I-V, Daru'l-Kutubi'l-Ilmijje, Bejrut 1411/1990.

Hejthemi, Mexhmau'z-Zevaid: ***Daru'l-Me'mun,*** pa shtëpi botuese dhe pa datë.

Ibn Abidin, Muhammed b. Muhammed b. Emin b. Omer: ***Reddu'l-Muhtar ale'd-Durril-Muhtar Sherhu Ten'uiri'l-Ebsar***, Bejrut 1987.

Ibn Ashur, Muhammed et-Tahir: ***et-Tahrir ue't-Ten'uir,*** I-XXX, ed-Daru't-Tunusijje, Tunizi 1984.

Ibn Ebi'l-Iz, Ebu'l-Hasen ed-Dimashki: ***Sherhu'l-Akideti't-Tahauijje,*** përgatiti për botim Shuajb Arnavuti, Damask 1401/1981.

Ibn Haxher el-Hejtemi: ***el-Fetaua el-Hadithijje,*** pa shtëpi botuese dhe pa datë.

Ibn Haxher: ***Fet'hu'l-Bari,*** I-XIII, Daru'l-Ma'rife, Bejrut 1379.
Ibn Haldun: ***Shifau's-Sail ue Tehzibu'l-Mesail,*** pa shtëpi botuese dhe pa datë.
Ibn Kethir, Ebu'l-Fida: ***Tefsiru'l-Kur'ani'l-Adhim,*** I-VIII, recensentë: Sami b. Muhammed es-Sel-lame, Daru Tajbe, Damask 1999.
Ibn Maxhe, Muhammed b. Jezid el-Kazuini: ***Sunen,*** përgatiti për botim Shejh Salih b. Abdulaziz b. Muhammed Alu'sh-Shejh: ***Mektebetu Dari's-Selam,*** Rijadh 1429/2008.
Ibn Nuxhejm, Zejnuddin b. Ibrahim b. Muhammed el-Misri: ***el-Bahru'r-Raik,*** Daru'l-Kutubi'l-Islami, Bejrut, pa datë.
Imam Maturidiu: ***Te'uilatu Ehli's-Sunne,*** Bejrut 2005.
Imam Rabbani: ***Mektubat***, pa shtëpi botuese dhe pa datë.
Kandemir, Mehmet Yaşar: ***Imam Tirmidhi Shemail-i Sherif Sherhi,*** Stamboll 2015.
Karafi, Shihabuddin Ahmed b. Idris: ***el-Furuk,*** Kuvejt 2011.
Komision: ***Kur'an Yolu; Meal ve Tefsir (Udha e Kur'anit; Meali dhe Tefsiri),*** Botimet e Kryesisë së Çështjeve Fetare të Turqisë, Ankara 2007.
Kurtubi: ***el-Xhami' li Ahkami'l-Kur'an***, përgatiti për botim M. I. el-Hafnaui-M. H. Osman, Daru'l-Hadith, Kajro 1423/2002.
Malik, Ebu Abdil-lah Malik b. Enes b. Malik: ***Mu'uattau'l-Imam Malik*** (Transmetimi i ardhur nga Jahja), recensentë: Muhammed Fuad Abdulbaki, Daru Ihjai't-Turathi'l-Arabi, Bejrut 1985.
Molla Gurani: ***ed-Dureru'l-Leuami,*** Bejrut 2007.
Muslim, Ebu'l-Husejin Muslim b. el-Haxh-xhaxh: ***Sahihu Muslim,*** Daru's-Selam, Rijad 1429/2008.
Nesai, Ebu Abdurrahman Ahmed b. Shuajb b. Ali: ***Kitabu's-Suneni'l-Kubra,*** recensentë: Husejin Abdulmunim Selbi, I-XII, Muessesetu'r-Risale, Bejrut 2001.
Nesefi, Ebu'l-Berekat: ***Medariku't-Tenzil ue Hakaiku't-Te'uil,*** I-III, recensentë: Jusuf Ali Bediui, Daru'l-Kelimi't-Tajjib, Bejrut 1998.
---------------------------: ***Medariku't-Tenzil,*** Bejrut 2008.
Nesefi, Ebu'l-Muin: ***Tabsiratu'l-Edil-le,*** përgatiti për botim Hüseyin Atay, Ankara 2004.
Sarıçam, İbrahim: ***İlk Dönem İslam Tarihi (Historia islame e periudhës së parë),*** pa shtëpi botuese dhe pa datë.
Sahaui, Ebu'l-Hajr Shemsuddin: ***el-Exh'uibetu'l-Merdijje fi ma Suile es-Sehaui anhu Mine'l-Ehadithi'n-Nebeuijje,*** I-III, Daru'r-raje, pa shtëpi botuese, 1997.
Shatibi, Ebu Is'hak Ibrahim b. Musa b. Muhammed: ***el-I'tisam,*** Rijad 1412/1992.
Shejhizade, Damad: ***Mexhmau'l-Enhur,*** Daru Ihjait't-Turathi'l-Arabi, Bejrut, pa datë.
-------------: Mexhmeu'l-Enhur, Bejrut 1998.

Taberani: ***el-Mu'xhemu'l-Eusat,*** përgatiti për botim Tarik b. Abdullah b. Muhammed-Abdulmuhsin Ibrahim el-Husejni, Daru'l-Haremejn, Kajro 1415.

------------: ***el-Mu'xhemu'l-Kebir,*** pa shtëpi botuese dhe pa datë.

Taberi, Tarih: ***Daru't-Turath,*** Bejrut 1387.

Taftazani: ***Sherhu'l-Akaid,*** përgatiti për botim M. Adnan Derviş, Stamboll 2016.

-----------: ***Sherhu'l-Makasid,*** Bejrut 1998.

Tirmidhi, Ebu Isa: ***es-Sunen,*** I-V, Daru'l-Ma'rife, Bejrut 2002.

Topaloğlu, Bekir: ***Emali Şerhi,*** Stamboll 2008.

Topaloğlu, Bekir dhe të tjerë: ***İslam'da İman Esasları (Parimet e besimit në Islam),*** Ankara 2014.

Ukajli: ***ed-Duafau'l-Kebir***, I-IV, Bejrut 1984.

Jahja b. Ebu Bekr el-Hanefi: ***Kitabun fi Bejani'l-Itikad,*** përgatiti për botim M. Bernand, në ***Annales Islamologiques 18 /1982,*** *fq.* ***1-33.***

Yazır, Muhammed Hamdi: ***Hak Dini Kur'an Dili (Feja e vërtetë, gjuha e Kur'anit),*** pa shtëpi botuese dhe pa datë.

Zemahsheri, Ebu'l-Kasim: ***el-Kesh-shaf an Hakaiki Gauamidi't-Tenzil ue Ujuni'l-Ekauil fi U'uxhuhi't-Te'uil,*** I-IV, Daru'l-Kitabi'l-Arabi, pa shtëpi botuese, 1986.

Gülen: ***Prizma 3-4,*** Nil Yayınları, Stamboll 2012.

---------: ***Asrın Getirdiği Tereddütler 2,*** Nil Yayınları, Stamboll 2008.

---------: ***Asrın Getirdiği Tereddütler 4,*** Nil Yayınları, Stamboll 2008.

---------: ***Bir İ'caz Hecemelesi,*** Nil Yayınları, Stamboll 2014.

---------: ***Buhranlar Anaforunda İnsan,*** Nil Yayınları, Stamboll 2013.

---------: ***Buhranlı Günler ve Ümit Atlasımız,*** Nil Yayınları, Stamboll 2015.

---------: ***Cemre Beklentisi,*** Nil Yayınları, Stamboll 2011.

---------: ***Çağ ve Nesil 1,*** Nil Yayınları, Stamboll 2011.

---------: ***Çağ ve Nesil 1,*** Nil Yayınları, Stamboll 2014.

---------: ***Fasıldan Fasıla 1,*** Nil Yayınları, Izmir 1995.

---------: ***Fasıldan Fasıla 4,*** Nil Yayınları, Izmir 2009.

---------: ***Fatiha Üzerine Mülahazalar,*** Nil Yayınları, Stamboll 2011.

---------: ***Fikir Atlası/Fasıldan Fasıla 5,*** Nil Yayınları, Izmir 2008.

---------: ***Gençlere Pırlanta Ölçüler 6, Fasıldan Fasıla'dan,*** Muştu Yayınları, Stamboll 2011.

---------: ***İnancın Gölgesinde 1,*** Nil Yayınları, Stamboll 1996.

---------: ***İnancın Gölgesinde 1***, Nil Yayınları, Stamboll 2011.

---------: ***Kalbin Zümrüt Tepeleri 3,*** Nil Yayınları, Stamboll 2011.

---------: ***Kırık Testi 1-2***, Nil Yayınları, Stamboll 2012.

---------: ***Kur'ân'dan İdrake Yansıyanlar,*** Nil Yayınları, Stamboll 2013.

---------: ***Kur'an'ın Altın İkliminde,*** Nil Yayınları, Stamboll 2010.

---------: ***Mefkure Yolculuğu (Kırık Testi 13),*** Nil Yayınları, Stamboll 2014.
---------: ***Ölümsüzlük İksiri (Kırık Testi 7),*** Gazeteciler ve Yazarlar Vakfı, Stamboll 2007.
---------: ***Prizma 1***, Zaman Gazetesi Yayınları, Stamboll 1997.
---------: ***Sohbet-i Canan,*** Nil Yayınları, Stamboll 2013.
---------: ***Ümit Burcu,*** Gazeteciler ve Yazarlar Vakfı, Stamboll 2005.
---------: ***Vuslat Muştusu,*** Gazeteciler ve Yazarlar Birliği Vakfı, Stamboll 2005.
---------: ***Yaşatma İdeali Kırık Testi-11,*** Nil Yayınları, Izmir 2012.
---------: ***Yaşatma İdeali,*** Nil Yayınları, Izmir 2012.
---------: ***Yitirilmiş Cennete Doğru (Çağ ve Nesil-3),*** Nil Yayınları, Stamboll 2011.
---------: ***Yol Mülahazaları (Prizma 6),*** Nil Yayınları, İzmir 2008.
---------: ***Zamanın Altın Dilimi (Çağ ve Nesil 4),*** Nil Yayınları, Stamboll 2011.
---------: ***Zihin Harmanı (Prizma 7),*** Nil Yayınları, Stamboll 2011